## *PARATHËNIE*

*Kryengritja e fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme (1914-1915) kundër princ V. Vidit dhe Esat pashë Toptanit përbën një faqe të rëndësishme të historisë së popullit tonë dhe është një dëshmi e energjive dhe e forcave revolucionare të fshatarësisë sonë. Vlerësimin e saj më të plotë, më objektiv dhe autentik ajo e ka gjetur në studimin e shokut Enver Hoxha* «Disa pikëpamje mbi Kryengritjen e Fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme (1914-1915), të udhëhequr nga Haxhi Qamili.»

*Duke u mbështetur në analizën, vlerësimet e konkluzionet e shokut Enver Hoxha, në këtë punim do të përpiqemi të japim një tablo pak a shumë të gjerë të luftës revolucionare të fshatarësisë në ato vite. Kemi shfrytëzuar, përveç literaturës ekzistuese, edhe materiale arkivore të vendit e të huaja. Vëmendje i kemi kushtuar gjithashtu shfrytëzimit të shtypit shqiptar të kohës, i cili, me pikëpamjet e shprehura në të, përbën një burim me vlerë për karakterizimin e kryengritjes jo vetëm në planin politik por edhe në planin shoqëror.*

*Kryengritjen fshatare jemi përpjekur ta shohim në një kuadër më të gjerë, në kuadrin e luftës politike e shoqërore, që filloi në Shqipëri menjëherë pas*

*shpalljes së Pavarësisë. Me këtë mënyrë mendojmë se del më e qartë pozita dhe qëndrimi i borgjezisë shqiptare, i intelektualëve të kohës, të cilët në mungesë të klasës punëtore të zhvilluar duhej të merrnin në dorë udhëheqjen e kryengritjes.*

*Punimi që po i paraqesim lexuesve është një përpjekje për të hedhur dritë në mënyrë pak a shumë të hollësishme mbi këtë ngjarje të rëndësishme të historisë së popullit tonë. Duke u përpjekur të vëmë në pah karakterin antifeudal të lëvizjes, kemi patur parasysh një rreth të gjerë çështjesh, që lidhen ngushtë me sqarimin e mëtejshëm të këtij problemi. Çështje të tilla janë: qëndrimi e roli i klasave të shoqërisë shqiptare të kohës, analiza e përbërjes shoqërore të kampit kryengritës dhe të udhëheqjes së tij, ndryshimi i kësaj përbërjeje me thellimin e karakterit antifeudal të lëvizjes, kontradikta midis drejtimit objektiv të lëvizjes dhe parullave fetare të saj, etj.*

*Trajtimi i problemeve të tilla të rëndësishme e të shumta, që lidhen me periudhën në fjalë, është e natyrshme që nuk mund të bëhet i plotë me një punim të vetëm. Mbetet detyrë për ta shtrirë e thelluar atë më tej.*

*AUTORI*

*KAPITULLI I*

# GJENDJA EKONOMIKO-SHOQËRORE E POLITIKE E SHQIPËRISË NË PRAG TË KRYENGRITJES FSHATARE

## 1. Gjendja ekonomike e shoqërore e Shqipërisë në fillim të shekullit tonë

Shpallja e Pavarësisë e gjeti Shqipërinë e porsaçliruar nga sundimi shumëshekullor i një perandorie tashmë gjysmëfeudale dhe gjysmëkoloniale të kalbur deri në rrënjë, një vend agrar të prapambetur, me mbeturina të theksuara feudale.

Në çerekun e fundit të shekullit të kaluar në tokat shqiptare kishin filluar të hynin makineritë e para, të cilat përfaqësonin embrionet e industrisë kapitaliste. Sipas të dhënave që kemi, deri në vitin 1900 në vendin tonë kishte 22 punishte e fabrika të vogla. Në vitin 1912 numri i ndërmarrjeve të tilla brenda kufijve të sotëm të Shqipërisë arriti në rreth 40 njësi. Ato përbëheshin nga mullinj drithi, disa

fabrika vaji, disa sharra mekanike, ndonjë fabrikë sapuni, tisazhi, cigaresh e makaronash etj. 12 nga këto ndërmarrje ndodheshin në qytetin e Shkodrës. Ndërmarrjet ekzistuese qenë të vogla, me fuqi motorike të vogël dhe me shumë pak punëtorë. Për pasojë kapacitetet e tyre qenë të ulta e të papërfillshme në krahasim me prodhimin e përgjithshëm artizanal të vendit. Këto ndërmarrje humbisnin midis numrit shumë të madh të punishteve zejtare të vogla të çdo lloji.

Dy vitet e para të ekzistencës së Shtetit të ri Shqiptar nuk i dhanë mundësi borgjezisë të investonte kapitalet e veta në fushën e industrisë. Ndodhi kështu për arsye të kushteve të jashtme jo vetëm të vështira dhe të ndërlikuara, por edhe shumë të rrezikshme për vendin tonë, që u krijuan gjatë dhe pas luftërave ballkanike e sidomos në prag të Luftës së Parë imperialiste Botërore si edhe për shkak të trazimeve politike në vend, të cilat arritën deri në luftë të armatosur. Për më tepër këto shkaqe ndikuan edhe në rënien e prodhimit në njësitë e punishtet ekzistuese.-

Megjithë shkallën e ulët të zhvillimit të forcave prodhuese, Shqipëria qe përfshirë prej kohësh në gjirin e marrëdhënieve ekonomike kapitaliste evropiane. Si vend i prapambetur, ajo përbënte një treg të favorshëm për mallrat e huaja industriale si dhe një burim lëndësh të para bujqësore e blegtorale me çmime të lira.

Kapitali i huaj deri në fillim të shekullit 20-të kishte depërtuar shumë pak në sferën e prodhimit bujqësor, ashtu edhe në sferën e prodhimit industrial. Ky depërtim qe përqëndruar kryesisht në sferën e qarkullimit, në atë të komunikacioneve dhe të

financave, siç qenë tregtia dhe transporti i jashtëm, bankat e postat. Kapitali i huaj, në radhë të parë kapitali austro-hungarez dhe ai italian, mund të themi se kishin siguruar monopolin e këtyre degëve. Këto investime u sillnin atyre fitime relativisht më të sigurta, më të mëdha dhe më të shpejta sesa investimet në degët e prodhimit industrial apo bujqësor. Për më tepër, me monopolin e fituar në këto sfera të ekonomisë së vendit tonë kapitalet e huaja kishin siguruar pozita të tilla kyçe, që u lejonin të kontrollonin gjithë jetën ekonomike të vendit dhe madje të ndikonin dhe të ndërhynin me forcë edhe në jetën e tij politike. Pas shpalljes së pavarësisë, për të ruajtur dhe forcuar pozitat e tyre ekonomike dhe politike në Shqipëri, Fuqitë imperialiste i imponuan asaj me anë të statutit organik, të hartuar prej përfaqësuesve të tyre në Komisionin Ndërkombëtar të Kontrollit (KNK) ruajtjen e sistemit të kapitulacioneve, duke dashur ta shndërronin shtetin e ri të Ballkanit në gjysmëkoloni, ashtu siç kishin shndërruar tanimë edhe Perandorinë Turke. Në fushën e prodhimit kapitali i huaj qe kufizuar vetëm në industrinë nxjerrëse të bitumit, të lëndës së drurit dhe të kripës.

Siç shihet, Shqipëria në këtë kohë ishte ende larg krijimit të industrisë së vet. Kjo prapambetje e theksuar e industrisë dhe ky zhvillim jashtëzakonisht i ulët i forcave prodhuese të vendit kishin arsye të thella. Ato ishin pasojë e shtypjes politike nacionale, e sistemit ekonomik e shoqëror të prapambetur të Perandorisë Osmane, e politikës grabitqare që zbatonte ajo në vendin tonë si dhe e konkurencës dërrmuese që i bënte kapitali i huaj ekonomisë së pazhvilluar të vendit tonë. Shumica e të ardhurave, që vinin nga sistemi shumë i rëndë tatimor deri më 1912, merr-

nin rrugën e Stambollit. Edhe ajo pjesë e vogël e të ardhurave, që shpenzohej në vend, përdorej e gjitha për mbajtjen e aparatit burokratik dhe ushtarak shtypës. Pra, të ardhurat nga taksat nuk përdoreshin fare për përmirësimin e ekonomisë së vendit. Kjo politikë financiare çonte në shterrimin e pasurisë monetare të vendit, në uljen e fuqisë blerëse dhe shkatërrimin ekonomik të tij. Nga ana tjetër, shërbimi ushtarak largonte nga vendi për një kohë shumë të gjatë krahët e punës, madje pjesën e tyre më të re e më të shëndoshë.

Një arsye tjetër e moszhvillimit të industrisë në Shqipëri ishte edhe prapambetja e theksuar e bujqësisë, si degë kryesore e ekonomisë së vendit, prapambetje, e cila nuk stimulonte ngritjen në shkallën e duhur të industrisë së përpunimit të artikujve bujqësorë dhe blegtoralë. Ajo mund të stimulonte, e shumta, ngritjen e ndërmarrjeve të vogla përpunuese, të cilat e kishin të vështirë të siguronin ekzistencën e tyre në kushtet e konkurencës së prodhimeve të huaja.

Lidhja e ekonomive bujqësore me tregun, rritja relative e popullsisë së qyteteve dhe e nevojave të tyre për artikuj bujqësorë dhe blegtoralë, kërkesat gjithnjë në rritje të tregut kapitalist evropian për lëndë të parë, flasin për një zhvillim relativisht të madh të ekonomisë së mallrave, gjë që i hapte rrugën depërtimit gjithnjë më të thellë të marrëdhënieve kapitaliste në jetën ekonomike të vendit, në radhë të parë në qytete. Ky proces, që kryhej me ritme shumë të ngadalshme, pasqyrohej qartë në shkallën e përhapjes së punës me mëditje jo vetëm brendapërbrenda punishteve zejtare, por edhe jashtë tyre.

Në afro 40 ndërmarrjet kapitaliste ekzistuese me

rreth 10-15 punëtorë mezatarisht secila, nuk mund të kishte më shumë se 500-600 punëtorë. Nuk mund të ishte më i madh as numri i argatëve të përhershëm. Numrin më të madh të mëditësve e përbënin punëtorët e ndërtimit, të sharrave, të ngarkim-shkarkimit e sidomos kallfët e çirakët e punishteve zejtare. Ndërsa numri i argatëve të përhershëm në bujqësi ishte shumë i kufizuar, numri i argatëve stinorë ishte disa dhjetëra herë më i madh. Porse pjesën e tyre më të madhe, sikurse pjesën dërrmuese të krahëve të lira të punës që nxirrte vendi, e përpinte mërgimi. Pra, fuqia punëtore qe kthyer në mall, porse për shitblerjen e saj nuk kishte treg në vend, por vetëm jashtë tij.

Punëtorët, kallfët e çirakët shfrytëzoheshin pa mëshirë nga pronarët. Kallfi punonte 12-14 orë e deri 16 orë në ditë për 1 okë (afërsisht 1,3 kg) bukë misri, ndërsa çiraku vetëm për një simite. Por, megjithë shfrytëzimin e rëndë, punëtoria shqiptare në atë kohë nuk ishte në gjendje të luante një rol në jetën politike dhe shoqërore të vendit për shkak të natyrës joindustriale, origjinës fshatare, të numrit shumë të kufizuar, të përbërjes, të shpërndarjes në njësi të vogla dhe të mungesës së organizimit të saj. Me këto kushte ishte e lidhur shkalla e ulët e ndërgjegjes dhe e organizimit të saj. Lufta që zhvilloi ajo kundër shfrytëzimit ishte e paorganizuar, spontane, lokale, nuk doli nga caqet e luftës ekonomike. Midis punëtorëve mbizotëronin kallfët, çirakët e argatët stinorë të bujqësisë. Këta, të shpërndarë nëpër shumë dyqane e nëpër prona të veçuara çifligare (këto edhe jashtë vendit), të lidhur nga dëshira për t'u bërë zejtarë të pavarur apo për të blerë një copë tokë, nuk kishin dhe nuk mund të kishin një kuptim të drejtë mbi gjendjen e klasave dhe luftën midis tyre.

Rritja relative e forcave prodhuese, lidhja e ekonomive bujqësore me tregun, kërkesat e tregut të jashtëm për lëndë të parë si dhe depërtimi i lirë i mallrave industriale të huaja, me të gjitha pasojat e rënda negative që sillnin ata me vete, u pasqyruan dhe ndikuan në zhvillimin e zgjerimin e tregëtisë. Porse ritmet e rritjes së importimeve ishin shumë më të larta se sa rritja e eksportit të mallrave vendas.

Pengesë në drejtim të zhvillimit të tregëtisë ishte, veç të tjerave, edhe mungesa e një sistemi të vetëm të masave dhe të peshave e sidomos mungesa e rrjetit rrugor tokësor.

Gjendja dhe shkalla e zhvillimit të forcave prodhuese në fshat nuk ishte më e mirë se në qytet. Pengesa kryesore për zhvillimin ekonomik në këtë fushë ishte ekzistenca e pronave çifligare mbi mjetin kryesor të prodhimit, mbi tokën. Sipas të dhënave të pjesshme 38 pjesëtarë të 12 familjeve më të mëdha çifligare kishin në dhjetëvjetëshin e parë të këtij shekulli rreth 75 mijë ha tokë, të cilat përbënin zakonisht tokat më të mira. Midis tyre dalloheshin tokat e Vrionasve, Vlorajve, Libohovajve, Toptanasve, Bonatit, Vërlacit, Biçakçijve e të tjerëve.

Prona çifligare private erdhi duke u rritur dhe në fund të sundimit osman arriti në rreth 147 mijë ha. Kjo rritje ka shkaqet e veta. Kërkesat e tregut për artikuj bujqësorë dhe blegtoralë vinin duke u shtuar, ndërsa ekonomitë çifligare vazhdonin të bazoheshin në shfrytëzimin ekstensiv të tokës. Në ato kushte, kur përdoreshin vetëm veglat bujqësore primitive dhe kur nuk vepronte agroteknika, megjithë përpjekjet sporadike që vëreheshin, as që mund të bëhej fjalë për të kaluar në një shfrytëzim intensiv të tokës. Rruga për të përballuar kërkesat në rritje

të tregut mbetej ajo e shtimit të sipërfaqes së tokës së çifligjeve. Zgjerimi i pronës çifligare u bë me po atë rrugë që u bë edhe lindja e saj. Rruga kryesore për shtimin e çifligjeve private mbetej shtënia në dorë e tokave të fshatarëve të vegjël, të zhytur në borxhe apo edhe grabitja e hapur, me dhunë e ngastrave të tyre. Sadoqë apologjeti i sistemit çifligar, Eqrem bej Vlora kërkonte t'u mbushte mendjen njerëzve se bejlerët çifligarë i kishin krijuar pronat dhe pasuritë e tyre «me mundime, me mend e me punë, edhe jo me përdhunë», dokumentet flasin për të kundërtën. Në një letër drejtuar Stambollit në fund të shekullit të kaluar, shkruhej se vetë i ati i Eqrem beut, Syrja bej Vlora, vetëm në zonën e Karatoprakut kishte grabitur dhe kthyer në çifligje personale rreth 1500 ha tokë nga tokat shtetërore.

Çifligarët zotëronin afro tre të pestat e tokave të punueshme të vendit, që ishin tokat më të mira e më pjellore. Megjithatë, në këto toka çifligare ishte vendosur një pjesë e vogël e popullsisë agrare, vetëm një e gjashta e saj. Kështu, pjesa dërrmuese e popullsisë agrare, rreth 4/5 e saj, qenë shtrënguar dhe rrudhur vetëm në 2/5 e tokës së punueshme, kryesisht në tokat kodrinore dhe malore. Shumica e fshatarësisë shqiptare ishte privuar nga tokat më të mira bujqësore të vendit. Sasia e tokës që disponónte nuk i mjaftonte për të siguruar jetesën. Këtë e provon numri i pakët i bujqve çifçinj të vendosur nëpër çifligje. Kështu, më 1914 në 5 çifligje me rreth 6 500 ha tokë (për të cilët kemi të dhëna), qenë vendosur 117 familje bujqish dhe argatësh. Është e kuptueshme që në kushtet kur mungonte dhe mekanizimi më i vogël i punimeve bujqësore, sado krahë pune që mund të nxirrnin të 117 familjet, me forcat e tyre nuk mund

të punohej një sipërfaqe kaq e madhe toke. Për këtë arsye vetëm një e katërta e kësaj toke kishte arritur të vihej nën kulturë.

Kjo gjendje e krijuar nga ekzistenca e pronës çifligare mbi tokën nuk flet për «qëndrueshmërinë» e pronës së vogël fshatare, teori e predikuar nga ekonomistët borgjezë e oportunistë për të përjetësuar rendin kapitalist dhe shfrytëzimin çifligar. Kjo gjendje ishte krijuar nga depërtimi me ritme të ngadalshme i kapitalizmit në bujqësinë shqiptare. Fshatari i vogël me durim pranon çdo sakrificë vetëm që të ruajë copën e tij të tokës, të ruajë «pavarësinë» e tij, porse kjo nuk varet, në fund të fundit, nga dëshira e tij. V. I. Lenini provoi se prirja bazë dhe kryesore e kapitalizmit si në industri ashtu edhe në bujqësi, është eliminimi i prodhimit të vogël nga prodhimi i madh. Porse në bujqësi ky eliminim nuk duhet kuptuar vetëm si çpronësim i drejtpërdrejtë. Eliminimi këtu kryhet përmes një shkatërrimi të thellë që zgjat me vite apo edhe me dhjetëvjeçarë dhe që shprehet në keqësimin e kushteve ekonomike të fshatarëve të vegjël, në pakësimin e kujdesit për tokën, për bagëtinë, e deri në keqësimin e ushqimit të vetë fshatarit të vogël. Këtë tezë të Leninit, megjithëse në kushtet e zhvillimit të ngadalshëm të kapitalizmit në bujqësi, e vërteton gjendja e shumicës së fshatarësisë së vendit tonë, veçanërisht e asaj malore. Në kushtet e kësaj ndarjeje të fondit të tokës, problemi agrar në vendin tonë nuk ishte vetëm një çështje e bujqve çifçinj, por ishte edhe çështje e pronarëve të vegjël, të cilët nuk kishin tokë të mjaftueshme për të siguruar jetesën e familjeve të veta.

Kryeçifligari i vendit deri më 1912 ishte vetë shteti osman. Ndryshe nga fshatarët privatë, që ki-

shin një copë tokë të tyre dhe që i paguanin detyrime vetëm shtetit, bujqit çifçinj, që punonin në pronat e çifligarëve të veçantë, shfrytëzoheshin dyfish, edhe nga çifligari, edhe nga shteti i bejlerëve dhe i pashallarëve çifligarë. Në çifligjet shtetërore ky shfrytëzim i dyfishtë realizohej nga shteti.

Si rezultat i shitjes e sidomos i grabitjes, çifligjet shtetërore në fund të periudhës së sundimit osman, në krahasim me gjendjen e tyre në mesin e shekullit të kaluar, pothuajse qenë përgjysmuar në dobi të çifligarëve të ndryshëm. Me gjithë pakësimin e ndjeshëm të pronave të tij, shteti osman e ruajti pozitën e tij prej kryeçifligari. Ai vazhdonte të kishte po aq toka sa ç'kishin shtatë familjet më të mëdha çifligare të vendit. Këto pasuri më 1912 i trashëgoi shteti shqiptar.

Krahas pronës çifligare private e shtetërore ekzistonte edhe prona e institucioneve fetare, prona vakufore. Kjo erdhi vazhdimisht duke u rritur.

Pjesën më të madhe të prodhimeve bujqësore e blegtorale për treg e jepnin pronarët çifligarë e fshatarët e pasur, agallarët e fshatit. Porse këto prodhime realizoheshin kryesisht me anën e formave të vjetra të shfrytëzimit të tokës, me anë të së tretës, gjysmës e qesimit. Përpjekjet e disa pronarëve për të futur në përdorim makineritë bujqësore, plehrat, farnat e zgjedhura, qarkullimin bujqësor, kulturat e reja bujqësore, për përmirësimin racor të bagëtive, për hapjen e tokave të reja nuk ia ndryshuan faqen bujqësisë sonë. Kultura kryesore bujqësore mbetej misri; gruri e kulturat industriale, me përjashtim të ullirit e duhanit, qenë pak të përhapura.

Jo vetëm bejlerët çifligarë, por edhe pronarët e rinj nga radhët e agallarëve të pasur dhe të borgje-

zisë tregtare, mbetën të lidhur pas formave të vjetra të administrimit të pronave tokësore. Tregues mjaft i dukshëm i kësaj gjendjeje ishte futja me ritme shumë të ngadalshme dhe me përmasa të vogla e punës me mëditje në këto ekonomi. Në vitin 1914, nga shtatë çifligje, për të cilët kemi të dhëna, vetëm në katër prej tyre e vërejmë këtë formë të re të drejtimit të ekonomisë bujqësore. Pra, rastet kur tokat kishin kaluar nën mbarështrimin e drejtpërdrejtë të pronarit qenë shumë të rralla dhe sipërfaqja e tyre qe shumë e vogël, në rastin më të mirë nuk e kalonte 10 për qind të sipërfaqes së tokës së punueshme të çifligut, në të cilën zbatohej. Ndërsa në çifligjet e tjera të po këtij pronari, që ndodheshin larg qytetit kjo formë e mbarështrimit të pronave, me sa duket, as që njihej. Përhapje më të gjerë kishte marrë puna me mëditje ditore apo stinore që përdorej zakonisht në kohën e mbjelljeve, korrjeve dhe vjeljeve. Këta punëtorë paguheshin edhe në natyrë edhe në të holla.

Gjithë kjo tregonte se ekonomia çifligare jo vetëm qe lidhur me tregun, porse brenda saj, në kuadrin e formave tradicionale të marrëdhënieve midis pronarëve dhe bujqve çifçinj, kishin lindur dhe po përhapeshin gjithnjë e më tepër edhe marrëdhëniet e reja borgjeze. Pra, guacka e mbeturinave feudale të çifligut qe çarë. Amullia e përgjithshme që kishte përfshirë mbarë ekonominë e vendit tonë (e shkaktuar nga sundimi shumëshekullor osman dhe vërshimi i mallrave të industrisë kapitaliste evropiane) ishte faktori vendimtar, i cili nuk lejonte që kjo guackë të hidhej poshtë përfundimisht. Në këto kushte ky proces nuk mund të çohej deri në fund, pra që çifligu të shndërrohej plotësisht në një ekonomi kapitaliste. E vetmja rrugëdalje nga kjo gjendje ishte kryerja

e reformës agrare. Pra, pa siguruar një ndarje të drejtë të mjetit kryesor të prodhimit, që ishte toka, nuk mund të bëhej fjalë për zhvillimin e marrëdhënieve të reja në prodhim. Lidhur me këtë problem V. I. Lenini nënvizonte se «. . . embrionet e kapitalizmit në ekonominë çifligare mund dhe duhet t'i bëhen fli zhvillimit të gjerë dhe të lirë të kapitalizmit mbi bazën e ekonomisë së vogël të përtëritur» (V. I. Lenin. Vepra, vëll. 13, f. 335).

Ekonomia e vendit tonë kishte karakter të theksuar agrar. Niveli i ulët i zhvillimit të bujqësisë i vinte vulën gjithë zhvillimit ekonomik dhe shoqëror të vendit. Kjo gjendje e bujqësisë sonë vazhdoi deri me kryerjen e Reformës Agrare nga Partia dhe Pushteti Popullor.

Në kuadrin e kushteve ekonomike, shoqërore e politike ekzistuese, fshatarësia shfrytëzohej ekonomikisht me anë të sistemit tatimor nga shteti osman e më pas edhe nga shteti shqiptar si edhe me anë të fajdeve të larta që realizoheshin nga tregtarët, çifligarët, klerikët dhe nga vetë shteti osman përmes Bankës Bujqësore Turke, e cila vazhdoi veprimtarinë e saj në vendin tonë edhe për pak kohë pas shpalljes së Pavarësisë.

Sistemi fiskal osman, të cilin e trashëgoi edhe shteti i ri shqiptar, përbëhej nga shumë lloje taksash e tatimesh, si tatime direkte, taksa të ndryshme, tagri doganor ku hynin tatimet indirekte dhe taksat monopol.

Në tatimet direkte bënin pjesë vergjia, tatimi mbi pasuritë e patundshme, e dhjeta mbi prodhimet e tokës; tatimi i temetysë mbi të ardhurat e zejtarisë, tregtarëve, rrogat e nëpunësve e madje edhe mbi mëditjen e punëtorëve të krahut (në masën 5

për qind), xhelepi apo tatimi mbi bagëtinë e imët, etj. Në taksat e ndryshme bënin pjesë taksa e pullës, taksa e tapisë, taksa për përjashtimin nga shërbimi ushtarak, taksa e martesës, e peshkimit, e kullotës etj.

Tatimet indirekte qenë përqëndruar vetëm në tagrin doganor, i cili merrej 12 për qind mbi vleftën e mallrave të importuara dhe 1 për qind mbi ato të eksportuara. Monopolet qenë vendosur mbi nxjerrjen e kripës dhe prodhimin e duhanit.

Vergjia nxirrej nga pasuritë e patundshme. Tokat bujqësore u nënshtroheshin dy herë detyrimeve shtetërore, edhe me anë të vergjisë edhe me anë të së dhjetës.

Taksa e tapisë merrej nga zyra e kadastrës (defterhane).

Taksa e xhelepit që merrej mbi bagëtinë, ka ndryshuar nga koha në kohë dhe nga vendi në vend. Më 1914 në sanxhakun e Durrësit, për shembull, ajo vilej në madhësi të ndryshme: për dhitë paguhej rreth 25 për qind më pak sesa për delet. Bagëtitë e trasha qenë përjashtuar nga ky detyrim. Ky përjashtim ishte në favor të pronarëve çifligarë e agallarëve të pasur.

Numrimi i bagëtive në vendet e ngrohta bëhej në muajin shkurt, ndërsa në vendet e ftohta (në malësitë) në muajin mars. Në këtë rast nuk merrej parasysh bagëtia që ngordhte apo edhe therej për mungesë ushqimi nga kjo kohë deri në kullotat verore, gjë që ishte në dëm të fshatarëve të vegjël e bujqve çifçinj, të cilët nuk siguronin dot ushqimin e bagëtive për të gjithë periudhën.

Pavarësisht nga të gjitha këto lloje taksash detyrimi kryesor mbetej e dhjeta. Ajo qëndronte në bazën

e të gjithë sistemit fiskal osman e më vonë edhe të shtetit shqiptar. Si rezultat i shtesave të ndryshme që iu bënë kohë pas kohe ajo ishte kthyer në fakt në një të tetë.

E dhjeta (yshyri apo ashari) e aplikuar për shekuj me radhë i ishte përshtatur mjaft gjendjes së prapambetur të ekonomisë, nivelit shumë të ulët të forcave prodhuese në Perandorinë Osmane, si edhe organizimit të kadastrave të saj. Kur të korrat ishin të këqia i taksuari jepte pak, kur ato ishin të mira ai jepte më shumë. Në këtë mes nga ngritja e çmimeve të drithit përfitonin shteti e sipërmarrësit e taksave. Ndërsa për autoritetet sistemi i tyre fiskal mbi bazën e së dhjetës ishte i përshtatshëm, për fshatarët ky ishte i rëndë, pengues, i rrezikshëm e nganjëherë madje edhe katastrofik. Fshatarët çdo vit ishin të detyruar të mos bënin asnjë veprim me prodhimin e tyre deri sa të vinte dhjetari dhe të caktonte sasinë e prodhimit që i takonte shtetit. Ndërkohë, po të binte shi e të kishte shtërngatë, fshatari pësonte dëme të pallogaritshme, ai ngelej edhe pa bukën e gojës. Fshatari ishte i interesuar për tatime fikse në bazë të sasisë dhe të cilësisë së tokës.

Ajo që e rëndonte edhe më shumë barrën e taksave, veçanërisht, të dhjetën e xhelepin, ishte mënyra e nxjerrjes së tyre. Ato vileshin me anë të sipërmarrjes (iltizamit), që kryhej nga sipërmarrësit (myltezimët). Në kushtet e amullisë së përgjithshme ekonomike sipërmarrja e taksave ishte një nga fushat e pakta, veç tregtisë dhe sipërmarrjes së furnizimeve ushtarake, ku mund të investoheshin kapitalet e lira jo vetëm të borgjezisë së pasur, por edhe ato të bejlerëve çifligarë. Pra, çifligari, agai apo tregtari sipërmarrës ishin të interesuar për të siguruar fitime

sa më të mëdha në këtë fushë. Përpjekjet e tyre binin në kurriz të masave punonjëse, kryesisht të fshatarësisë, asaj që detyrohej të jepte më shumë në buxhetin e shtetit. Shpërdorimet dhe abuzimet e dhjetarëve e të taksidarëve ishin bërë të zakonshme. Spekullimi i tyre në kurriz të fshatarëve u bë edhe më i madh në fund të sundimit osman e sidomos pas shpalljes së pavarësisë, kur si rezultat i shitjes së lirë të së dhjetës dhe rritjes së numrit të konkurentëve, çmimi i saj u rrit. Megjithë rritjen e çmimit, sipërmarrësit i ruajtën fitimet e tyre në kurriz të fshatarëve.

E dhjeta dhe xhelepi ishin një barrë e rëndë për shumicën e fshatarësisë së varfër. Për të pasur një përfytyrim sa më të përafërt mbi gjendjen ekonomike të tyre po japim këtu poshtë gjendjen dhe të ardhurat e një fshatari të varfër të Shijakut më 1914 ashtu siç na e përshkruajnë dëshmitarët e kohës. Ai kishte 6 dynym tokë (afro 0.6-0.7 ha) që së bashku me banesën e tij kishin një vlerë (siç e kanë llogaritur autorë të huaj) prej rreth 540 fr. ar. Familja e tij përbëhej nga 6 persona. Nuk kishte bagëti. Kafshët e punës detyrohej t'i merrte me qira, për të cilat paguante 2.75-2.95 fr. ar në ditë. E dhjeta, vergjia, qiraja e pendës së qeve e ndonjë shpenzim tjetër i përpinin më se 1/4 e të ardhurave të tij të pakta. Ai prodhonte gjithsej 6.10 kv. drithë. Po të zbresim nga kjo sasi të dhjetën rezulton që ky fshatar realizonte e shumta 250 gr drithë për frymë në ditë, që ishte ushqimi kryesor i familjes. Nëse një pjesë të këtij drithi ai e nxirrte në treg për të realizuar të holla që i duheshin për nevoja të tjera të domosdoshme, e nevoja të tilla patjetër që ai kishte, atëherë kjo sasi rezulton edhe më e vogël.

Bujqit çifçinj, siç e thamë, përveç detyrimeve shtetërore paguanin edhe detyrimet çifligare. Marrja e tokës me qira nga bujqit çifçinj ishte pasojë e përqëndrimit të tokave në duart e pronarëve të mëdhenj. Administrimi i drejtpërdrejtë i tokave nga ana e pronarëve çifligarë në Shqipëri ishte shumë i kufizuar. Ai vërehej në raste të rralla në afërsi të qyteteve. Në këto kushte forma kryesore e administrimit të pronave çifligare ishte dhënia e tyre me qira me të tretë, përgjysëm apo me qesim.

Marrëdhëniet midis pronarit dhe bujkut vazhdonin të rregulloheshin sipas marrëveshjeve të mbështetura në traditën. Por në kushtet kur pjesa më e madhe dhe më pjellore e tokave ishte në duart e bejlerëve çifligarë dhe pjesa më e madhe e fshatarëve ishte pa tokë ose me pak tokë, pronari çifligar u diktonte çifçinjve kushtet që dëshironte ai. Për këtë arsye dëshmitarët e kohës pohonin se në Shqipëri marrëdhëniet midis çifligarit dhe bujqëve çifçinj nuk rregulloheshin prej asnjë ligji, por përcaktoheshin në përgjithësi prej dëshirës së çifligarit.

Bujku, krahas së tretës, gjysmës, apo qesimit që i jepte pronarit, ishte i detyruar të bënte edhe disa ditë pune angari, t'i dërgonte atij dhurata etj.

Përveç shfrytëzimit nëpërmjet detyrimeve ekonomike dhe joekonomike, bujqit çifçinj i nënshtroheshin një trajtimi jonjerëzor, diskriminimit dhe përbuzjes nga ana e pronarëve. Jo vetëm mosdorëzimi i detyrimeve në natyrë, por edhe moszbatimi i detyrimeve joekonomike sillte si pasojë marrjen e tokës dhe dëbimin e çifçiut prej çifligut.

Marrja e tokës me qira bëhej zakonisht mbi bazën e marrëveshjeve verbale, të cilat sidomos nga fillimi i këtij shekulli fiksoheshin gjithnjë e më shpesh

edhe me shkrim. Në regjistrat e llogarive të bejlerëve, kur toka është dhënë me të tretë shënohet forma e rentës dhe krahas saj edhe disa detyrime të tjera fikse si qengji, gjeli i detit, pula, vezët, barra e druve, në raste të tjera rrushi, ulliri apo edhe vaji i ullirit. Ndërsa për prodhimet kryesore të tokës të ardhurat e pronarit shënoheshin pas të korrave. Pasi zbritej ashari apo yshyri, që në fakt, siç dihet ishte i barabartë me 1/8 e prodhimit, bëhej pjesëtimi i prodhimit në bazë të duajve të mbledhur që në arë.

Por edhe bujkut tretar, duke zbritur edhe pagesat e tjera, në fakt i mbetej për vete jo më shumë se gjysma e prodhimit. Nga prodhimi i drithrave zbriteshin jo vetëm ashari, por edhe shpenzimet e fushës për ruajtësin dhe vaditësin e saj. Pastaj zbritej një e treta për pronarin. Nga 2/3 që i takonin bujkut zbriteshin gjithashtu edhe taksa mbi sipërfaqen e tokës që zinte kasollja, paraspori, pagesat në natyrë për priftin, kryeplakun, për mësuesin e shkollës në gjuhën turke dhe greke, kur kishte, për rojen e fshatit. Pas gjithë këtyre zbritjeve bujkut çifçi në fakt i mbetej vetëm gjysma e prodhimit. Që këtej mund të llogaritet lehtë se sa i ngelej bujkut gjysmatar nga prodhimet e tokës, të cilën ai e punonte vetë.

Detyrimet çifligare ishin një barrë shumë e rëndë për fshatarësinë tonë, për bujqit çifçinj. Këtë e tregonte fakti që shumë bujq për vite të tëra nuk arrinin të shlyenin detyrimet. Kjo dukuri vjen duke u përhapur edhe më shumë pas vitit 1910 si pasojë e luftërave të Perandorisë Osmane me vendet e tjera, në radhë të parë si pasojë e luftërave ballkanike, e kryengritjeve të mëdha shqiptare kundër sundimit osman, e gjendjes së brendshme të pakonsoliduar të

shtetit shqiptar pas shpalljes së Pavarësisë dhe sidomos si pasojë e luftës së brendshme politike të viteve 1914-1915, e më pas si pasojë e Luftës së Parë imperialiste Botërore. Sipas regjistrave të qesimeve të bejlerëve të Elbasanit rezulton, se më shumë se gjysma e bujqve të fshatrave Muriqan, Bejlik, Mollasenj, Shtërmen, Bershitë nuk i shlyenin detyrimet e tyre në kohë. Ky fenomen përsëritej çdo vit dhe atyre u zinte detyrimi detyrimin dhe në këtë mënyrë mbeteshin të varur krejtësisht nga pronari. Nga kjo varësi ndonjë prej tyre mund të shpëtonte vetëm me përpjekje shumë të mëdha gjatë disa vjetëve, duke u marrë me veprimtari të dyta ekonomike, duke shitur inventarin bujqësor e kafshët e punës.

Detyrimet e pashlyera janë, nga njëra anë, pasqyrë e rritjes së shkallës së shfrytëzimit të bujqve çifçinj nga pronarët çifligarë përmes qesimit. Nga ana tjetër, ato janë shprehje edhe e qëndresës së bujqve ndaj rritjes së shfrytëzimit, formë e luftës së tyre të klasës. Në situata të caktuara ky fenomen bëhej gjithnjë e më i shpeshtë. Nuk është i rastit fakti që detyrimet e pashlyera të bujqve çifçinj u rritën gjatë viteve 1913-1915 kur shpërtheu hapur edhe revolta e fshatarëve kundër çifligarëve.

Për detyrimet e pashlyera të bujqve, bejlerët çifligarë kishin deftere të veçantë, ku shënonin që të gjitha detyrimet të përllogaritura në të holla edhe në bazë të kursit të napolonit, mexhites e koronës të asaj kohe. Nuk është gjithashtu i rastit fakti që pronarë si Sh. Vërlaci, S. Vlora, D. Biçaku kanë mbajtur shënime të veçanta për detyrimet e prapambetura të bujqve çifçinj, pikërisht për vitin 1915, të krijuara në kushtet e kryengritjes fshatare.

Ndërsa bujqit zhyteshin në borxhe, pronarët

nxirrnin fitime të konsiderueshme. Më 1914 çifligu Rreth i Esat pashës jepte 43 518 fr. ari të ardhura neto, çifligu i Kullës i Hamit bej Toptanit 25 636 fr. ari, çifligu i Jubës i Veli bej Krajës 8 333 fr. ari, çifligu i Valiasit i Abdi bej Toptanit 8 393 fr. ari, çifligu i Mifolit i Xhemil bej Vlorës 13 480 fr. ari. Këto të dhëna, siç e pranojnë edhe vetë kumtuesit e tyre, janë në të shumtën e rasteve të zvogëluara.

Barra e rëndë e detyrimeve shtetërore e çifligare, kushtet jo të favorshme të krijuara për zhvillimin e bujqësisë, amullia e përgjithshme e ekonomisë së vendit, i çonte ekonomitë e vogla fshatare, madje edhe ato të mesme drejt shkatërrimit. Ky proces pasqyrohej në rritjen e borxheve të tyre.

Kreditori kryesor i fshatarit në vendin tonë në atë kohë (dhe deri në çlirimin e vendit nga pushtuesit fashistë) ka qenë fajdexhiu. Banka Bujqësore Turke, e themeluar që më 1888, i zëvendësoi në një masë fare të vogël fajdexhinjtë privatë. Kjo ndodhte për shkak të karakterit të kufizuar të politikës së kreditit që ndiqte Banka. Në fakt ajo ndihmoi vetëm pronarët çifligarë e fshatarët e pasur, agallarët. Pra, Banka në fjalë synonte të forconte bazën ekonomike të mbështetjes shoqërore të pushtuesit osman në vend. Në dhënien e kredive Banka nisej nga pasuria e huamarrësve, sepse kështu i kishte më të sigurta paratë që jepte hua, prandaj pjesa dërrmuese e fshatarësisë së varfër nuk përfitonte kredi. Kuptohet që masa e bujqve çifçinj as që zihej në llogari nga ana e Bankës. Të parët mbeteshin në mëshirën e fajdexhiut, ndërsa të dytët në dorën e pronarit çifligar.

Kështu, kreditori i fshatit shqiptar në atë kohë nuk ishte Banka Bujqësore Turke, por fajdexhiu. Ky

jepte borxhe në kushte shumë të rënda, me një kamatë mesatare prej 20-60 për qind. Madje, shumë herë, për borxhe me afat të shkurtër paguhej 1 para për grosh (1 grosh 40 para) në ditë, që ishte barazi me një kamatë vjetore prej 900 për qind.

Për fshatarin e varfër debitor nuk ishte punë e lehtë të shpëtonte nga thonjtë e fajdexhinjve. Ajo që e bënte më të vështirë gjendjen e tij ishte fakti që afatet e borxheve zakonisht skadonin në kohën e korrjeve ose të vjeljeve. Për të shlyer borxhet fshatarët ishin të detyruar t'i shisnin prodhimet e tyre në kohën kur çmimet ishin më të ulëta dhe t'i blinin në kohën kur ato ishin më të larta. Për të larë borxhet ata shisnin inventarin bujqësor e në fund të fundit edhe tokën.

Pra, në kushtet e mungesës së një sistemi shqiptar të kreditit bujqësor fajdexhiu, qoftë ky çifligari, agai apo tregtari i pasur, ishte dhe mbeti edhe për shumë kohë i vetmi kreditor i fshatit.

Pasojat e veprimit të kapitalit fajde në vendin tonë ishin pikërisht ato për të cilat bënte fjalë K. Marksi në veprën e tij «Kapitali»: «Fajdeja e centralizon pasurinë monetare atje ku mjetet e prodhimit janë të përndara. Fajdeja nuk e ndryshon mënyrën e prodhimit, por i qepet si një parazit dhe e katandis në një gjendje të vajtueshme. I pi gjakun, e rraskapit dhe bën që riprodhimi të kryhet në kushte gjithnjë më të këqija» (K. Marks, *Kapitali*, vëll. III, 2, f. 362, bot. shqip).

Për shkak të amullisë që kishte përfshirë mbarë ekonominë e vendit, mbeturinat e theksuara të marrëdhënieve feudale qenë mpleksur ngushtë me formën e re kapitaliste të ekonomisë dhe me prodhimin e vogël të mallrave, duke penguar keqas zhvillimin

e tyre të lirë në rrugën e kapitalizmit, duke i dhënë Shqipërisë karakterin e një vendi çifligar borgjez. Mbeturinat feudale mbizotëronin në bujqësi, në sistemin e çifligut. Këto kushte përcaktuan detyrën politike që qëndronte para vendit tonë. Revolucioni kombëtar në vendin tonë nuk arriti të shndërrohej në revolucion demokratik. Prandaj para vendit qëndronte detyra e shkatërrimit të rendit çifligar, e eliminimit të klasës së vjetër sunduese, të çifligarëve, për shndërrimin e vendit tonë në një vend borgjez.

Prapa këtyre formave ekzistuese të ekonomisë qëndronin forca të caktuara shoqërore. Përcaktimi i tyre ka rëndësi edhe për përcaktimin e forcave lëvizëse dhe udhëheqëse të lëvizjes kombëtare dhe demokratike shqiptare të kohës. Forca kryesore lëvizëse e saj qenë masat popullore të fshatit e të qytetit: fshatarët, zejtarët e tregtarët e vegjël e të mesëm, bujqit çifçinj, punëtorët me mëditje. Midis tyre masën më të madhe e përbënte fshatarësia malësore. Është e natyrshme që roli i këtyre klasave dhe i shtresave të ndryshme shoqërore në jetën e vendit të mos ishte i njëjtë. Në kushtet e Shqipërisë së asaj kohe pesha dhe roli i shtresave mikroborgjeze si të fshatit ashtu edhe të qytetit ishte i rëndësishëm. Pjesëmarrja e tyre e ndërgjegjshme në lëvizjen kombëtare e demokratike pengohej nga niveli i tyre i ulët arsimor e kulturor, nga ndikimi i ideologjisë fetare mbi to. Eliminimi i këtyre faktorëve negativë do të varej nga fakti se kush do t'i udhëhiqte këto masa, klasa punëtore apo borgjezia. Punëtorët me mëditje jo vetëm për shkak të numrit të tyre, por më tepër për shkak të koncentrimit të tyre shumë të vogël, origjinës shumë të afërt mikroborgjeze, me të cilën i lidhnin mijëra fije, pa partinë dhe ideologjinë e tyre revolu-

cionare, nuk arritën të formohen si një forcë politike e pavarur pothuajse deri në fund të viteve 20 të këtij shekulli. Megjithatë, punëtoria e re shqiptare në qytetet e mëdha të vendit, që në hapat e para të organizimit të saj u përpoq të lidhte e të harmonizonte luftën e saj të kufizuar ekonomike kundër shfrytëzimit klasor me luftën për liri.

Në këto kushte, ndërsa forca kryesore e lëvizjes kombëtare vazhdonin të ishin masat popullore, rolin udhëheqës do ta luante borgjezia e pikërisht borgjezia kombëtare, tregtarët e mesëm të lidhur me tregun e brendshëm, zejtarët, intelektualët, agallarët e fshatit. Prandaj na duket e nevojshme të ndalemi e të flasim për gjendjen, pozitën e rolin e borgjezisë si klasë.

Në përputhje me shkallën e zhvillimit ekonomik e shoqëror të vendit tonë ishte edhe gjendja dhe pozita e borgjezisë shqiptare. Borgjezia e pasur tregtare kishte në dorë shumicën e kapitaleve monetare të grumbulluara në vend. Ajo jo vetëm që mbizotëronte në sferën e qarkullimit të mallrave e të saraflëkut, por ndikonte shumë edhe në sferën e prodhimit zejtar e sidomos të prodhimit industrial, sado i vogël që të ishte ky. Në këtë mënyrë, krahas bejlerëve çifligarë, borgjezia e pasur tregtare kishte zënë deri më 1912 pozita sunduese në ekonominë e vendit.

Borgjezia e pasur tregtare ishte kryesisht ndërmjetëse e kapitalit të huaj tregtar dhe e tregut të brendshëm. Pikërisht për këtë arsye interesat e saj ishin lidhur ngushtë me ato të tregut të huaj dhe si e tillë ajo përfaqësonte borgjezinë kompradore, e cila së bashku me bejlerët çifligarë, krerët bajraktarë e klerin e lartë, përfaqësonin bazën shoqërore

të ndërhyrjes dhe agjenturës së fuqive të huaja në punët e brendshme të vendit tonë.

Borgjezia industriale ishte në hapat e para të saj.

Borgjezia e pasur tregtare, në pamundësi për të shtrirë lirisht aktivitetin e vet nga sfera e qarkullimit në sferën e prodhimit industrial, e kishte përqëndruar këtë aktivitet në tregti, sarafllëk, sipërmarrje të ndryshme (për furnizimin e ushtrisë, për mbledhjen e taksave etj.). Nuk ishin të rralla rastet, e këto vinin duke u shtuar gjithnjë e më tepër, kur kapitalet e borgjezisë investoheshin në blerjen e tokave. Në të njëjtën kohë edhe çifligarët po merreshin gjithnjë e më tepër me tregtinë e artikujve bujqësorë dhe blegtoralë, së pari të drithrave. Bashkësia e interesave ekonomike bënte që midis këtyre klasave të kishte, krahas ndryshimeve, edhe pika takimi në qëndrimin ndaj çështjeve politike të kohës e në momente të caktuara të vendosej edhe aleanca politike midis tyre. Bazat e kësaj aleance u hodhën që në vitet e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe u konsoliduan edhe më shumë fill pas ardhjes së tyre në fuqi në Shtetin e ri Shqiptar më 1912. Në kuadrin e kësaj aleance gjatë kohës u formuan edhe grupe kundërshtare të përziera me borgjezë e me bejlerë çifligarë. Në krijimin e tyre ndikonin interesa të çastit e të grupit, të diktuara kryesisht nga orientimi i ndryshëm ndaj njerës apo tjetrës fuqi të huaj. Pavarësisht nga grupimet koniunkturore, kur ishte fjala për të shtypur luftën e popullit dhe aspiratat e tij për tokë, drejtësi shoqërore e demokraci, si për shembull në vitet 1914-1915, aleanca e çifligarëve me borgjezinë e pasur vepronte e bashkuar me të gjithë efikasitetin e saj.

Orientimi dhe lidhja e borgjezisë së madhe dhe e bejlerëve çifligarë pas njërit apo tjetrit shtet të huaj, përcaktohej nga interesat dhe lidhjet e tyre ekonomike. Në vendin tonë kishte depërtuar në mënyrë mbizotëruese kapitali i Austro-Hungarisë dhe ai i Italisë. Dhe lidhjet tregtare më të ngushta qenë vendosur me këto dy vende e më pak me vendet e tjera fqinje. Lidhjet ekonomike me Stambollin, me metropolin e Perandorisë Osmane, pas shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë pothuajse u prenë fare, ndonëse edhe më parë këto lidhje nuk zinin vendin kryesor.

Lidhjet tregtare me vendet e huaja ndikuan në orientimin politik divergjent të qarqeve borgjeze shqiptare. Borgjezia e pasur shqiptare, një pjesë fare e vogël e së cilës qe shndërruar në këtë kohë në borgjezi industriale, mbeti një klasë e dobët ekonomikisht dhe politikisht. Prandaj edhe pikëpamjet e mjaft përfaqësuesve të saj në këtë drejtim afronin shumë ose qenë edhe të njëjta me ato të reaksionit çifligar, bajraktar e klerikal. Në periudhën e Rilindjes, duke mbajtur në përgjithësi një qëndrim armiqësor ndaj masave popullore e lëvizjes së tyre revolucionare, këto shtresa të borgjezisë së pasur të lidhura me kapitalin e huaj, i mbaheshin pikëpamjes së Shqipëria nuk mund të ekzistonte si shtet më vete pa përkrahjen e mbrojtjen (protektoratin) e një shteti të huaj. Pikëpamjet e përfaqësuesve të reaksionit çifligar e borgjez ndaheshin në çështjen se cili do të ishte shteti që do të siguronte mbrojtjen e regjimit çifligar-borgjez të vendit, meqë dukej qartë se Perandoria Osmane i kishte ditët të numëruara. Këto pikëpamje u shfaqën qartë menjëherë pas shpalljes

së Pavarësisë së Atdheut. Shumica e përfaqësuesve të reaksionit çifligar e borgjez ishte e natyrshme që të shpresonte tek Austro-Hungaria e tek Italia.

Një pjesë e reaksionit borgjez, borgjezia grekomane, e nisur jo vetëm nga lidhjet tregtare, por edhe nga pozita të ngushta sektare fetare, duke vepruar në dëm të tërësisë tokësore të vendit, mbështeti synimet e intrigat e qarqeve shoviniste greke në Shqipërinë e Jugut (në të ashtuquajturin Vorioepir).

Edhe qarqet çifligare, borgjeze, klerikale e burokratike turkomane, duke u nisur nga pozita të ngushta sektare fetare, pas shpalljes së Pavarësisë, në pamundësi për të ruajtur sundimin osman në Shqipëri dhe me qëllim që të ruanin sa më të forta lidhjet politike me Stambollin, u kapën pas parullës për një princ osman në fronin shqiptar. Duke shpresuar nga kushtet e krijuara pas fillimit të luftës imperialiste dhe nën nxitjen e qarqeve imperialiste austro-gjermane, këto qarqe dolën me parullën për ribashkimin e Shqipërisë me Turqinë.

Mpleksja dhe gërshetimi i formave të reja kapitaliste në ekonomi me mbeturinat e marrëdhënieve feudale pasqyroheshin edhe në strukturën shoqërore të vendit. Shtresa të tëra ruanin një karakter shoqëror të ndërmjetëm e të dyanshëm. Krahas borgjezisë së lidhur në shkallë të gjerë me pronat çifligare e me sistemin fiskal mesjetar, kemi edhe çifligarë të borgjezuar si rezultat i lidhjes së ekonomive të tyre me tregun.

Ky fenomen i krijimit të shtresave shoqërore me karakter të ndërmjetëm ndodhte jo vetëm në radhët e klasave shfrytëzuese, por edhe në radhët e klasave të shtypura. Figurat e fshatarëve gjysmëpronarë e gjysmëbujq apo gjysmëargat po shtoheshin

përditë e më tepër në fshatin tonë. Ky fenomen ndodhte edhe në qytet. Mjaft zejtarë të vegjël qenë kthyer në punëtorë me qesim të akaparuesve të lëndës së parë, tregtarëve të mëdhenj. Gjithë këto raste ishin shprehje e faktit që shoqëria shqiptare ishte në kapërcyell, në kalim nga rendi i vjetër në rendin borgjez.

Në këtë shkallë të zhvillimit ekonomik e shoqëror e gjeti vendin tonë shpallja e pavarësisë. Mpleksja dhe gërshetimi i klasave dhe shtresave të ndryshme të shoqërisë shqiptare të kohës i vinin vulën jetës politike të vendit. Kështu që Kryengritja e Fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme më 1914-1915 u zhvillua në kushtet e diferencimit jo të plotë të forcave shoqërore e politike të vendit, në radhë të parë në gjirin e klasave shfrytëzuese, në vetë gjirin e borgjezisë.

## 2. Regjimi antikombëtar dhe antipopullor i princit gjerman V. Vid

Shpallja e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 Nëntor 1912 ishte kurorëzimi i luftërave të paprera të popullit tonë kundër sundimit osman. Ajo qe një fitore, të cilën populli ynë ia imponoi jo vetëm Stambollit, por edhe Fuqive imperialiste të Evropës. Këto Fuqi u detyruan dashur pa dashur të hiqnin dorë nga vendimi i tyre i mëparshëm për t'i njohur Shqipërisë vetëm autonominë nën suzerenitetin e sulltanit, dhe i njohën asaj pavarësinë. Porse në përputhje me logjikën dhe interesat e tyre imperialiste në Ballkan dhe në Shqipëri kjo njohje nuk ishte e plotë. Ata i imponuan shtetit të ri një Komision Ndërkombëtar të Kontrollit (KNK). Ky komision përbëhej prej për-

faqësuesve të gjashtë Fuqive të Mëdha evropiane, si dhe një përfaqësuesi shqiptar. Me këtë akt cënohej e kufizohej rëndë sovraniteti i shtetit të ri. Përveç kësaj, në krye të këtij shteti pas debatesh të gjata u caktua një princ gjerman, i cili në fakt do të ishte përçues i politikës dhe interesave të imperializmit prusian në vendin tonë. Nga ana tjetër, me caktimin e kufijve të shtetit shqiptar nga imperialistët, nga trungu i tij u shkëputën gati gjysma e tokave dhe e popullsisë shqiptare. Të gjitha këto fakte tregojnë në mënyrë bindëse që Shqipëria u detyrua ta paguante me një çmim shumë të shtrenjtë njohjen formale të pavarësisë së saj nga ana e Fuqive imperialiste.

Princi gjerman Vilhelm Vid arriti në Durrës më 7 mars 1914. Statuti organik i Shqipërisë i aprovuar më 10 prill 1914 nga Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit përcaktonte, sipas logjikës së imperialistëve, kuadrin në të cilin do të jetonte e do të zhvillohej shteti i ri shqiptar, kuadrin në të cilin do të ushtronin veprimtarinë e tyre princi i huaj dhe qeveria e tij.

Sipas këtij statuti, Shqipëria shpallej principatë kushtetore sovrane dhe e trashëgueshme nën garancinë e Fuqive të Mëdha, të cilat edhe garantonin tërësinë e tokave të shtetit shqiptar dhe asnjanësinë e saj. Statuti sanksiononte pozitën e princit. I caktuar në fronin e Shqipërisë, Vidi ishte njëkohësisht edhe kryetar i administratës civile edhe kryetar i administratës ushtarake dhe kishte të drejtë të emëronte Këshillin e Minisrave. Organi legjislativ i principatës do të ishte Asambleja Kombëtare, e cila do të përbëhej prej anëtarësh të zgjedhur me vota indirekte, nga tre përfaqësues për secilën nga të shtatë prefekturat e vendit. Në të do të bënin pjesë gjithashtu

përfaqësuesit e fesë, komisari i lartë shqiptar në «Bankën Kombëtare Shqiptare», që do të formohej me kapitalet e fuqive imperialiste dhe dhjetë anëtarë të caktuar nga princi.

Në fakt rol kryesor në Shtetin e ri Shqiptar do të vazhdonte të luante Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit. Kompetencat dhe veprimtaria e tij ishin praktikisht një mohim i pavarësisë së Shqipërisë. Ai, duke dalë jashtë caqeve të kontrollit dhe duke hyrë drejtpërdrejt në sferën e qeverimit e të pushtetit, u shndërrua në mjaf raste në një organ bashkësundimi të Fuqive imperialiste.

Për kufizimin e madje për mohimin e pavarësisë së Shqipërisë, Fuqitë imperialiste nuk u mjaftuan me bashkësundimin e tyre të ushtruar nga KNK apo me pushtimin ushtarak që i bënë qytetit më të madh e më të zhvilluar të vendit, Shkodrës, në prill 1913. Ata i imponuan vendit tonë, megjithë protestat e qarqeve patriotike shqiptare, ruajtjen në fuqi të kapitulacioneve që i ishin imponuar Perandorisë Osmane nga marrëveshjet e pabarabarta të saj me Fuqitë imperialiste. Neni 4 i statutit u jepte të huajve që vendoseshin në Shqipëri më shumë të drejta sesa vetë shtetasve shqiptarë.

Elementët patriotë e demokratë më largpamës, duke u zhveshur dalëngadalë nga iluzionet që kishin përfshirë qarqet politike borgjeze shqiptare lidhur me qëndrimin gjoja dashamirës të Fuqive të Mëdha ndaj Shqipërisë, filluan t'i kuptonin qëllimet e vërteta të imperialistëve. Kështu gazeta «Atdheu», disa ditë pas aprovimit të statutit organik të Shqipërisë nga KNK, shkruante: «Evropën s'e ha malli (për Shqipërinë — G. Sh.) se me të s'i takohet interesi. Ata (imperialistët evropianë — G. Sh.) nuk duan që

Shqipëria të marrë veten dhe të jetë e zonja e vetes».

Xhandarmëria shqiptare do të organizohej dhe drejtohej nga orgnizatorë të huaj. Pas refuzimit të Suedisë për të marrë përsipër këtë organizim, sepse nuk kishte asnjë interes në Shqipëri, ambasadorët e Fuqive të Mëdha iu drejtuan Holandës për këtë çështje. Adresimi për te Holanda nuk qe diçka e rastit. Ata e bënë këtë, siç pohojnë edhe autorë holandezë, duke pasur parasysh «përvojën koloniale të saj». Që këtej del e qartë edhe një herë se nga ç'kënd e vështronin Fuqitë e Mëdha imperialiste vendin tonë. Aprovimi i këtij misioni nga Qeveria Holandeze nuk është bërë, gjithashtu, pa interes, por nga një bazë e caktuar. Arsyen e pranimit na e shpjegojnë vetë De Ver dhe Tomson, kryetari e nënkryetari i këtij misioni, në studimin e tyre paraprak mbi misionin e tyre në Shqipëri, për organizimin e xhandarmërisë shqiptare. Ata e shihnin këtë mision në kuadrin e gjithë politikës koloniale të vendit të vet. Ata shpresonin se misioni do të ndihmonte për të ngritur emrin e prestigijn e Holandës. Duke pretenduar se veprimtaria e tyre do të ishte në të mirë të një popullsie, shumica e së cilës qe myslimane, ata shpresonin se ajo do të çonte në një rritje e forcim të prestigjit të Holandës nëpër kolonitë.

Caktimi i princ Vilhelm Vidit në fronin e Shqipërisë bëri që në qarqet borgjeze shqiptare të lindnin mjaft iluzione lidhur me personin e tij. Pjesa më e madhe e tyre shpresonin se ai do të ishte në gjendje t'i jepte fund anarkisë brenda vendit, të zgjidhte çështjet politike të mbetura pezull, siç ishte sigurimi i tërësisë së tokave të Shtetit Shqiptar, sipas kufijve të caktuar nga Fuqitë imperialiste, dhe, së fundi,

shpresonin se ai do t'i hapte vendit rrugën e zhvillimit ekonomik e kulturor. Porse princ V. Vidi, jo për cilësitë e tij vetiake, por për vetë pozitën e tij, i shikuar jo më kot nga të tjerët si përçues i politikës gjermane në këtë pjesë të Ballkanit, nuk mund ta shpëtonte çështjen shqiptare nga dara e atij kompleksi kontradiktash të jashtme, pa folur këtu për kontradiktat e brendshme në të cilat qe ngërthyer. Nga ana tjetër, nuk mund të pritej nga një junker prusian që të kërkonte të mbështetej në forcat demokratike e përparimtare të vendit, siç shpresonin elementët përparimtarë, antifeudalë. Kjo predispozitë e tij u pa që me formimin e kabinetit të tij të parë.

Lidhur me regjimin e Vidit shoku Enver Hoxha arrin në përfundimin se «ardhja e Vidit në Shqipëri nuk duhet konsideruar si një akt pozitiv, po si një koniunkturë e shteteve të fuqishme të Antantës dhe të shteteve të Evropës Qendrore për pregatitjen e Luftës së madhe Botërore. Në një kohë kur po pregatitej kjo luftë, duhet të ishe naiv që të thoje se Qeveria e Vidit qe me të vërtetë një qeveri pozitive. Dihet dhe është fakt se sa kohë që ishte Vidi në fuqi, në Shqipëri vepronte Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, ku lëvrinin të gjitha intrigat». Enver Hoxha, Vepra, vëll. 23, f. 160-161).

Qeveria u formua më 17 mars 1914 nën diktatin e Fuqive imperialiste, në radhë të parë nën diktatin e Austro-Hungarisë e të Italisë. Qeveria kryesohej nga Turhan pashë Përmeti, ish ambasadori i Perandorisë Osmane në Petërburg. Shumica e anëtarëve të kësaj qeverie ishin bejlerë e pashallarë, çifligarë, elementë reaksionarë, që ose nuk kishin marrë pjesë në lëvizjen kombëtare shqiptare, ose, çka është

më keq, e kishin tradhtuar atë apo edhe kishin vepruar gjithnjë kundër saj si për shembull Esat Toptani, Preng Bib Doda, Turhan Përmeti etj. Mbështetjen e ngushtë shoqërore e reaksionare të Qeverisë e vërejtën edhe të huajtë. «Kabineti është shprehje e Shqipërisë feudale, — shkruanin nga Vlora ato ditë, — (e asaj klase) e cila, si kudo në Ballkan, nuk ka rrënjë të forta në vend, mbahet me dhunë dhe çdo ditë bie ekonomikisht».

Formimi i Qeverisë, të përbërë nga katër pashallarë dhe, siç shprehej shtypi i kohës, nga katër bejlerë, ishte deziluzioni i parë që pësuan elementët përparimtarë të borgjezisë shqiptare pas ardhjes së princit. «Mbreti po i mbështet plotësisht feudalistët më të mëdhenj të Shqipërisë» — shkruante gazeta «Atdheu» në atë kohë. Ajo që i pezmatoi edhe më shumë qarqet patriotike e demokratike shqiptare, ishte pjesëmarrja e E. Toptanit në Qeveri dhe vendosja e tij në postet kyçe të saj.

Postet e siguruara me ndihmën e reaksionit imperialist reaksioni çifligar vendas i shfrytëzoi për të forcuar pozitat e veta. Për këtë qëllim krijoheshin edhe poste të panevojshme. Përveç kësaj, siç vërenin edhe përfaqësuesit e huaj diplomatikë në Shqipëri, rrogat e funksionarëve shtetërorë nuk përputheshin me të ardhurat buxhetore dhe me rëndësinë e postit të tyre, dhe shumë herë ishin më të larta se ato të shteteve fqinje. Përfaqësuesit shqiptar në KNK, për shembull, i bëhej i njëjti trajtim material si edhe përfaqësuesve të Fuqive të Mëdha, gjoja për ta vënë në një shkallë me kolegët e tij të huaj. Edhe shtypi shqiptar vinte në dukje se për të njëjtat poste Qeveria Shqiptare jepte rroga 2-4 herë më të mëdha nga ç'jepte Qeveria Osmane para shpalljes së Pavarë-

sisë, gjë që nuk justifikohej as me shkallën e shtrenjtësisë së jetesës së shkaktuar nga luftërat ballkanike.

Me këtë rrugë që kishte zënë, Qeveria e Durrësit po e fuste vendin me shpejtësi të madhe në një gjendje financiare pa rrugëdalje, e cila do ta detyronte atë edhe princin që të pranonte të gjitha kushtet që do t'i diktoheshin nga sindikati bankar austro-italian apo nga ndonjë sindikat tjetër ndërkombëtar, lidhur me koncesionin e Bankës Kombëtare në shqyrtim.

Nga Qeveria e Turhan pashës nuk mund të pritej asnjë reformë ekonomike e shoqërore në të mirë të masave punonjëse e sidomos në të mirë të fshatarësisë. Nuk u mendua as për rishikimin e sistemit mesjetar të taksave, as për heqjen të paktën të sipërmarrjes së tyre. Përkundrazi, Qeveria filloi të merrte masa për forcimin e bazave të regjimit çifligar në vend, për forcimin e pronës çifligare shtetërore me anën e riorganizimit të çifligjeve shtetërore.

Me kalimin e të gjithë pushtetit në duart e çifligarëve filluan të shtoheshin edhe arbitraritetet e tyre në kurriz të fshatarëve. Në Fier, siç kumton shtypi i kohës, Izet beu u rrëmbeu 70 e ca bujqve kasollet që ata kishin ngritur vetë. Kur ata iu drejtuan gjyqit, beu bëri një presion e shantazh të tillë mbi ta saqë i detyroi ta tërhiqnin ankesën.

Elementët demokratë shprehnin në shtyp pakënaqësinë e masave popullore lidhur me përqëndrimin e pushtetit në duart e reaksionit çifligar, për arbitraritetet e prepotencën e bejlerëve, kritikonin veprimtarinë antipopullore të Qeverisë në fushën e brendshme, ruajtjen e privilegjeve për aristokracinë, politikën personale të Esat pashës etj. Pati gazetarë,

të cilët shkuan më tej dhe kërkuan eliminimin e aristokracisë çifligare nga pushteti politik, në radhë të parë shkarkimin e Esat pashës nga postet e rëndësishme që kishte. Porse mënjanimi i Esat pashës dhe i mbarë reaksionit çifligar nga pushteti politik nuk ishte një detyrë e lehtë për elementët demokratë. Këta ishin të shkëputur nga masat popullore, në radhë të parë nga masat fshatare. Edhe ata vetë e ndjenin dobësinë e tyre. Prandaj shpresat për t'ia arritur qëllimit ata i kishin varur tek ndihma e përkrahja e forcave të tilla të huaja, reaksionare e madje armiqësore ndaj vendit tonë, siç ishin princi gjerman, KNK apo organizatorët e huaj. Ky qëndrim i komprometonte pikëpamjet e tyre antifeudale.

Siç shihet, elementët antifeudalë të borgjezisë, duke mos e shtruar fare, me përjashtime shumë të rralla, zgjidhjen e problemit agrar, e reduktuan luftën e tyre kundër çifligarëve vetëm në planin politik, për mënjanimin e tyre nga pushteti shtetëror. Inkonsekuenca e tyre në këtë luftë dukej edhe në faktin se ajo zakonisht nuk drejtohej kundër klasës çifligare në tërësi porse kundër përfaqësuesve të saj të veçantë më reaksionarë, në radhë të parë kundër Esat pashë Toptanit.

Dobësia e këtyre elementëve arrinte deri atje sa për të kufizuar pushtetin e Esat pashës dhe të kastës së tij ata nuk shihnin rrugë tjetër veçse të zgjeronin kompetencat administrative të të huajve në vendin tonë, kompetencat e KNK dhe të organizatorëve holandezë të xhandarmërisë, duke cënuar më tej sovranitetin e vendit.

Ndërsa përbërja e qeverisë, qëndrimi i saj reaksionar ndaj masave popullore, politika personale e

E. Toptanit tregonin karakterin antipopullor të regjimit të princit gjerman V. Vid, qëndrimi i tyre ndaj problemeve të jashtme politike, që qëndronin pezull, zbulojnë karakterin antikombëtar të këtij regjimi.

Synimi i imperialistëve dhe i shovinistëve ishte ta gllabëronin e ta copëtonin Shqipërinë. Siç ka thënë edhe shoku Enver Hoxha «...Shqipëria, pra, nuk ka pasur asnjë mik në atë kohë. Ata që i janë bërë «miq» Shqipërisë kanë dalë si të tillë në disa momente politike që kishin të bënin me interesat e tyre». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 23, f. 136). Këtu shoku Enver ka parasysh dy Fuqitë adriatike, Austro-Hungarinë e Italinë, qëndrimin e tyre ndaj problemit të njohjes së pavarësisë shqiptare. Fakti që Fuqitë imperialiste dhe qarqet shoviniste ballkanike e njohën Vidin si princ të Shqipërisë nuk i pengonte ata që të vazhdonin të ndiqnin, madje, edhe më me ngulm, politikën e veprimtarinë e tyre antishqiptare. Shtetet ballkanike fqinje, megjithëse u shprehën për vendosjen e marrëdhënieve diplomatike, si Mali i Zi, ose edhe i vendosën ato me Shqipërinë, si Greqia e Serbia, prapëseprapë nuk kishin hequr dorë nga synimet e tyre territoriale mbi tokat shqiptare. Në këtë drejtim nuk u mungoi as përkrahja e njërës apo tjetrës fuqi imperialiste.

Problemi më shqetësues dhe më i ndërlikuar që qëndronte përpara vendit ishte largimi i trupave të shovinistëve grekë nga Shqipëria e Jugut dhe vendosja e administratës shqiptare në këto vise. Qeveria shoviniste e Athinës, duke vazhduar politikën e saj aneksioniste, kërkonte edhe prefekturat e Korçës e të Gjirokastrës. Për të «argumentuar» gjoja kërkesat e saj, për më tepër, për t'i vënë Fuqitë e Mëdha përpara një fakti të kryer me anën e ushtrisë së rregullt

të organizuar në formë bandash, ajo organizoi shpalljen e «Vorioepirit» autonom.

Megjithëse zgjidhja e të ashtuquajturës çështje «vorioepiriote» u konsiderua si guri i provës për aftësitë e sundimtarit të ri të Shqipërisë, V. Vidi nuk mund të tregohej i vendosur për të mbrojtur deri në fund dhe pa kompromis interesat e shtetit shqiptar. Duke iu nënshtruar diktatit të Fuqive të Mëdha ai pranoi të hynte në bisedime me Qeverinë «vorioepiriote» të Zografos dhe filloi të bënte lëshime në një çështje kaq jetike për vendin tonë, siç ishte ajo e Shqipërisë së Jugut. Ky qëndrim diktohej nga politika e Gjermanisë, e cila ishte e interesuar të ruhej aleanca e saj tripalëshe me Austro-Hungarinë e Italinë. Çdo ndërlikim i çështjes mund të provokonte ndërhyrjen ushtarake në Shqipëri të Austro-Hungarisë dhe të Italisë e mund të provokonte edhe ndeshje të armatosura midis aleatëve.

Thellimi i divergjencave austro-italiane jo vetëm dëshirohej nga Fuqitë e Antantës, por edhe punohej nga ana e tyre në këtë drejtim. Me këtë qëllim Franca, për shembull, nxiste Greqinë lidhur me kërkesat e saj mbi Shqipërinë e Jugut.

Për të evituar këtë rrezik diplomacia gjermane preferonte ose t'i jepej autonomia Epirit të Veriut ose këto toka të Shqipërisë së Jugut t'i jepeshin për fare Greqisë. Lidhur me këtë çështje përfaqësuesi gjerman në Athinë i shkruante Berlinit në këtë mënyrë: «Natyrisht, duhet pranuar se për princin e Shqipërisë është një çështje e vështirë dhe delikate ta fillojë hypjen e tij në fron me faktin që të jetë i detyruar të cedojë tokën që atij iu premtua nga Fuqitë e Mëdha. Por, në fund të fundit, kjo mënyrë veprimi do të ishte e dobishme për vetë princin dhe në rast

se nuk do të ngjiste kështu, *interesat tona do të duhej të viheshin përpara atyre të princit të Shqipërisë»*. (nënvizimi im — G. Sh.)

V. Vidi si përçues i ndikimit të Gjermanisë në këtë pjesë të Ballkanit hyri në rrugën e bisedimeve, pra, edhe të lëshimeve dhe të kompromiseve. Për bisedime me përfaqësuesin e «vorioepiriotëve», ai ngarkoi kolonelin holandez Tomson, që qe caktuar njëkohësisht edhe komisar i jashtzakonshëm për Shqipërinë e Jugut. Në përfundim të bisedimeve, duke zbatuar udhëzimet që mori nga princi, ai pranoi autonominë e krahinave të Jugut, të cilat në bazë të kësaj marrëveshjeje do të kishin, në fakt, një lidhje formale me Shtetin Shqiptar. Pra, siç ka thënë shoku Enver Hoxha, Tomsoni «...ra në ujdi me përfaqësuesin e «voriepirotëve» për të vendosur «autonominë» e krahinave jugore të Shqipërisë, në kundërshtim me interesat e popullit shqiptar». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 139). Natyrisht, Qeveria e Turhan pashës, nën presionin e fortë të qarqeve patriotike shqiptare, nuk e pranoi këtë lëshim; ajo u shpreh kundër njohjes së çdo lloj autonomie për Epirin e Veriut dhe e shkarkoi Tomsonin nga detyra. Qendra e bisedimeve u shpërngul nga Korfuzi në Durrës, ku bisedimet u zhvilluan me përfaqësuesin diplomatik të Greqisë, Varatasin. Në emër të «vorioepirotëve», ai i paraqiti palës shqiptare kërkesa të tilla të cilat çonin në shkëputjen pothuajse të plotë të Shqipërisë së Jugut nga Shteti Shqiptar.

Përfaqësuesit grekë, duke e interpretuar sipas oreksit të vet autonominë e kërkuar, i kishin trajtuar vazhdimisht krahinat e Jugut në fakt si të shkëputura nga Shteti Shqiptar. Qëllimi i qarqeve shoviniste greke ishte që nëpërmjet bisedimeve të zvarri-

tej çështja deri sa të vinte një kohë e favorshme për t'ia aneksuar Shqipërinë e Jugut Greqisë.

Në ekuilibrin evropian Greqia ishte një faktor i pasigurtë dhe i papërcaktuar, që përkëdhelej nga të dy koalicionet politiko-ushtarake të Fuqive imperialiste evropiane, si nga Antanta, ashtu edhe nga Fuqitë qendrore. Kjo rrethanë si dhe lëkundjet e princit të ri të Shqipërisë inkurajonin qarqet shoviniste të Greqisë që të përdornin çdo mjet për realizimin e synimeve të tyre aneksioniste. Për këtë qëllim ata organizuan puçin e Korçës të 2 Prillit 1914, i cili siç dihet dështoi, në sajë të qëndresës së popullsisë shqiptare, e cila i vuri përpara forcat greke edhe në drejtime të tjera. Këto suksese të shqiptarëve i detyruan grekët të ulen përsëri në tryezën e bisedimeve. Me imponimin e Fuqive imperialiste këtë punë e mori tanimë në dorë vetë KNK, i cili nënshkroi më 17 maj 1914 me përfaqësuesit e Vorioepirit «Protokollin e Korfuzit».

Përmbajtja e tij nuk ndryshonte shumë nga projekti i pranuar prej Tomsonit. I kënaqur nga lëshimet e arritura me Protokollin e Korfuzit, shtypi i qarqeve shoviniste greke nuk mungoi ta lavdëronte me të madhe kolonelin holandez, propozimet e të cilit kishin vënë bazat e këtij rezultati.

Një lëvizje e gjerë protestash shpërtheu në mbarë Shqipërinë dhe veçanërisht në Durrës, për ta detyruar Qeverinë Shqiptare që të mos e ratifikonte Protokollin. Në këtë lëvizje morën pjesë edhe shumë banorë, pa dallim feje, nga Shqipëria e Jugut. Megjithatë, Qeveria Shqiptare u detyrua nga KNK që ta bënte këtë ratifikim më 23 qershor 1914. Me këtë akt për prefekturat e Korçës e Gjirokastrës u sanksionua një regjim gjysmautonom, të cilin shovinis-

tët grekë, siç e treguan dhe ngjarjet e mëvonshme, e konsideronin si hap drejt shkëputjes së plotë të këtyre viseve nga Shqipëria për bashkimin e tyre me Greqinë.

Detyra e mbrojtjes së Shqipërisë së Jugut nga forcat shoviniste greke nuk ishte një detyrë e lehtë. Greqia gëzonte përkrahjen e hapur apo edhe të heshtur të Fuqive imperialiste. Përpjekjet në këtë drejtim sabotoheshin nga agjentët grekë, në krye të të cilëve qëndronin peshkopët e Durrësit dhe të Korçës, Jakovi dhe Germanosi. Ata gjenin mbështetje në reaksionin vendas, çifligarët, esadistët, klerikët e tregtarët grekomanë, që kishin njerëzit e tyre edhe në qeveri.

Vështirësia kryesore në rrugën për zgjidhjen me forcat e brendshme të çështjes së Shqipërisë së Jugut ishte qëndrimi tepër i lëkundshëm i Princit dhe i Qeverisë së tij. Lëkundjet e Princit janë të shpjegueshme nga gjithë rrjedha e bisedimeve të Korfuzit e të Durrësit. Në këtë kohë, kur Princi tregohej i pavendosur, iniciativën në këtë çështje u përpoq ta merrte Esat pasha. Qëllimet që ndiqte ai në këtë mes janë të dukshme. Duke dalë në krye të kësaj pune ai mendonte të mënjanonte jo vetëm rivalët e tij personalë nga aristokracia çifligare vendase, por të linte në hije edhe vetë Princin. Ishte Esati ai që kishte ndikuar tek Princi për ta bërë edhe më të lëkundshëm qëndrimin e këtij. Me këtë rrugë ai mendonte të shtinte në dorë një forcë të armatosur të konsiderueshme, me anën e së cilës shpresonte t'i imponohej kujtdo që do t'i kundërvihej synimeve të tij ambicioze. Prandaj Esati kërkoi nga Kryeministria që mbledhja e xhandarëve dhe e rezervistëve për në Jug t'i lihej ose organizatorëve holandezë ose Minis-

trisë së Luftës e të Punëve të Brendshme, domethënë atij vetë. Për këtë ai vinte si kusht që dikasteri i tij të ishte krejtësisht i lirë dhe i pavarur në rregullimin e kësaj pune.

Kështu, fati i prefekturave të Korçës dhe të Gjirokastrës u bë çështje e prestigjit midis Princit dhe Esatit, çështje kompetencash midis administratës shqiptare dhe KNK e organizatorëve të huaj, çështje revaliteti midis Esatit dhe përfaqësuesve të tjerë të aristokracisë çifligare të vendit dhe u kanalizua në hullinë e interesave të ngushta të të gjitha këtyre forcave.

Qëndrimi i Princit, i Qeverisë, i KNK, i organizatorëve të huaj dhe i vetë Esatit ndaj kësaj çështjeje të rëndësishme nuk përputhej me shkallën e lartë të gatishmërisë së masave popullore për mbrojtjen e Atdheut. Mjaft emigrantë nga kolonitë jashtë atdheut ishin gati të ktheheshin dhe të hynin në radhët e trupave vullnetare. Po kështu mjaft nxënës të Shkollës Normale të Elbasanit kishin shfaqur këtë dëshirë saqë lindi nevoja të ndërpriteshin mësimet deri sa të ktheheshin nxënësit vullnetarë. Por megjithë atdhetarizmin e masave popullore punët ecnin shumë ngadalë. E. Toptani nuk ngutej. Në përputhje me synimet e veta ai kujdesej që mbledhja e forcave të mos delte jashtë kontrollit të tij. Një vëmëndje të veçantë ai i kushtoi faktit që armët të binin në duart e njerëzve të tij të besueshëm.

Siç shihet qartë gjithë kujdesi i E. Toptanit konsistonte në atë që lufta kundër pushtuesve shovinistë grekë të mos merrte karakter popullor. Atyre që shprehën gatishmërinë për të marrë pjesë në luftë vullnetarisht, ai iu përgjegj «se populli nuk duhet të përzihet në punët e qeverisë». Në vend të vullneta-

rëve ai synonte të mblidhte mercenarë. Në krye të kësaj pune u vunë bejlerët çifligarë. Këtë ata u përpoqën ta përdornin për të qëruar «hesapet» e vjetra me fshatarët.

Ndërsa Princi, Qeveria dhe Esati po e fusnin çështjen e mbrojtjes dhe të çlirimit të Shqipërisë së Jugut në rrugë pa krye, vullnetarët e dalë nga populli vazhdonin të luftonin. Shtypi lajmëronte se një pjesë e tyre nën komandën e Ismail Kasos e të Selam Musait (ky edhe u plagos në grykë të Këlcyrës) vazhdonin të përballonin me sukses armikun. Edhe ngjarjet e kësaj kohe vërtetojnë thënien e shokut Enver Hoxha se «Mik i vërtetë i pavarësisë së Shqipërisë atëherë ishte vetëm populli shqiptar me luftën dhe përpjekjet e tij për t'u çliruar me armë në dorë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 137).

Rritja e pakënaqësisë së popullit kundrejt Esat Toptanit në këtë çështje u pasqyrua edhe në shtyp. Gazetari patriot Muço Qulli dënonte Esatin, i cili nuk pranoi ardhjen e vullnetarëve nga kolonia shqiptare e Amerikës. Ai i drejtohej Esatit me fjalët: «Shkëlqesë, a e dini ç'do me thënë Atdhe? Atdhe s'do me thënë rrogë, çiflig e forcë personale».

Të rinjtë demokratë të vendit të grumbulluar në kryeqytetin e përkohshëm të shtetit të ri në Durrës, i shfaqën edhe në mënyrë demonsrative prirjet e tyre antifeudale. Himni i porsakrijuar i V. Vidit në gojën e tyre u transformua nga «port'e qiellit duhet thyer» në «kok'e Esatit duhet thyer, t'i vemë fronë mbretit tonë».

Kështu po krijohej bindja te rrethet borgjeze më të përparuara se pa eliminuar reaksionin çifligar esadist nga pushteti, Shteti i ri Shqiptar nuk do të mund të zgjidhte as detyrat që i dilnin në fushën e

jashtme. Porse kjo bindje nuk arriti të shtrihej në të gjithë kompleksin e faktorëve të brendshëm e të jashtëm të çështjes shqiptare, duke përfshirë në to edhe Princ Vidin, siç ndodhi me masat fshatare. Me gjithë demaskimin që i bënë reaksionit çifligar e sidomos kreut të tij Esat pashë Toptanit, patriotët e kohës nuk po bënin asnjë hap për t'i mbështetur qëndrimet e tyre antifeudale në masat popullore. Për këtë arsye rritja e revoltës antifeudale në masat fshatare nuk përputhej me antifeudalizmin e këtyre elementëve të borgjezisë, kryesisht intelektualë, të cilët sipas rastit, ose nuk kishin besim në pjekurinë politike të masave popullore, ose, më vonë, me thellimin e karakterit antifeudal të kryengritjes patën frikë nga vrulli revolucionar i tyre.

Gjithë qëndrimi i Princ Vidit, i Qeverisë së tij, i Esat pashës dhe i kastës së tij ndaj çështjes së Shqipërisë së Jugut tregonte qartë karakterin e tyre antikombëtar. Problemi shtrohej ashtu siç, e ka shtruar shoku Enver Hoxha: «Ose duhej pranuar zgjedha e huaj dhe të varej fati i atdheut te tradhtari Esat pasha dhe te agjenti gjerman Vid, që së bashku shkatërruan shpresat që lindën në Vlorë, ose duhej ngritur me armë në dorë siç bënë «rebelët». E vetmja rrugëdalje nga kaosi, nga tradhtia ishte revolucioni popullor, ishte kryengritja e armatosur. Këtë moment politiko-ushtarak e kuptuan vetëm «rebelët» dhe prandaj kryengritjen e bënë ata. «Rebelët» ishin në rrugën e drejtë, në rrugën revolucionare, në rrugën shqiptare» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 150-151).

Lufta politike dhe shoqërore që u zhvillua në Shqipëri që nga shpallja e Pavarësisë deri në muajin

maj të vitit 1914 mbeti në fakt e kufizuar vetëm në kuadrin e klasave sunduese të vendit. Masat popullore, ndryshe nga ngjarjet që filluan të zhvilloheshin që nga muaji maj, qëndruan jashtë kësaj lufte. Madje, mund të thuhet, që edhe borgjezia nuk u aktivizua e tëra në këtë luftë. Kjo mendojmë se është edhe një nga arsyet që lufta politike e një viti më parë mori, në pamje të jashtme, ngjyrën apo formën e një konflikti personal midis Kryetarit të Qeverisë së parë Kombëtare, I. Qemalit, dhe kreut të reaksionit çifligar, E. Toptanit. Lufta politike e shoqërore në kohën e Qeverisë Kombëtare të Vlorës, në fakt, qe një luftë për pushtet e forcave patriotike e demokatike me forcat reaksionare. Kjo luftë, ndryshe nga ngjarjet e viteve 1914-1915, nuk u shëndërrua në luftë të armatosur. Edhe pse e kufizuar, ajo ndihmoi në thellimin e procesit të diferencimit e polarizimit të forcave politike e shoqërore në fjalë. Por ky proces nuk shkoi më tej; me ardhjen e Princ Vidit u pengua, dhe dislokimi i forcave politike të vendit u bë edhe më i ndërlikuar se më parë. Një pjesë e qarqeve borgjeze, duke përfshirë këtu edhe shumicën e intelektualëve patriotë e demokratë të kohës, përkrahën pa rezerva Princin që u mbështet tërësisht në klasën çifligare. Kështu ata u shkëputën krejtësisht nga masat fshatare, tek të cilat revolta antifeudale ishte në rritje.

Lidhur me këtë problem shoku Enver Hoxha shkruan: «Një pjesë e krerëve patriotë «pa thonjëza» që ishin shquar në atë kohë në çështjen shqiptare, për fat të keq, këtë moment nuk e kuptuan drejt, nuk e kuptuan dot, nuk u shkëputën nga besimi i tepruar ndaj politikës bizantine të imperialistëve, ata ishin të shkëputur nga faktori vendimtar populli, ata qën-

druan pas, kurse «rebelët» dhe Haxhi Qamili ishin në pararojë». (Enver Hoxha. Veprat, vëll. 23, f. 151).

Me shpalljen e Pavarësisë, me njohjen e Shtetit të ri Shqiptar nga Fuqitë imperialiste dhe pas caktimit, në vija të përgjithshme, të kufijve të tij nga Konferenca e Ambasadorëve, para vendit tonë, para lëvizjes kombëtare e demokratike shqiptare krahas detyrave politike që kishin ngelur ende pa u zgjidhur, dolën edhe detyra të tjera të reja. Detyra kryesore midis tyre ishte *konsolidimi dhe zhvillimi i Shtetit të ri Shqiptar në rrugën demokratike dhe në luftë me synimet imperialiste dhe shoviniste të Fuqive të Mëdha dhe të shteteve fqinje.* Para lëvizjes kombëtare dhe demokratike shtrohej çështja se në çfarë rruge do të bëhej ruajtja, konsolidimi dhe përparimi i vendit, në rrugë demokratike dhe revolucionare, në luftë me reaksionin çifligar, apo me rrugën e kompromiseve, duke u mbështetur, ashtu sikurse edhe gjatë luftës kundër sunduesit osman, në aleancën e borgjezisë me çifligarët. Intensifikimi i mëtejshëm i përpjekjeve të Fuqive të Mëdha dhe shteteve ballkanike për realizimin e synimeve të tyre imperialiste dhe shoviniste në Shqipëri, mostërheqja e trupave të huaja nga tokat që i ngelën Shtetit Shqiptar, ndërhyrja e hapur dhe brutale e të huajve në punët e brendshme të shtetit të ri me anën e përfaqësuesve diplomatikë e tregtarë, sidomos me anën e Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit, organizatorëve të huaj të xhandarmërisë, dhe madje më vonë edhe të vetë Princit gjerman, ishin çështje, të cilat të marra së bashku, përbënin rrezik të madh për pavarësinë, sovranitetin shtetëror dhe tërësinë tokësore të Shtetit Shqiptar. Në këtë situatë shtrohej problemi tjetër se në ç'rrugë do të realizohej ruajtja e pavarësisë dhe konso-

lidimi i Shtetit Shqiptar, në luftë të ashpër me ndërhyrjen e huaj imperialiste dhe shoviniste, apo duke u mbështetur në «përkahjen» e kësaj apo asaj fuqie të huaj.

Në këto rrethana përcaktimi i detyrave kryesore që qëndronin përpara vendit e në mënyrë të veçantë bashkërendimi i tyre nuk ishte një punë e lehtë për lëvizjen kombëtare e demokratike shqiptare të kohës. E ndodhur nën presionin e fortë të rreziqeve të shumta e të mëdha që i kanoseshin qenies së Shtetit të ri Shqiptar, kjo lëvizje e mbivlerësoi e madje mund të themi se e absolutizoi përparësinë e zgjidhjes së detyrave politike të jashtme, duke eklipsuar krejtësisht edhe domosdoshmërinë e zgjidhjes së disa prej detyrave të brendshme ekonomike e shoqërore më të ngutshme. Porse nuk ishte vetëm gjendja e vështirë politike ndërkombëtare ajo që diktonte qëndrimin e njëanshëm të qarqeve patriotike e demokratike shqiptare, por ishte edhe gjendja, pozita e shkalla e organizimit të vetë borgjezisë. Për këto arsye këto qarqe jo vetëm që nuk qenë në gjendje ta kapërcenin me veprimtarinë e tyre këtë njëanshmëri, por as edhe nuk i shtruan problemet ekonomike e shoqërore të kohës. Për shembull, çështja agrare vetëm sa u prek shkarazi në shtypin e kohës, ndërsa për problemin e sistemit mesjetar të taksave as që u fol fare. Këto dy probleme kishin të bënin jo vetëm me fatin e interesat e fshatarësisë, por edhe me fatin e Atdheut. Shoku Enver Hoxha ka thënë: «. . . kur flitet për tokën, flitet për atdheun. Këtë nuk e tund asgjë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 174).

Qarqet patriotike borgjeze të kohës nuk arritën të kuptonin në përgjithësi lidhjen organike që ekzistonte midis zgjidhjes së detyrave të jashtme e disa

prej detyrave ekonomike e shoqërore; ata nuk arritën të kuptonin, gjithashtu, se nuk mund të sigurohej pavarësia e tërësia tokësore e atdheut pa përcaktuar drejt, pa demaskuar deri në fund mbështetjen shoqërore të armiqve të jashtëm, dhe pa marrë parasysh në shkallë sado të vogël interesat e nevojat imediate të masave popullore, sidomos të fshatarësisë, forcës kryesore të mbrojtjes së vendit. Ky qëndrim i njëanshëm i qarqeve patriotike nuk e forconte frontin antiimperialist e antishovinist, por e dobësonte atë; kështu pengohej e vështirësohej lufta kundër rrezikut të jashtëm. Në këtë mes ndikoi shumë qëndrimi i ndrojtur që mbanin elementët demokratë ndaj reaksionit çifligar, bajraktar, klerikal e madje edhe borgjez.

Edhe në studimet tona historike vëmendja është përqëndruar kryesisht në trajtimin e qëndrimit të qarqeve patriotike ndaj pushtimeve të huaja apo ndaj rreziqeve të jashtme, duke lënë mënjanë qëndrimin e këtyre qarqeve ndaj problemeve ekonomiko-shoqërore të brendshme. Pra, edhe në këto studime sikur absolutizohet mendimi mbi përparësinë e zgjidhjes së detyrave të jashtme që qëndronin përpara vendit, duke mos vënë në dukje lidhjet që ka ajo me zgjidhjen e disa çështjeve të brendshme ekonomike e shoqërore, siç ishin sistemi i taksave, çështja agrare, etj.

Mendimet e gjykimit e bashkëkohësve mbi ngjarjet konkrete qofshin këto edhe mendimet e gjykimet e elementëve më të përparuar të kohës, nuk mund të merren si masë për vlerësimin e tyre sot, sepse ata përmbajnë në vetvete të gjitha kufizimet e kohës e të bartësve të tyre e të klasës që ata përfaqësonin. Ky kufizim i tyre duhet vënë në dukje,

sepse ka penguar jo vetëm zgjidhjen demokratike të detyrave të brendshme, por dhe zgjidhjen e detyrave të jashtme. Edhe ngjarjet e viteve 1914-1915, ashtu sikurse të gjitha periudhat e tjera të historisë së popullit tonë, vërtetojnë edhe një herë tezën e shokut Enver Hoxha se pa luftuar armikun e brendshëm nuk mund të luftohesh e të luftohet edhe sot e kësaj dite armiku i jashtëm. Natyrisht, bashkërendimi i këtyre dy detyrave varet nga faktorët objektivë dhe subjektivë. Përvoja shumëvjeçare e luftrave të popullit tonë kundër pushtuesve të huaj dhe në mënyrë të veçantë përvoja e Luftës Nacionalçlirimtare ka treguar më së miri se kjo gjë varet nga fakti se kush qëndron në udhëheqje të luftës për çlirim kombëtar e përparim shoqëror.

Lidhjen e ngushtë që ekziston midis armiqve të jashtëm dhe reaksionit të brendshëm e ka vënë në dukje dhe e ka argumentuar edhe një herë shoku Enver Hoxha në Kongresin e 7-të të Partisë, duke folur për gjendjen ndërkombëtare dhe politikën e jashtme të vendit tonë. Në të njëjtën kohë ai nënvizon domosdoshmërinë e luftës së njëhershme në të dy frontet. Pasi flet për lidhjet e imperializmit dhe të socialimperializmit me borgjezinë reaksionare të çdo vendi, shoku Enver Hoxha arrin në përfundimin se «... këto dy forca nuk mund të ndahen nga njëra-tjetra. Pa luftuar njërën, nuk mund të luftosh tjetrën, pa luftuar forcën reaksionare të brendshme, derisa ta rrëzosh atë, nuk mund të luftosh armikun e jashtëm, nuk mund të evitosh luftën». (Enver Hoxha. Raport në Kongresin VII të PPSH, f. 227).

Konkluzioni marksist-leninist i shokut Enver Hoxha lidhur me këtë problem ka një rëndësi të madhe metodologjike jo vetëm për çështjen që po traj-

tojmë por edhe për të gjithë historinë e Shqipërisë, ku faktorët e jashtëm kanë një peshë jo të vogël.

Lufta kundër armiqve të jashtëm dhe njëkohësisht kundër armiqve të brendshëm ka të bëjë me bashkërendimin e zgjidhjes së detyrave politike dhe atyre ekonomiko-shoqërore, që qëndronin përpara vendit në plan të brendshëm dhe në plan të jashtëm. Këtë problem shoku Enver Hoxha e shtron në mënyrë të drejtpërdrejtë dhe të lidhur ngushtë me periudhën pas shpalljes së Pavarësisë në studimin e tij mbi Kryengritjen e Fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme. Shoku Enver Hoxha na mëson: «Zgjidhja e çështjes së tokës ishte e lidhur me fatet e Shqipërisë, me fatin e fshatarësisë. Kush nuk i ka parasysh këto s'mund të gjykojë drejt mbi këtë problem të rëndësishëm» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 143).

Kjo tezë e shokut Enver Hoxha na ndihmon për t'u orientuar drejt në trajtimin, shpjegimin e vlerësimin e ngjarjeve të brendshme e të jashtme të atyre viteve, sado e komplikuar të jetë mpleksja e gërshetimi i tyre, sado ta kenë ngatërruar atë historianët borgjezë të së kaluarës me tezat e pikëpamjet e tyre antishkencore e antihistorike. Me përcaktimin e mësipërm shoku Enver Hoxha i ka dhënë përgjigjen e duhur dhe të vendosur tezës së këtyre historianëve, të cilët pretendonin në mënyrë metafizike se nuk ishte koha për të ngritur probleme të brendshme ekonomiko-shoqërore. Sipas tyre nuk duhej ngritur as kundër princ V. Vidit si «simbol i pavarësisë së Shqipërisë». Këtij problemi shoku Enver Hoxha i ka dhënë përgjigje jo vetëm në plan teorik e parimor, por edhe në plan të drejtpërdrejtë. Ai shtron pyetjen: ««Rebelët» bënë mirë që ngritën krye kundër feudalëve, kundër pashës, kundër të gjithë imperialis-

tëve, kundër Qeverisë së Durrësit dhe kukullës, Princ Vidit, apo tradhtuan kauzën e Shqipërisë? Kush tradhtoi në këtë mes: «rebelët» apo Pasha, pashallarët me imperialistët, me fqinjët grabitqarë dhe me mbretin Vid? Kush mbronte çështjen e Shqipërisë dhe të popullit, «rebelët» apo të dytët? Cila ishte rruga e drejtë, rruga revolucionare, rruga që të çonte në pavarësinë e Shqipërisë, e para, rruga e «rebelëve» të Haxhi Qamilit apo ajo e imperialistëve, e Esat pashës dhe e Princ Vidit? Kush mendoi dhe u orientua drejt në këto momente delikate, të koklavitura dhe të rrezikshme, «rebelët» apo politikanët patriotë «pa thonjëza», që e mbështetën Vidin dhe politikën e imperialistëve?» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 147).

Analiza që i ka bërë shoku Enver problemit dhe konkluzionet që ai ka nxjerrë në bazë të saj janë përgjigjja më e mirë e këtyre pyetjeve. Në bazë të tyre ne do mundohemi të japim një pasqyrë disi të gjerë të zhvillimit të Kryengritjes Fshatare të Shqipërisë së Mesme të viteve 1914-1915, e cila u drejtua si kundër princ V. Vidit ashtu edhe kundër Esat pashës.

Lidhja e problemit agrar me problemin e ruajtjes dhe konsolidimin e fitoreve të arritura me shpalljen e Pavarësisë ngelej aktual, sepse revolucioni kombëtar në vendin tonë nuk u çua deri në fund, nuk zhduku, së bashku me zgjedhën e huaj, edhe pushtetin politik, shtypjen e shfrytëzimin e çifligarëve. Në gjendjen ekonomike e shoqërore të fshatarësisë nuk pati asnjë ndryshim. Për më tepër çifligarët, me ndihmën e reaksionit imperialist ndërkombëtar, i forcuan pozitat e tyre nën regjimin e princit gjerman V. Vid. Të gjitha këto rrethana e të tjera bënin që pakënaqësia e masave popullore të rritej.

Duke hequr dorë plotësisht në fakt nga lufta për shkatërrimin e mbeturinave të feudalizmit në vend dhe duke e kufizuar luftën e tyre kundër elementëve të veçantë reaksionarë nga klasa e çifligarëve, një pjesë e mirë e borgjezisë u mjaftua me përpjekjet për ndarjen e pushtetit politik me çifligarët. Me këtë ajo, duke përfshirë këtu edhe shumicën e elementëve patriotë e demokratë intelektualë që njiheshin deri atëherë si të tillë, qëndroi larg lëvizjes antifeudale të masave fshatare që sa vinte e rritej.

Pavarësisht nga qëndrimi i një pjese të mirë të borgjezisë shqiptare, fshatarësia siç treguan edhe ngjarjet, edhe në ato kushte nuk kishte hequr dorë nga lufta e saj për zgjidhjen e problemeve kryesore të klasës së vet dhe vuri në rend të ditës zgjidhjen me forcë të çështjes agrare. Elementët patriotë e demokratë intelektualë me kufizimet e tyre ideologjike, me pikëpamjet e ngushta të tyre, me atë shkallë të dobët organizimi ku ndodheshin, nuk qenë në gjendje t'i përgjigjeshin detyrave që shtroi para tyre situata e re e krijuar me shpërthimin e revoltës së masave fshatare, pra, nuk qenë në gjendje t'i përgjigjeshin hovit revolucionar e të bashkërendonin luftën e popullit tonë në dy fronte.

Në këto rrethana shpërtheu kryengritja kundër princ V. Vidit.

*KAPITULLI II*

# FILLIMI I KRYENGRITJES FSHATARE (KRYENGRITJA KUNDËR PRINC V. VIDIT)

## 1. Fillimi i kryengritjes. Kërkesat kryesore të kryengritësve

Shenjat e pakënaqësisë ndaj Qeverisë së bejlerëve dhe pashallarëve të Durrësit dhe autoriteteve të saj nëpër krahina nisën të dukeshin që në fillim të muajit maj 1914. Pakënaqësia përfshiu edhe shtresa të borgjezisë, të cilat vunë në shenjë kryefeudalin e Shqipërisë së Mesme, kreun e reaksionit çifligar dhe kryeagjentin e Fuqive imperialiste evropiane dhe të monarkive shoviniste ballkanike, Esat pashë Toptanin. Nga këto rrethe u formua një shoqëri e fshehtë, që drejtohej kundër armiqve të brendshëm, çifligarëve tradhtarë me pashain e Tiranës në krye.

Në këtë kohë një masë fshatarësh të armatosur u grumbullua në Shijak. Ata shfaqën kërkesa të ndryshme. Ndër to mbizotëronte parulla «nuk duam bejlerë».

Gjithçka ndodhte përreth nuk ishte krejtësisht e panjohur për E. Toptanin. Prandaj ai me nxitim mori masa për sigurimin e personit të vet. Grumbulloi me të shpejtë armë, municione e mercenarë në konakun e tij. Ndërkohë lajmëroi që t'i vinin edhe forca të tjera në ndihmë.

Për të dalë nga situata e vështirë në të cilën ndodhej, ministri i Luftës u përpoq të shfrytëzonte batalionin e vullnetarëve të Tiranës, luftëtarët e të cilit qenë grumbulluar për t'u dërguar në frontin e Jugut. Batalioni komandohej nga kushëriri i tij, Abdi bej Toptani, dhe nga myftiu i Tiranës, Musa Qazimi. Esat pasha i dha urdhër batalionit që të nisej në drejtim të Shijakut, në vend që ky të merrte rrugën më të shkurtër, rrugën e Elbasanit për të shkuar në Korçë, ku ishte destinuar. Ndryshimi i drejtimit të batalionit kishte të bënte me ndryshimin e qëllimit të përdorimit të tij. Këto forca nuk do të përdoreshin në luftën kundër shovinistëve grekë për mbrojtjen e Korçës e çlirimin e Gjirokastrës. Këtë gjë e ka pohuar edhe përfaqësuesi bullgar në Durrës, i cili shkruante se batalioni u thirr në ndihmë të kryeqytetit kundër fshatarëve të revoltuar. Tërheqja e batalionit në zonën e kryengritësve dhe mundësia e bashkimit të tij me forcat e tjera esadiste paraqiste rrezik për fshatarët e revoltuar të Shijakut. Prandaj një grup prej tyre, i komanduar nga Man Picari dhe Dervish e Myrteza Arbana, organizoi më 17 maj një pritë tek Ura e Limuthit. Pas një përpjekje të vogël, ku la një të vrarë, batalioni u tërhoq dhe u shpërnda.

Nga sa thamë më sipër mund të përfundojmë se përpjekja te Ura e Limuthit nuk qe, siç është menduar deri tani, një provokacion i kurdisur nga xhonturqit, as edhe një pritë e organizuar nga esadistët,

por qe një reagim i fshatarëve kryengritës ndaj taktikës së reaksionit për t'i vënë fshatarët midis dy zjarresh. Me ndryshimin e drejtimit të batalionit, komanda e tij, Abdi beu dhe Musa Qazimi, e bëri atë vegël në duart e Esatit kundër fshatarëve të revoltuar. Me këtë veprim batalioni u zhvesh nga çdo mision patriotik, për të cilin qe grumbulluar. Prandaj edhe lufta e fshatarëve kundër tij tani ishte një luftë e drejtë.

Përpjekja te Ura e Limuthit shërbeu si sinjal për fillimin e Kryengritjes.

Përballë turmave fshatare u trembën edhe pallati edhe E. Toptani, të cilët filluan të merrnin masa. Por ata nuk kishin aspak ndër mend që të aktivizonin forca të tilla shoqërore, të cilat ishin të predispozuara të shkonin përtej synimeve të tyre të çastit; kishin frikë se forca të tilla mund t'u dilnin jashtë kontrollit dhe bile të rroknin armët kundër tyre. Prandaj nuk qëndron fare mendimi mjaft i përhapur, se lëvizja qe nxitur nga E. Toptani.

Qarqet proaustriake të oborrit të Princit, të Qeverisë dhe të organizatorëve të huaj, me nxitjen e legatës austro-hungareze në Durrës u përpoqën ta shfrytëzonin pakënaqësinë dhe urrejtjen e masave fshatare dhe të elementëve antifeudalë. Më 19 maj, pa nxjerrë ndonjë vendim për shkarkimin e Esatit nga postet që mbante, ndërmorën aksionin për arrestimin e tij, veprim që u realizua duke vënë në përdorim edhe topat.

Vendimi për arrestimin e E. Toptanit me orientim proitalian u mor mbas shumë hezitimesh nga ana e V. Vidit, veç të tjerash, si një masë për qetësimin e fashitjen e turmave fshatare.

Me gjithë ekzistencën në vend të një lëvizjeje

të fuqishme antifeudale dhe në veçanti antiesadiste nga ana e qarqeve borgjeze në Durrës nuk u mendua të kërkohej mbështetja e kësaj lëvizjeje kundër Esat pashës dhe veprimi kundër tij mori në fakt ngjyrën e një puçi apo grushti të oborrit, i nxitur nga austriakët, dhe i vënë në jetë nga oficerët holandezë, grusht në të cilin nacionalistët borgjezë nuk mundën të luanin faktikisht veçse një rol të dorës së dytë. Duke i bërë jehonë asaj që shkruante shtypi i jashtëm, gazeta «Populli» nënvizonte se rruga që u ndoq për mënjanimin e Esatit «mund të shkaktojë një mendim që puna u bë e mirë, po jo me një mënyrë patriotike», d.m.th., sipas nesh, duke mos u mbështetur në popull, jo me rrugë revolucionare.

Rrëzimi dhe arrestimi i Esat pashës më 19 maj u prit me gëzim dhe dha shkas për demostrata antifeudale në qytetet Durrës, Vlorë e vende të tjera, në të cilat u hodhën parulla kundër Esatit dhe bejlerëve të tjerë si dhe kundër kabinetit të Turhan Pashës.

Kjo ngjarje u përshëndet nga shumica e shtypit shqiptar të kohës si një fitore e madhe mbi forcat feudale dhe si sinjal për ta çuar më tej luftën kundër tyre. Për këtë bënin thirrje gazetat «Populli» dhe «Atdheu». Porse qarqet borgjeze shqiptare në përgjithësi u kënaqën me këtë fitore dhe nuk u përpoqën për ta çuar luftën më tej. Nga lëkundjet e tyre e sidomos të pallatit mbetën pa u zbatuar dhe u anulluan urdhërat e dhëna më parë për arrestimin e esadistëve të tjerë, bejlerë dhe pashallarë. Ndërsa turmat fshatare nuk mendonin kështu.

Kryengritësit iu drejtuan Shijakut dhe Tiranës. Ata morën edhe Kavajën, Krujën e Peqinin, duke mbajtur të rrethuar dhe nën presion të vazhdueshëm kryeqytetin.

Më 22 maj u nis nga Durrësi në drejtim të Shijakut një ekspeditë e vogël e organizuar dobët, e cila u shpartallua me lehtësi nga kryengritësit fshatarë.

Rreth karakterit të lëvizjes që filloi në Shqipërinë e Mesme raportet diplomatike dhe shtypi i kohës, shqiptar dhe i huaj, jepnin mendime nga më të ndryshmet dhe nga më kontradiktoret. Disa mendonin se ajo ishte organizuar nga Esati dhe çifligarët e tjerë, të nxitur nga turkomanët si dhe nga Serbia, Greqia e Italia. Të tjerë gjykonin se ajo drejtohej jo vetëm kundër Esatit, por edhe kundër të gjithë bejlerëve dhe se kryengritësit kishin për synim të merrnin tokat e tyre.

Që agjenturat e huaja ndërhynin lirisht në punët e vendit tonë dhe që kërkonin të përfitonin nga zhvillimi i ngjarjeve në vend nuk ka kurrfarë dyshimi. Ajo që të bie në sy është fakti se diplomatët dhe shtypi i huaj nënvizonin herë njerën e herë tjetrën anë të problemit simbas interesave të tyre. Mjafton të kujtojmë këtu se për diplomacinë e shtypin austriak, meqë lëvizja në dy tre ditët e para drejtohej kundër Esatit dhe bejlerëve të tjerë miq të tij, ajo kishte karakter antifeudal; ndërsa kur u pa qartë se kishte përfshirë në objektivat e saj edhe kukullën e tyre, Princin Vid, ajo u paraqit prej tyre si një lëvizje turkomane, në të cilën kishin gisht edhe shtetet fqinj. Kurse pala italiane, ndërsa në fazën e parë theksonte karakterin social-agrar të lëvizjes, në fazën e dytë, kur ky karakter rritet e bëhet më i theksuar, ajo e linte në heshtje dhe i bënte jehonë synimeve të elementëve turkomanë, të cilët spekulonin me parullat fetare të kryengritësve të thjeshtë. Parullat fetare kishin një bazë objektive në realitetin shqiptar të kohës. Duke bërë fjalë për kryengritjen fsha-

tare në Gjermani, F. Engelsi theksonte: «Që kjo luftë klasore bëhej atëherë nën parulla fetare dhe që interesat, nevojat dhe kërkesat e klasave të ndryshme fshiheshin nën një mbulesë fetare, kjo nuk e ndryshon aspak thelbin e çështjes dhe shpjegohet lehtë me kushtet e kohës» (F. Engels, «Lufta fshatare në Gjermani», Tiranë, 1975, f. 28).

Kërkesat e kryengritësve vinin duke ndryshuar e evoluar. Deri më 23 maj ata kërkonin largimin e çifligarëve nga pushteti politik, respektimin e fesë myslimane dhe trajtimin material të klerikëve. Këtu nuk ka, pra, asnjë kërkesë në favor të Esat pashës. Përkundrazi, kryengritësit nuk ishin të kënaqur vetëm me largimin e Esatit nga pushteti, por kërkonin që lufta e tyre të çohej më tej dhe kjo masë të shtrihej edhe mbi përfaqësuesit e tjerë të klasës çifligare në pushtet. Prandaj nuk ka asnjë bazë pretendimi që kryengritësit të konsiderohen si «esadistë». Dhe, në përgjithësi, që në atë kohë e më vonë kryengritësit janë quajtur nga përfaqësuesit e klasave shfrytëzuese «rebelë». Përmbajtjen klasore të këtij cilësimi e ka zbërthyer shoku Enver. Ai thotë: ««Rebel» është një titull i urrejtshëm, i tmerrshëm për feudalët, për imperialistët, për borgjezinë reaksionare të asaj kohe, dhe të çdo kohe, pse këta «rebelë» ishin armiqtë e tyre, pse këta «rebelë» i urrenin ata për vdekje, pse këta «rebelë» fshatarë ngritën krye me armë kundër tyre, kundër komploteve dhe planeve që bënin mbi kurriz të popullit shqiptar, siç do ta shohim më poshtë.

*Pra përcaktimi që u kanë bërë imperialistët, feudalët dhe borgjezia reaksionare, e brendshme dhe e jashtme, fshatarëve të Shqipërisë së Mesme që ngritën krye si «rebelë», s'ka qenë një përcaktim i keq,*

*por shumë ekzakt. Vetëm këtu ata s'kanë gabuar.* (Nënvizimi është i shokut Enver Hoxha). Ata e kanë gjykuar drejt, — vazhdon shoku Enver Hoxha, — karakterin e kryengritjes fshatare, qëllimet, synimet e saj politike, ekonomike, klasore. Pra, këtu ne jemi plotësisht dakord me ta. S'ka se si përcaktimi të mos jetë rrjedhim logjik i qëllimit klasor të problemit». (Enver Hoxha. Veprat, vëll. 23, f. 139-140).

Përmbajtjen klasore të termit «rebel» e vërteton gjithë zhvillimi i ngjarjeve në vendin tonë gjatë kryengritjes, e vërteton gjithë qëndrimi që mbajtën klasat shfrytëzuese ndaj saj.

Kampi fshatar nuk u mjaftua vetëm me kërkesën për largimin e çifligarëve nga pushteti. Në gjirin e këtij kampi lufta kundër çifligarëve erdhi duke u thelluar dhe u drejtua edhe kundër bazës së tyre ekonomike, pronave të mëdha çifligare. Prirjet e hapura sociale të masave fshatare shqetësuan jo vetëm çifligarët, por edhe përfaqësuesit e borgjezisë. Ata trembeshin nga kërkesa të tilla që kishin për qëllim të vendosnin «rendin e katundarisë». Sado të paqarta dhe të turbullta që të ishin këto kërkesa, përfaqësuesit më largpamës të borgjezisë reaksionare si M. Kruja panë në to thelbin e tyre klasor e për pasojë dhe rrezikshmërinë që vinte prej tyre.

Edhe vëzhguesit e huaj qenë në gjendje të dallonin thelbin e lëvizjes dhe theksonin se ajo nuk kishte një burim thjesht fetar, por ishte një revoltë agrare e bujqëve të shtypur. Shtypi vinte në dukje se kryengritësit kërkonin tokat pjellore që u ishin grabitur atyre prej bejlerëve dhe pashallarëve.

Kryengritësit vunë dorë mbi pasuritë e bejlerëve: Esatit, Abdi Toptanit e të tjerëve. Misri që fshatarët sekuestruan në çifligjet e E. Toptanit, vlerësohej prej

vetë Esatit në 12 000 napolona ar. Esadistët e bashkuar me lëvizjen nuk qenë në gjendje ta pengonin këtë veprim të kryengritësve. U dogjën kullat e Abdi beut, i cili me batalionin e komanduar prej tij në vend që të shkonte në Korçë u drejtua kundër fshatarëve të revoltuar në Shijak. Këtë moment ka parasysh edhe kënga popullore, kur i drejtohet beut toptanas me vargjet:

*Abdi bej, të qaftë nana,*
*Ku m'i le kullat me xhama.*

U arrestuan bejlerë si Dervish bej Biçaku, i cili para një viti ishte përpjekur ta përdorte parullën për një princ mysliman, për ta ngritur popullsinë e Elbasanit kundër Qeverisë provizore të Vlorës të kryesuar nga I. Qemali, porse pa sukses. Pikërisht ky person arrestohet në kohën kur kërkesa për një princ turk po merrte një përhapje të gjerë në radhët e kryengritësve. Pra, kjo është një dëshmi e qartë që tregon se qëndrimi i fshatarëve ndaj çifligarëve u përcaktua jo nga parullat fetare apo politike që kishin përqafuar. Prapa këtyre parullave qëndronte urrejtja klasore e kryengritësve. Në këto kushte shumica dërmuese e bejlerëve çifligarë u arratis jashtë Shqipërisë dhe nuk guxoi të kthehej deri sa vazhdoi kryengritja.

Pra, gjithë rrjedha e ngjarjeve gjatë kryengritjes provon bindjen që ka shprehur shoku Enver Hoxha që në vitin 1962 se «...në rastin e Kryengritjes së Fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme, ajo ishte me të vërtetë një kryengritje me kuptim revolucionar dhe kryengritësit fshatarë të Shqipërisë së Mesme,

sipas bindjes sime, ishin me të vërtetë revolucionarë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 140).

Fshatarët kryengritës nuk arritën t'i formulonin kërkesat e tyre klasore në një program agrar të përcaktuar qartë. Megjithatë, qëllimin e luftës së tyre e tregonin qartë veprimet e tyre. Kështu, një vëmendje të veçantë ata i kushtuan aktivizimit dhe pjesëmarrjes në lëvizje të pasuesve të Esat Toptanit. Këta u bashkuan me lëvizjen me qëllim që të përfitonin nga zhvillimi i ngjarjeve. Por fshatarët u treguan shumë vigjilentë në këtë drejtim dhe morën masa të rrepta kundër pasuesve të hapur të Esatit. Ata arrestuan sekretarin personal të tij, Tefik Mandiqin, sapo ai vuri këmbë në zonën e kryengritjes, në Shllinxë, për të shkuar në Tiranë.

Në këto kushte esadistët e bashkuar me lëvizjen nuk guxuan asnjëherë të dilnin haptazi me kërkesën për kthimin në Shqipëri të Esatit, i cili pas arrestimit të tij më 19 maj, u mor në «mbrojtje» nga përfaqësuesi diplomatik i Romës në Shqipëri dhe u dërgua në Itali.

Gazeta «Besa shqiptare», e njohur për një qëndrim në përgjithësi proitalian, e bënte të qartë se nuk kishte asnjë bazë mendimi i ndonjerit për të kërkuar kthimin e Esatit gjoja për qetësimin e kryengritësve, sepse dihej që këta kishin kërkuar shumë gjëra të tjera, por asnjëherë Esat pashën. Gazeta kërkonte që të kiheshin parasysh shkaqet e vërteta të ngritjes së fshatarëve me armë në dorë. Ajo u kujtonte lexuesve luftën e hershme të tyre kundër pashait tiranas për tokat që ai u kishte grabitur.

Zgjerimi i kryengritjes e bënte gjithnjë e më të domosdoshëm përpilimin e një programi. Porse kjo tashmë nuk ishte një detyrë e lehtë. Qëndrimi ar-

miqësor i intelektualëve borgjezë providistë ndaj fshatarëve kryengritës, aktivizimi i elementëve turkomanë, i klerikëve myslimanë në lëvizje si dhe bashkimi me të i njerëzve të Esat pashës e vështirësoi edhe më shumë këtë çështje. Në këto kushte nuk kish si të mos shpërthenin mosmarrëveshje të ashpra në gjirin e kryengritësve të cilat arritën deri edhe në përleshje me armë, gjë që vërtetohet jo vetëm nga të dhënat gojore, por edhe nga burime dokumentare.

Megjithë manifestimet proturke të elementëve turkomanë (në zonën e kryengritjes), këta elementë nuk mundën t'i imponpremin lëvizjes kërkesat e veta, siç ishin futja e Shqipërisë përsëri nën administrimin osman ose të paktën nën *suzerenitetin* e sulltanit, apo futjen e gjuhës turke në zyra apo në shkolla, siç është pretenduar në të kaluarën. Këto kërkesa nuk figurojnë në programin që kryengritësit i parashtruan përfaqësuesve të KNK në Shijak më 3 qershor 1914. Kërkesat për futjen e Shqipërisë përsëri nën administrimin osman etj. i qenë parashtruar verbalisht nga elementët turkomanë përfaqësuesve të KNK në takimet paraprake, porse nuk u pranuan prej tij. Interesant është pohimi që bën sekretari e përkthyesi i KNK, i cili shkruan se refuzimi i KNK në këtë çështje nuk ngjalli asnjë reaksion në masën e kryengritësve të pranishëm. Edhe përfaqësuesi i Austro-Hungarisë në KNK kishte vërejtur që, në takimin e 3 qershorit, përfaqësuesit e kryengritësve treguan pak interes për pjesën fetare dhe administrative të programit të tyre të mëparshëm.

Si kërkesa të tyre më të rëndësishme kryengritësit parashtruan në këtë takim caktimin e një princi mysliman në fronin e Shqipërisë, emërimin e një për-

faqësuesi turk në përbërjen e KNK si dhe përdorimin e alfabetit turko-arab për gjuhën shqipe.

Kërkesa për largimin e Princ Vidit dhe për sjelljen në vend të tij të një princi mysliman, megjithëse i binte ndesh, në këtë pikë, vendimeve të Fuqive imperialiste në Konferencën e Ambasadorëve në Londër, nuk e mohonte dhe nuk ishte në kundërshtim aspak me ekzistencën e Shqipërisë së pavarur. Armiqtë kryesorë të vendit tonë mbeteshin Fuqitë imperialiste me interesat e tyre të drejtpërdrejta apo edhe të tërthorta në Shqipëri. Pas tyre vinin qarqet sunduese shoviniste fqinje. Që të dy palët në veprimtarinë e tyre të dendur antishqiptare mbështeteshin në reaksionin vendas çifligar, bajraktar, klerikal e madje edhe borgjez. Në këto rrethana vendit tonë i duhej një udhëheqje shtetërore antiimperialiste dhe antifeudale, të cilën nuk ia siguronte as princi mysliman, as princi kristian.

Përsa i takon problemit të Kryetarit të atëhershëm të Shtetit Shqiptar shoku Enver Hoxha shkruan: «Pikëpamja se rreth qeverisë së Vidit u grumbullua vegjëlia, se ajo ishte e vetmja formë shtetërore që duhej mbrojtur, është një pikëpamje e historianëve gjermanë. Po të analizojmë drejtimet dhe qëllimet e austro-hungarezëve del se ata nuk ishin për një Shqipëri të pavarur, ata pranonin të krijohej shteti shqiptar vetëm për eventualitetet politike». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 160).

Pas kërkesës për një princ mysliman qëndronin forca të ndryshme shoqërore, me kuptime të ndryshme mbi këtë kërkesë. Këtu bënin pjesë edhe partizanët e princ Fuatit të Egjiptit, edhe esadistët. Por këta qenë shumë të pakët. Shumicën e përbënin përkrahësit e kërkesës për vendosjen e një

princi turk në Shqipëri. Në këta përkrahës ne nuk kemi parasysh partizanët e vendosjes së një princi osman në fronin shqiptar. Për këtë kërkesë të fundit ishin përfaqësuesit e reaksionit turkoman, të grumbulluar rreth gazetës «Seda-i millet» (Zëri i popullit), që ata nxirrnin në Shkodër në gjuhën turke. Kandidatura më e preferuar e këtyre të fundit ishte kandidatura e të birit të sulltan Abdyl Hamidit II, ajo e princ Burhanedinit. Porse idhtarët e një princi myslimano-osman nuk patën ndonjë ndikim në masën e kryengritësve fshatarë. Midis fshatarëve dominonte parulla për një princ turk, e cila nuk lidhej domosdoshmërisht me derën osmane, gjë që e tregon kandidatura mjaft e përhapur e Izet pashës, një ushtaraku të lartë të Perandorisë, me origjinë shqiptare.

Kërkesa për një princ turk, për vetë pozitën e Shqipërisë në Ballkan, përkonte më shumë me interesat e vendit se çdo kërkesë tjetër. Këtë e dëshmon edhe vetë fakti që kjo kërkesë ishte e papranueshme si për qarqet sunduese shoviniste të shteteve fqinje ashtu edhe për Fuqitë e Mëdha imperialiste.

Arsyet që i shtynin një pjesë të mirë të udhëheqjes së kryengritjes që ta mbështesnin kërkesën për një princ turk janë po ato arsye që kishin shtytur në këtë drejtim edhe I. Qemalin gati një vit më parë. Këto arsye i ka shpjeguar plotësisht dhe qartazi shoku Enver Hoxha kur shkruan për Ismail Qemalin se «. . .ai i gjykoi më drejt qëllimet gjermane dhe austro-hungareze, gjykoi qëllimet grabitqare të Italisë dhe të fqinjëve serbë dhe grekë. Ai po e shihte se Evropa po shkonte drejt luftës. Ismail Qemali si politikan dhe njeri i mësuar po e shihte edhe më

mirë ndarjen e Fuqive të Mëdha dhe prirjet e tyre. Në këtë kaos të madh botëror që po përgatitej, Ismail Qemali, siç e gjykoj unë, mendoi të mos e linte Shqipërinë e porsalindur në mes të zjarreve, por në këtë rrebesh t'i krijonte edhe miq të tjerë direktë që s'kishin synime të drejtpërdrejta mbi Shqipërinë ...Kjo ishte një politikë e zgjuar e tij, sepse ai konkretisht pa se Turqia në atë kohë nuk përbënte ndonjë rrezik për Shqipërinë. Rrezik për vendin tonë ishin në atë kohë krali i Serbisë, Perandori i Austrisë, i Gjermanisë etj. Prandaj për vendin tonë nuk prishej ndonjë punë në qoftë se vinte këtu ndonjë princ turk». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 158-159).

Faktorët që kishin kushtëzuar qëndrimin e I. Qemalit në vitin 1913 ndaj çështjes së princit, vazhdonin të vepronin edhe më 1914. Madje pas ardhjes si Princ Vidit dhe qëndrimit të tij të pavendosur dhe antikombëtar ndaj problemit të Shqipërisë së Jugut, faktorët për një princ turk po bëheshin edhe më imponues. Prandaj, pikëpamjet e I. Qemalit i bënë të vetat edhe krerët e lëvizjes kryengritëse kundër V. Vidit si Qamil Haxhi Feza, Xhenabi Adili e të tjerë, të cilët më 1912 kishin marrë pjesë aktivisht në Lëvizjen Kombëtare Antiosmane. Të dy morën pjesë në Kryengritjen e Përgjithshme të vitit 1912, i pari në çetën e Dervish Himës, i dyti në Kosovë. Pas shpalljes së Pavarësisë Xhenabi Adili bëri edhe një poezi kushtuar Ismail Qemalit, ku ai e hyjnizon për aktin e shpalljes së pavarësisë, me të cilin ai shpëtoi Atdheun. Argumentet që sjell shoku Enver Hoxha lidhur me këtë çështje dhe faktet e mësipërme janë plotësisht bindëse se nuk ishte asfare «turkomanizmi» i tyre ai që i udhëhiqte këta

krerë të kryengritjes antividiste në qëndrimet e tyre politike në lidhje me Turqinë.

Me kërkesën për një princ turk u bashkua dhe një numër i madh irredentistësh me origjinë nga krahinat shqiptare të ish-vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit të mbetur jashtë kufijve të vitit 1913. Ata mendonin se me këtë rrugë do të mund të arrinin bashkimin e vendlindjes së tyre me trungun shqiptar. Prandaj nuk ishte e rastit që shumica e atyre që u aktivizuan në lëvizje apo erdhën nga Stambolli qenë nga Kosova e krahina të tjera që i qenë shkëputur me të padrejtë Shqipërisë nga Fuqitë imperialiste. Pra, kryengritësit fshatarë, siç thotë shoku Enver Hoxha «...kanë treguar më kurajë dhe me armë në dorë tentuan të zbatonin mendimin e Ismail Qemalit» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 158) për vendosjen e një princi turk në fronin e Shqipërisë.

Përballë rritjes së lëvizjes antiqeveritare, për të dalë nga gjendja e vështirë dhe për ta shtypur atë, V. Vidi iu drejtua për ndihmë krerëve çifligarë e bajraktarë të vendit. Këta në një farë shkalle ishin të lidhur me E. Toptanin. Një pjesë e tyre si Aziz pashë Vrioni, Ahmet bej Zogolli, Bektash bej Cakrani u përpoqën ta përdornin kryengritjen me qëllim që të bënin presion mbi Vidin dhe Qeverinë për të siguruar përfitime personale, poste shtetërore dhe fitime materiale.

Pjesa tjetër si Prenkë pasha dhe ndonjë tjetër kishte arritur me kohë në konkluzionin se Princ Vidi nuk ishte personi i aftë për të mbrojtur dhe ruajtur interesat e tyre të klasës. Prandaj këta shikonin e kërkonin që këtë mbrojtje ta siguronin me ndihmën

e drejtpërdrejtë të imperializmit italian dhe të monarkive borgjeze fqinje, qoftë edhe duke vënë në rrezik interesat e shtetit shqiptar.

U hartua plani që Prenkë pasha do të sulmonte kryengritësit nga Veriu, Aziz pashë Vrioni e Bektash bej Cakrani nga Jugu, Ahmet bej Zogolli nga Lindja, ndërsa garnizoni i Durrësit nga Perëndimi.

Shpresat e Qeverisë dhe të Vidit tek forcat mercenare të këtyre krerëve (me gjithë shumat e mëdha në të holla që u dhanë), për t'i vënë kryengritësit midis dy zjarresh, nuk u realizuan. Sulmi i tyre si nga Veriu ashtu dhe nga Jugu dështoi plotësisht. Këto forca me grabitjet, plaçkitjet, vrasjet, djegjet e bombardimet e fshatrave nuk bënë gjë tjetër veçse e shtuan pakënaqësinë e masave fshatare dhe i shtynë këta që të bashkoheshin në masë me kryengritësit, duke ndihmuar në shtrirjen dhe përhapjen e kryengritjes. Fuqitë qeveritare në tërheqje e sipër nëpër Myzeqe u qëlluan nga gardhet e shtëpive prej bujqve të shtypur. «I tërë populli i Karatoprakut, ashtu edhe ai i Myzeqesë, mysliman dhe i krishterë... ndihmuan, me ç'mjete patën, kryengritësit që shkelën Lushnjen...» Kështu i raportonte Qeverisë së Durrësit një nga komandantët e forcave mercenare, Bektash Cakrani.

Më 15 qershor kryengritësit bënë një sulm të furishëm kundër Durrësit, sulm i cili u praps vetëm në sajë të zjarrit të dendur të artilerisë së kështjellës, të drejtuar nga oficerët e huaj. Të nesërmen, garnizoni i Durrësit i përforcuar nga forca të reja mercenarësh të ardhur nga Shëngjini dhe që arrinin në 1200 vetë, ndërmori një kundërsulm, i cili përfundoi me disfatë të plotë. Gjatë këtyre dy ditëve u

zhvilluan luftime të ashpra nga të dy palët duke lënë shumë të vrarë dhe të plagosur. Shpartallimin e forcave mercenare të Qeverisë, të mbledhura nga bejlerët, na e përshkruan me humor kënga popullore:

*Krisi pushka në Shkozet*
*Gëjdon Vidi se u ba qamet*
*Ymer beu mësteqehollë,*
*shkon henekut musi bollë.*
*Kjo Safija po kreh flokët:*
*«Refik bej ç'i bane shokët?»*
*«Në Shkozet m'kanë metë si lopët!».*

Kundërsulmi i forcave qeveritare i datës 16 qershor nuk u kombinua (dhe ishte e natyrshme një gjë e tillë) me marshimin e ngathët të Prenkë Bibdodës kundër kryengritësve në drejtim të Jugut. Në luftën kundër forcave të tij në afërsi të Ishmit filloi të shquhej fshatari nga Sharra e Tiranës, Qamil Xhameta i njohur me emrin Haxhi Qamili.

Luftimet e këtyre ditëve qenë shumë të ashpra. Kryengritësit përbëheshin nga fshatarë që kishin kryer shërbimin ushtarak dhe shumë prej tyre kishin edhe përvojën e luftës së Shkodrës të viteve 1912--1913, ku ata kishin përballuar një rrethim të egër prej afro 7 muajsh. Kurse forcat qeveritare përbëheshin kryesisht nga mercenarë, që e kishin mendjen te plaçka. Pjesëmarrja e disa elementëve patriotë si Luigj Gurakuqi, Haki Glina e të tjerë në këto luftime përkrah forcave qeveritare nuk ishte në gjendje t'ia ndryshonte karakterin antipopullor këtyre forcave edhe pse ndonjeri prej tyre u vra apo u plagos. Kjo ndodhte sepse këta patriotë, siç shkruan shoku

Enver Hoxha, «për fat të keq, këtë moment nuk e kuptuan drejt, nuk e kuptuan dot, nuk u shkëputën nga besimi i tepruar ndaj politikës bizantine të imperialistëve, ata ishin të shkëputur nga faktori vendimtar popull, ata qëndruan pas, kurse «rebelët» dhe Haxhi Qamili ishin në pararojë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 151).

Në këto luftime u vra edhe koloneli holandez Tomson. Ky kishte shërbyer në ushtrinë kolonialiste holandeze në arkipelagun indonezian, ku kishte marrë pjesë në shtypjen e luftës çlirimtare të popullsive vendase, ku edhe ishte shquar në këtë drejtim dhe për këtë ishte dekoruar. Ai kishte marrë pjesë në jetën politike të vendit të vet përkrah qarqeve reaksionare kundër forcave më përparimtare të vendit për kohën.

E dhamë këtë portret të Tomsonit për të treguar se ç'përbërje kishte misioni holandez. Në sytë e anëtarëve të tij Shqipëria nuk kishte ndonjë ndryshim nga kolonitë holandeze. Këtë e tregon jo vetëm qëllimi që ata i kishin vënë misionit të tyre, por edhe i gjithë qëndrimi që ata mbajtën ndaj vartësve dhe autoriteteve shqiptare, qëndrim që nuk i shpëtoi syrit të vëzhguesve të huaj dhe shqiptarë. Fakti që Holanda nuk kishte interesa të drejtpërdrejta në Shqipëri dhe në Ballkan, nuk i pengonte pjesëtarët e misionit të vepronin në përputhje me politikën kolonialiste të vendit të tyre dhe, nga ana tjetër, t'i shërbenin fuqive të tjera të interesuara në këtë zonë (siç e tregoi qëndrimi i Tomsonit në çështjen e autonomisë së Shqipërisë së Jugut). Prandaj, shpresat e mëdha që qarqet borgjeze shqiptare kishin varur tek këta organizatorë të huaj nuk ishin aspak të justifikueshme.

E pamë të nevojshme të ndalemi për të sqaruar sadopak figurën e Tomsonit, «këtë mercenar dhe agjent të huaj» siç e quan shoku Enver, sepse kjo figurë është paraqitur në të kaluarën në dritë të shtrembër, si «mbrojtës i interesave të Shqipërisë».

Urrejtja e masave popullore kundër Princit, Qeverisë së Durrësit dhe forcave të tyre qe shkaku kryesor i dështimit të forcave qeveritare. Përballë ushtrive mercenare të krerëve bajraktarë e çifligarë, qëndronin forcat vullnetare të kryengritësve. Megjithëse aspiratat e tyre shoqërore i kishin veshur me parulla fetare, ata ishin ngritur me armë në dorë me bindjen se, siç shkruhej në shtypin shqiptar të kohës, ishin «tui luftue për me i dalë zot Shqypnisë». Të gjithë këta faktorë të marrë së bashku përcaktuan disfatën ushtarake të Qeverisë princore në përpjekjet e saj për shtypjen e kryengritjes. Në këto kushte forcat kryengritëse nuk e patën të vështirë të shtriheshin edhe në krahinat e tjera, duke pasur edhe përkrahjen e popullsisë së tyre. Pra, kërkesa për një princ turk dhe parullat fetare të kryengritësve, të cilave elementët turkomanë donin t'u jepnin karakter politik proturk, nuk përbënin ndonjë pengesë në këtë drejtim për masat popullore, siç përbënin për intelektualët borgjezë, të cilët, të lidhur pas vendimeve të imperialistëve mbi Shqipërinë, vazhdonin ta konsideronin Princ Vidin si «simbol të pavarësisë dhe të tërësisë tokësore të Shtetit Shqiptar».

Qëndrimi i elementëve intelektualë pro Princit dhe kundër fshatarësisë kryengritëse bëri që në lëvizje të mos kishte forca të tjera, të cilat ta drejtonin kryengritjen nën një flamur jofetar.

Përballë forcave të fshatarëve kryengritës mercenarët e Prenkë pashës, të shpërndarë nëpër Fu-

shë-Krujë dhe Fushë-Prezë për plaçkë, ikën të shpartalluar, pasi i vunë zjarrin Ishmit. Tërheqja e tyre u bë në panik të plotë. Tmerrin e mercenarëve dhe të komandantit të tyre e ka përshkruar kënga popullore me mjaft humor:

*...Shpejt po vjen Haxhi Qamili*
*Kodër m'kodër bjen burija*
*«Bini djem, se erdh fuqija.*
*Vjen fuqija prej Tirane*
*Pushkë e tym të bahen sonte!»*
*Se fort pasha u ngushtue*
*Kur e pa veten rrethue,*
*Kur e pa veten ngusht,*
*I hypi kalit lidhë në kujt!*

Ahmet Zogu me mercenarët e vet u tërhoq pa luftë nga Kruja.

Edhe forcat mercenare të Jugut nuk patën një fat më të mirë. Aziz pashë Vrioni nuk mundi ta mbante Lushnjën dhe u tërhoq. Forcat mercenare të Bektash bej Cakranit, të Hysni agë Toskës, të Nuredin bej Vlorës, të Zija bej Bubullimës (të komanduara nga major Besim Koka), jo vetëm që nuk arritën ta rimerrnin Lushnjën, por u detyruan edhe të tërhiqeshin. Me reprezaljet e plaçkitjet e tyre ata bënë që të shpërthente hapur pakënaqësia e fshatarëve të Myzeqesë, të cilët, siç dëshmon vetë Bektash bej Cakrani, u bashkuan në masë me kryengritësit. Kjo gjë i dha mundësi atyre që forcat kryesore t'i drejtonin kundër Elbasanit. Pas disa ditësh rrethimi qyteti i Elbasanit ra në dorë të kryengritësve. Kjo ndodhi më 23 qershor 1914. Me kryengritësit u

bashkuan jo vetëm banorët e fshatrave përreth por edhe forcat e xhandarmërisë qeveritare të qytetit.

Si hynë në qytet të Elbasanit kryengritësit shtinë në dorë depozitat e drithit të bejlerëve çifligarë. Ata dogjën shtëpitë e Aqif pashës, i cili kishte zënë vendin e Esat Toptanit në Qeverinë e V. Vidit, si ministër i Punëve të Brendshme.

Ndërkohë, forcat mercenare të Qeverisë jo vetëm nuk arritën të kapërcenin lumin Seman, por përkundrazi me vështirësi po mbaheshin edhe në brigjet e tij.

Në të gjitha krahinat ku u shtrinë kryengritësit, u rrëzuan apo u dëbuan autoritetet e Princit. Në vend të tyre në çdo fshat e nënprefekturë (kaza) u ngritën këshillat lokale. Këto kryenin dy funksione, ishin edhe organe administrative, edhe organe të mobilizimit për luftë kundër forcave qeveritare. Në krye të tyre qëndronte Këshilli i Përgjithshëm, me qendër në Shijak. Në krye të këtyre organeve u vunë përfaqësues të borgjezisë. Shumicën e tyre e përbënin partizanët e kërkesës për një princ turk. Porse krahas tyre nuk mungonin edhe elementët turkomanë.

Kampi fshatar nuk u përfaqësua në Këshillin e Përgjithshëm. Megjithatë, çdo përpjekje e elementëve të lëkundshëm për ta zbutur luftën kundër bejlerëve çifligarë dhe kundër pasuesve të Vidit, ndeshte në kundërshtimin e kryengritësve. Nën shtytjen e tyre këshilli i Elbasanit vendosi që bejlerët dhe nëpunësit e Vidit të mos pranoheshin në poste qeveritare apo në komandat ushtarake të kryengritjes.

Me interes janë edhe format e pushtetit të vendosura nga kryengritësit. «Kryengritësit vendosën, — shkruan shoku Enver Hoxha, — një formë origji-

nale dhe njëkohësisht tradicionale të qeverisjes së vendeve që pushtonin: këshillat e fshatrave, të cilat vendosnin ligjin, dënimet, mobilizonin ushtarë (ose vullnetarë) etj.» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 142). Pra, ata, në fakt, vunë në jetë format vendase të qeverisjes, pleqësitë. Shohim që kryengritësit me krijimin e organeve të veta lokale të qeverisjes nuk kopjuan organet shtetërore ekzistuese të kampit armik çifligar. Ata nuk kopjuan as administratën e mëparshme të pushtuesve osmanë, e cila në fakt nuk ndryshonte nga e para. Me formën e tyre të qeverisjes kryengritësit vinin në jetë, në fakt, ide republikane. Këtë, sigurisht, e bënin në mënyrë fare të pandërgjegjshme. Kjo dëshmohet edhe nga fakti që republikanizmi i tyre nuk ishte konsekuent. Ata nuk ishin në gjendje ta çonin atë deri në fund. Piramidën e organeve të qeverisjes të ngritur prej tyre ata nuk ishin në gjendje ta përfytyronin pa një princ, pa një mbret në majë të saj. Ky është një kufizim politik, i cili karakterizon fshatarësinë e çdo vendi dhe përligjet nga vetë kushtet, aq më tepër që edhe borgjezia shqiptare në pjesën dërrmuese të saj ishte monarkiste.

Megjithë aktivizimin në lëvizje të elementëve turkomanë, këta elementë nuk mundën t'i imponpremonin lëvizjes vijën e tyre politike. Kjo pamundësi u duk edhe në kërkesat e reja që dolën nga kampi kryengritës. Nga fundi i muajit qershor krerët e lëvizjes mundën të delnin me një radhë kërkesash që përbënin në vetvete një program antiimperialist. Në këtë program ndikimi i elementëve turkomanë u reduktua në kërkesën për respektimin e besimeve fetare, për ruajtjen e lidhjeve fetare me Kalifatin, për hapjen e shkollave fetare.

Në të gjetën pasqyrim pak a shumë tendencat e hapura antiimperialiste të lëvizjes për largimin e V. Vidit si një princ i caktuar nga Fuqitë e Mëdha pa marrë parasysh aspak vullnetin e popullit shqiptar. Prandaj kërkohej që në zgjedhjen e princit të ri të kishte një votë edhe Shqipëria. Në këtë mënyrë mendohej t'i hapej rruga (në përputhje me planet e tyre politike për sigurimin e një aleance në të mirë të Shqipërisë) vendosjes së princit turk në fronin shqiptar.

Me rëndësi ishte gjithashtu edhe kërkesa për kufizimin e kompetencave dhe të drejtave të KNK mbi vendin tonë, kërkesë e cila përligjej nga vetë veprimtaria armiqësore e këtij komisioni në Shqipëri. U kërkua nga Fuqitë e Mëdha që të merrnin gjithashtu masa diplomatike për sigurimin e kufijve të Shqipërisë me kusht që të mos sillnin forcat e tyre ushtarake për këtë qëllim. Kjo tregon se udhëheqësit e lëvizjes e kishin të qartë se çfarë fshihej prapa ardhjes së forcave ushtarake të imperialistëve.

Po në këtë program u shprehën kufizimet e qarqeve borgjeze shqiptare, të bashkuara me kryengritjen kundër V. Vidit. Këta nuk ngritën kërkesën për formimin e një qeverie borgjeze pa bejlerë çifligarë. Ata u shprehën për ndarjen e pushtetit politik me feudalët. Kjo kërkesë e tyre nuk pasqyronte as në shkallë sado të ulët kërkesat e dëshirat e fshatarësisë dhe ishte një lëshim i madh që krerët e lëvizjes i bënin klasës çifligare në një kohë kur kryengritja e fshatarësisë ishte në rritje. Pra, në saje të luftës së elementëve përparimtarë dhe të shtytjes së masës së kryengritësve, u forcua karakteri antiimperialist i lëvizjes. Porse rryma kryesore antifeudale e agrare e saj u pasqyrua shumë dobët.

Megjithë kufizimet e tij, programi përbënte një bazë të mirë për tërheqjen e masës tjetër të borgjezisë, në radhë të parë të inteligjencies borgjeze, në luftë kundër reaksionit çifligar dhe ndërhyrjes së huaj. Kjo do të ndihmonte shumë për ndryshimin e raportit të forcave brenda lëvizjes, për neutralizimin dhe mënjanimin e ndikimit të agjenturës së huaj e të klerit reaksionar. Porse për shkak të zhvillimit të shpejtë të ngjarjeve, të ndërhyrjes brutale të agjenturave të Fuqive imperialiste dhe të shteteve ballkanike dhe në radhë të parë për shkak të paragjykimeve politike e klasore të qarqeve borgjeze intelektuale ky program mbeti pa ndonjë jehonë në radhët e tyre.

Mbështjellja fetare myslimane e kërkesave dhe e aspiratave klasore të turmave fshatare nuk kishte asgjë të përbashkët me përpjekjet e agjenturës turkomane për t'i dhënë këtyre aspiratave një ngjyrë politike, një karakter të hapur proturk. Këtë e tregon më së miri (pavarësisht nga përpjekjet dhe ndërhyrjet agjenturale) edhe pjesëmarrja në lëvizje e malësorëve katolikë të Kurbinit dhe në mënyrë të veçantë pjesëmarrja masive e bujqve ortodoksë të Myzeqesë.

Me fitimin e pavarësisë dhe krijimin e Shtetit Shqiptar masat popullore, në radhë të parë ato fshatare dhe malësore që përbënin shumicën e tyre, pavarësisht nga përkatësia e tyre fetare, ishin të interesuara për çrrënjosjen e fuqisë ekonomike dhe politike të bejlerëve. Dhe lufta e tyre nuk mund të mos përfshinte edhe Princ Vidin, i cili mbronte interesat e çifligarëve dhe konsolidimin e sundimit të tij në Shqipëri e kishte mbështetur mbi këta armiq të betuar të masave popullore. Qëndresa dhe lufta

antifeudale e këtyre masave kishte rëndësi të madhe për fatet e ardhshme të Atdheut, për zhvillimin e tij me hapa të shpejta në rrugë borgjeze dhe demokratike. Jo vetëm kaq. Po të kemi parasysh situatën e vështirë ndërkombëtare që po kalonte Shteti i ri Shqiptar, kjo luftë ishte në fakt luftë për forcimin e pozitës së Shqipërisë, luftë për të përballuar ndërhyrjet e armiqve të jashtëm të vendit tonë, të cilët tek Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, tek Princi gjerman, tek organizatorët holandezë kishin mjetet e kanalet e tyre më të mira të legalizuara publikisht, për këtë qëllim.

Shfuqizimi politik dhe ekonomik i bejlerëve do ta ngushtonte së tepërmi bazën shoqërore të mbështetjes, të ndikimit dhe të penetrimit të lirshëm të armiqve të jashtëm në punët e brendshme të vendit, duke iu hequr atyre mbështetjen sociale më reaksionare dhe më të rrezikshme. Kjo nuk u kuptua si duhet nga ana e personaliteteve borgjeze shqiptare të kohës. Për pasojë lëvizja antifeudale e masave popullore dhe lëvizja antifeudale e një pjese të borgjezisë, është fjala për inteligjencën e kohës, jo vetëm që u gjendën të shkëputura nga njëra-tjetra, por ç'ka është më keq, në të dy anët e barrikadës. Kjo shkëputje bëri që përbërja klasore e të dy kampeve armiqësore të ishte mjaft e larme dhe, për më tepër, borgjezia edhe ashtu e dobët dhe e paorganizuar siç ishte, u gjend e përçarë thellësisht. Shumica e intelektualëve borgjezë, duke vazhduar ta quanin Princin si simbolin e pavarësisë dhe sovranitetit të Shqipërisë, u bashkuan rreth tij dhe u shkëputën nga masat popullore. Qëndrimi i tyre ishte shprehje e mosbesimit të tyre në forcat e popullit tonë, ishte pasojë e injorimit prej tyre të së kaluarës patriotike e

revolucionare të popullit. Kjo e dëmtoi rëndë lëvizjen fshatare, e privoi nga aleanca me inteligjencën borgjeze. Porse përgjegjësia historike për këtë bie mbi vetë këtë pjesë të borgjezisë. «Populli shqiptar, — shkruan shoku Enver Hoxha — me të drejtë në ato kohë kishte nevojë për udhëheqje, pse ishte prapa, pra edhe fshatarët e Shqipërisë së Mesme kishin nevojë për udhëheqje. A pamë ndonjë nga ideologët e shqiptarizmit të pastër të dilte në krye të «rebelëve»? Jo s'pamë. Pse? pyesim. S'ka përgjigje tjetër, veçse ata kanë gabuar, ata ishin larg masave popullore». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 162).

Në këtë mënyrë ata e identifikuan plotësisht çështjen shqiptare me personin e Princit, konkretisht të V. Vidit. Ky identifikim nuk kishte ndonjë bazë. Në fakt, ai ishte shprehje e përuljes dhe e nënshtrimit të plotë ndaj vendimit të Fuqive imperialiste mbi Shqipërinë lidhur me këtë çështje. Aq më tepër që ky vendim ishte rezultat i një kompromisi, i cili qe arritur midis Fuqive imperialiste në kushte të caktuara, kushte që tashmë qenë shfuqizuar apo po binin me shpejtësi njëri pas tjetrit me afrimin e luftës imperialiste. Lidhja e këtyre qarqeve pas V. Vidit thellonte hendekun midis tyre dhe masave të gjera fshatare që ishin kundër V. Vidit.

Megjithë përpjekjet e qarqeve borgjeze providiste për t'u afruar me oborrin e Princit, megjithë dëshirën e tyre për të mënjanuar prej andej sadopak çifligarët, V. Vidi vazhdonte të mbështetej fuqimisht dhe t'i varte të gjitha shpresat në klasën çifligare, megjithëse një pjesë e saj aktualisht nuk kishte më besim tek ai. Kjo pjesë po formonte bindjen se ai nuk ishte njeriu i përshtatshëm që do të mund të shtypte revoltën e armatosur të fshatarësisë e të siguronte sundimin e klasës së tyre.

Fuqitë imperialiste dhe shtetet shoviniste fqinje nuk qëndruan indiferente ndaj ngjarjeve në Shqipëri. Ato ndërhynin hapur në punët e brendshme të vendit tonë për të përfituar sa më shumë nga këto ngjarje, për t'i kanalizuar ato në hullinë e interesave të tyre.

Austro-Hungaria vazhdonte të mbështeste pa rezerva princ V. Vidin.

Beogradi, nga ana e tij, shpresonte se lëvizja do të krijonte terren të favorshëm dhe do t'iu linte dorë të lirë qarqeve sunduese të Beogradit për të çuar deri në fund, me ndihmën e Rusisë cariste, realizimin e aspiratave të tyre shoviniste në Shqipëri, për të dalë në brigjet e detit Adriatik.

Qarqet imperialiste italiane, të interesuara për të dobësuar sa më tepër ndikimin e rivalëve të tyre në Ballkan dhe në Shqipëri siç ishin imperialistët austro-hungarezë dhe për të minuar pozitat e veglave të tyre, menduan ashtu si shovinistët serbë se do të shfrytëzonin kryengritjen që shpërtheu kundër Princit gjerman. Ata nxitën në këtë drejtim elementët esadistë dhe reaksionarët turkomanë.

Për të shkaktuar konfuzion dhe anarki në Shqipëri ishte e interesuar edhe Qeveria Greke. Në rrethanat e reja të krijuara ajo mendonte se nuk do të gjente ndonjë pengesë e kundërshtim për aneksimin përfundimtar të të ashtuquajturit «Vorioepir».

Siç shihet, situata e jashtme dhe e brendshme e Shqipërisë ishte mjaft e komplikuar. Gjendjen e brendshme e vështirësonte dhe më shumë qëndrimi i qarqeve borgjeze patriotike të deriatëhershme në favor të Vidit. Këto qarqe, ka shkruar shoku Enver Hoxha, «... nuk i kuptuan «rebelët», nuk u futën te «rebelët» që të lidheshin me ta e me influencën e tyre të mos

lejonin ato gabime që u vërtetuan...» — dhe më poshtë: «nuk duhet t'ua hedhim fajin njerëzve që morën armët, por dobësive të krerëve demokratë-borgjezë dhe patriotëve të asaj kohe, që, pas shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, nuk ditën si duhet që të kapeshin pas shtresave kryesore, pas masës së fshatarësisë. . .» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 166).

Siç shihet, rreziqet që i kanoseshin vendit tonë ishin të mëdha dhe të shumta. Ato duheshin parë në tërësinë dhe kompleksitetin e tyre për të përcaktuar rrezikun kryesor dhe rrugët për përballimin e tij.

Me shpërthimin e Kryengritjes Fshatare kundër Princ Vidit, mpleksja e faktorëve të brendshëm e të jashtëm në luftë për konsolidimin e pavarësisë dhe ruajtjen e tërësisë tokësore të Shtetit Shqiptar u bë edhe më e ndërlikuar. Prej këtej rrjedh edhe gërshetimi më i madh i momentit nacional me atë social në lëvizjen kombëtare dhe demokratike shqiptare të kohës.

Kjo mpleksje dhe ky gërshetim e penguan diferencimin e forcave politike e shoqërore në vend. Me kryengritjen e saj fshatarësia po merrte pjesë në mënyrën më aktive në jetën politike të vendit. Me të ajo bëri që lufta politike e shoqërore e zhvilluar deri atëherë në Shqipëri të delte nga kuadri i saj i ngushtë, nga kuadri i një lufte për pushtet midis klasave sunduese.

## 2. Çorientimi i qarqeve borgjeze providiste

Ndërkohë forcat kryengritëse u shtrinë në Veri deri tek lumi Mat. Në Jug, pasi morën më 23 qershor Elbasanin këto forca vazhduan marshimin në

drejtim të Pogradecit e të Korçës. Në këtë kohë edhe ushtria greke, nën maskën e bandave «vorioepiriote», qe vënë në lëvizje.

Administrata e V. Vidit konsideroi si rrezik kryesor ardhjen në Korçë të kryengritësve dhe jo rrezikun e jashtëm grek, prandaj nuk u mor vesh me kryengritësit, siç u fol në Korçë ato ditë. Qeveria e Vidit tërhoqi batalionin e kolonjarëve nga fronti grek dhe e dërgoi kundër kryengritësve. Kështu u dobësua ky front. Aty kishin ngelur pak forca nën drejtimin e oficerëve holandezë, të cilët pretendonin se ishin vetëm për organizimin e forcave shqiptare dhe jo për komandimin e tyre në luftime. Ata refuzuan të mbështesnin edhe mbrojtjen shqiptare me artileri. Për t'u vërejtur këtu është fakti se kur ishte fjala për të luftuar kundër fshatarëve kryengritës po këta oficerë të misionit holandez morën pjesë aktivisht në luftime qoftë duke drejtuar forcat këmbësore, qoftë duke drejtuar qitjet e artilerisë së Princit.

Batalioni i kolonjarëve i përbërë prej 200 vetash dhe i komanduar nga Izet Zavalani dhe Gani Butka, mbasi marshoi deri në Mumulishtë, u tërhoq në Pogradec, për shkak të forcave të pamjaftueshme, dhe hyri në bisedime me kryengritësit. Porse këto bisedime u sabotuan nga esadistët. Kështu, brenda në qytet të Pogradecit batalioni u sulmua më 2 korrik nga forcat e xhandarmërisë së V. Vidit, të komanduara nga esadistët Ethem bej Starova dhe Agush Çaushi. Ai pësoi humbje të rënda që arritën në më se 1/4 e efektivit të tij, dhe pjesa tjetër u shpërnda.

Kryengritësit, mbasi morën Pogradecin, me kërkesën e autoriteteve vidiste të qytetit të Korçës e ndalën marshimin e tyre tek Ura e Maliqit. U veprua

kështu për të mos u dhënë shkak «epirotëve» të sulmonin e të pushtonin qytetin e Korçës.

Pranimi i bisedimeve nga kryengritësit tregonte qartë se shqetësimi i popullsisë së Kolonjës dhe të Korçës lidhur me rrezikun grek mbi tokat e Jugut, nuk mund të mos ndjehej i fortë edhe tek ata.

Pasi u bindën se nuk ishte qëndrimi i tyre pasiv ai që do të vendoste mbi fatin e Korçës, kryengritësit rifilluan më 8 korrik marshimin në drejtim të qytetit. Porse aty kishin hyrë një ditë më përpara forcat greke të komanduara nga Varda, të cilat përfituan nga ndalesa e kryengritësve në Pogradec dhe te ura e Maliqit. Këto të dhëna jepen nga krerë grekomanë dhe nga përfaqësues të qarqeve shoviniste greke, që kanë qenë dëshmitarë të drejtpërdrejtë të ngjarjeve. Ata hedhin poshtë fjalët mjaft të përhapura se në Korçë së pari hynë kryengritësit, të cilët ua lëshuan, gjoja, qytetin pa luftë shovinistëve grekë.

Në kushtet e krijuara, komandanti i forcave kryengritëse Q. Haxhifeza bëri një armëpushim me grekët. Sipas marrëveshjes së arritur më 11 korrik te Ura e Maliqit, të dy palët ranë dakord që çështjet e diskutueshme t'i zgjidhnin me anë bisedimesh, të cilat, sipas Q. Haxhifezës, do të zhvilloheshin më vonë. Deri atëherë forcat e të dy palëve do të qëndronin në pozitat që kishin. Siç del nga marrëveshja dhe ndryshe nga ç'është pretenduar më parë, kryengritësit nuk i njohën palës greke Korçën e Gjirokastrën. Madje për shtypin grek që dilte në atë kohë në Korçë, ishte e qartë që «Programi i kryengritësve është që të pushtonin tërë Epirin e Veriut, duke filluar nga Korça, të cilën kishin bindjen se do ta pushtonin pa luftë».

Disa ditë pas marrjes së Pogradecit kryengritja u

shtri edhe në jug të lumit Seman. Përpjekjet e prefektit të Beratit për të organizuar një qëndresë të fortë kundër forcave kryengritëse nuk dhanë rezultat. Më 13 korrik 1914 këto forca u futën në qytet. Po atë ditë forcat qeveritare u tërhoqën edhe nga Fieri, i cili ndodhej në presionin e forcave kryengritëse të Lushnjës. Kështu, kryengritja në Jug u shtri deri në brigjet e Vjosës.

Qamil Haxhifeza me shokë e shikonin marrëveshjen e arritur me grekët tek Ura e Maliqit të përkohshme. Ata mendonin dhe përgatiteshin për t'i dhënë fund të ashtuquajturës çështje «vorioepiriote». Qamil Haxhifeza lajmëronte komandantët e forcave kryengritëse në Berat dhe këshillat e Tiranës dhe Shijakut se ishin grumbulluar gjatë muajit korrik afro 3300 forca, të cilat do të niseshin menjëherë kundër pushtuesve grekë të krahinave Jugore që po kërcënonin edhe Beratin. Lidhur me këtë ai i shkruante një mjeku në Berat se «për të mbrojtur, pra, të drejtat e Shqipërisë, erdha me tërë ushtrinë time në periferinë e Beratit».

Përballë shtrirjes dhe zgjerimit të kryengritjes Princi dhe Qeveria e tij nuk kishin asnjë mbështetje në vend. Të gjitha shpresat qarqet sunduese të Durrësit i varën tani tek ndërhyrja e armatosur e Fuqive imperialiste. Porse sa më shumë kalonte koha, sa më shumë afrohej shpërthimi i luftës imperialiste aq më i vështirë, a më mirë të themi, aq më i pamundur bëhej organizimi dhe realizimi i një ndërhyrjeje të tillë nga ana e Fuqive të Mëdha të Evropës. Prandaj, jo vetëm që nuk u bë fjalë për ndryrjen e drejtpërdrejtë ushtarake të Fuqive të Mëdha në favor të Vidit, por dështuan edhe projekte të tilla si ai për dërgimin e forcave rumune në Shqipëri, për mbledh-

jen e vullnetarëve në Austri e Gjermani, për krijimin e një force ushtarake mercenare shqiptare nën organizimin e oficerëve të garnizoneve ushtarake të Fuqive të dislokuara në Garnizonin Ndërkombëtar të Shkodrës.

Qetësimi i kryengritjes me mjete paqësore, aq i dëshirueshëm jo vetëm për Qeverinë por edhe për qarqet borgjeze providiste, bëhej i pamundur për shkak të qëndrimit krejtësisht të papajtueshëm të kryengritësve fshatarë ndaj Princit. Kështu që tek të gjithë ata elementë intelektualë providistë, që dëshironin një marrëveshje me kryengritësit, sepse mendonin se Princ Vidi përfaqësonte parimin e bashkimit shqiptar e të qytetërimit evropian si dhe një pengesë formale ndaj ambicieve të huaja, po krijohej bindja se paaftësia e tij (e shkaktuar në fakt nga vështirësia për të vepruar në darën e rivalitetit e të konkurencës austro-italiane në përputhje me interesat e Berlinit) dhe armiqësia e popullit ndaj tij e bënin të pamundur një marrëveshje të tillë. Krahas përpjekjeve për të siguruar përkrahjen e Fuqive të Mëdha V. Vidi u përpoq të shtrëngonte edhe njëherë rreth tij radhët e forcave të brendshme politike e shoqërore të klasave shfrytëzuese. Një përpjekje e tillë qe mbledhja që ai organizoi në pallat më 11 korrik 1914. Në të morën pjesë rreth 30 vetë, përfaqësues të aristokracisë çifligare, të borgjezisë e të klerit. Kjo mbledhje qe pasqyrë e çorientimit, çorganizimit, konfuzionit dhe e kontradiktave që ekzistonin në kampin providist si rezultat i Kryengritjes Fshatare. Midis pjesëmarrësve ishin edhe Prenkë Bibdoda, Ismail Qemali, (i cili kishte pak ditë që ishte kthyer në Shqipëri nga Italia) Isa Boletini, Bajram Curri, Azis Vrioni, Ymer Vrioni, Sabri Korça, Nikollë Kacorri, Murat

Toptani etj. Mendimet qenë nga më të ndryshmet dhe madje në kundërshtim edhe me qëllimin e mbledhjes.

Shumica e pjesëmarrësve mbështetën V. Vidin. Forcimin e pozitës së tij disa e shikonin në thirrjen e forcave ndërkombëtare, thirrje të cilën të tjerët e konsideruan të pamundur. Pati edhe propozime për t'u marrë vesh me kryengritësit. Disa përfaqësues të borgjezisë shpresonin në përfaqësuesit më reaksionarë të aristokracisë feudale si një dorë e fortë për të vendosur rregull e qetësi në vend, për të shtypur kryengritjen e armatosur të fshatarësisë. Për këtë qëllim u propozua që të thirrej si kryeministër ish-veziri i madh i sulltan Abdul Hamidit, Ferit pashë Vlora.

Prenkë Bibdoda gjeti rastin dhe nuk ngurroi të dilte me parullën më reaksionare dhe më të rrezikshme për fatet e vendit, atë të kantonizimit të Shqipërisë. Kjo parullë mbështetej nga krerët feudalë dhe nga reaksioni klerikal katolik. Ajo u dënua njëzëri dhe me ashpërsinë më të madhe nga ana e opinionit publik shqiptar. Kantonizimi nuk do të shpinte në bashkimin kombëtar, por do të thellonte përçarjen krahinore dhe do të nxiste dasitë fetare në vend, fenomene këto të trashëguara nga sundimi shumëshekullor osman dhe të përkrahura nga ndërhyrjet e huaja. Me anën e këtij propozimi krerët çifligarë kërkonin të mënjanonin përkohësisht fërkimet e kontradiktat midis tyre. Kleri katolik mendonte, nga ana e tij, se do të realizonte synimet e veta për krijimin në mos të një principate katolike, të paktën të një kantoni katolik me qendër Shkodrën, nën ndikimin e plotë të tij. Reaksioni katolik mendonte, gjithashtu, se ky kanton do të lozte rolin e një «Piemonti» shqiptar. Kështu do të sigurohej ndikimi politik, ideolo-

gjik dhe kulturor i klerit katolik mbi të gjithë tokat shqiptare që do të federoheshin për rreth kantonit «më të zhvilluar».

Propaganduesit e kësaj pikëpamjeje shkonin deri atje sa të bënin edhe krahasime midis Shqipërisë dhe Zvicrës, por ky krahasim nuk kishte asnjë bazë përsa i takon kohës dhe rrethanave. Pasojat e zbatimit të ndarjes së vendit në tri kantone njeri në Veri, tjetri në Shqipërinë e Mesme dhe i fundit në Shqipërinë e Jugut, shkonin shumë më larg nga synimet e vetë partizanëve të kësaj ndarjeje. Kantonizimi i kërkuar prej tyre ishte vdekjeprurës për Shqipërinë se përgatiste në fakt terrenin për copëtimin e tokave shqiptare midis shteteve shoviniste fqinje dhe Fuqive imperialiste të Adriatikut.

Në mbledhjen e Durrësit të 11 korrikut nuk u paraqit ndonjë propozim i tillë siç ishte largimi i Princit nga Shqipëria, që do të ishte rruga e mundshme e zgjidhjes së krizës. Por një propozim i kësaj natyre nuk mund të pritej nga kjo mbledhje.

Jashtë kësaj mbledhjeje mjaft i përhapur ishte mendimi që qeverisjen e vendit ta merrte plotësisht në duart e veta Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit, kërkesë kjo antikombëtare dhe njëkohësisht antipopullore. Me të shprehej mosbesimi në forcat e popullit shqiptar për t'u vetëqeverisur si dhe përulja e qarqeve borgjeze e çifligare të vendit ndaj Fuqive imperialiste deri në cënimin e sovranitetit dhe të pavarësisë së atdheut.

Në mendimet e paraqitura vërehet fakti që autorët e tyre nuk qenë në gjendje të zbulonin kompleksitetin e faktorëve të brendshëm e të jashtëm, që shkaktuan krizën e thellë politike të Shtetit të ri Shqiptar si dhe raportin midis këtyre faktorëve. Du-

ke absolutizuar herë njerin e herë tjetrin faktor ata tregoheshin të njëanshëm në gjykimet e tyre. Kjo njëanshmëri nuk vinte vetëm për pamundësinë e njohjes së plotë të situatës, porse kishte më tepër një bazë klasore.

Këtë bazë klasore të njëanshme të vlerësimit të lëvizjes fshatare nga pozitat e klasave shfrytëzuese e tregojnë qartë pikëpamjet e shprehura në shtypin reaksionar të kohës, megjithëse këto pikëpamje qenë veshur me frazeologji pseudopatriotike.

Ndërsa një pjesë e borgjezisë shqiptare ishte angazhuar në lëvizjen kryengritëse, pjesa tjetër e saj qëndronte përkrah Princit dhe vazhdonte të diskutonte mbi ngjarjet e fundit në Shqipëri dhe rrugët për ta nxjerrë Princin e Qeverinë e tij nga gjendja e vështirë dhe e rrezikshme në të cilën ndodheshin. Në këtë grup bënin pjesë shumica e patriotëve të djeshëm, të cilët nuk e perceptonin dot qënien (ekzistencën) e Shqipërisë pa Princ Vidin. Kryengritja kishte ndikuar në një shkallë shumë të madhe mbi ta. Një nga pasojat imediate të këtij ndikimi ishte fillimi i diferencimit në radhët e borgjezisë providiste. Debate të mprehta u zhvilluan rreth problemeve më të rëndësishme të ditës, siç qenë mësimet që duheshin nxjerrë nga ngjarjet e fundit, qëndrimi që duhej mbajtur ndaj Princit, ndaj kryengritjes e masave popullore në përgjithësi, ndaj Fuqive të Mëdha imperialiste; cilat ishin rrugët për rimëkëmbjen e Shqipërisë e të tjera. Për të gjitha këto probleme ishte e natyrshme që të mos ekzistonin pikëpamje të njëjta.

Elementë të veçantë, natyrisht të paktë, kryesisht intelektualë, borgjezë e mikroborgjezë, dhe përfaqësuesit e emigracionit, që edhe më parë qenë shprehur për luftë kundër çifligarëve, kundër pushtetit dhe

forcës së tyre politike, vazhdonin të shpreheshin për këtë luftë. Këta elementë duke parë tek çifligarët dhe politika e tyre një nga shkaqet kryesore të brendshme të kryengritjes fshatare, e forcuan edhe më tepër bindjen mbi nevojën dhe domosdoshmërinë e shfuqizimit politik të bejlerëve çifligarë. Nën këtë dritë në gazetën «Dielli» pati ndonjë autor që e kritikoi qëndrimin e lëkundshëm dhe të pavendosur të borgjezisë shqiptare ndaj klasës çifligare. Një tjetër në korrik të vitit 1914 deklaronte se lufta antifeudale duhej të ishte zhvilluar mbi një bazë të gjerë shoqërore, duke siguruar mbështetjen e popullit. Vetëm me këtë rrugë mund të realizohej «spastrimi» i bejlerëve.

Pikëpamje demokratike e antifeudale u shfaqën jo vetëm në gazetën «Dielli» që delte jashtë vendit, por edhe në gazetat «Populli» dhe «Atdheu», që dilnin brenda vendit. Në këto pikëpamje dallojmë ato të përfaqësuesve të borgjezisë konservatore, të cilët mënjanimin e bejlerëve çifligarë nga pushteti politik e shikonin si një masë për të ndaluar hovin revolucionar të masave popullore, në radhë të parë të atyre fshatare.

Gazeta «Populli» në një artikull të saj, mbasi demaskonte politikën reaksionare të qeveritarëve çifligarë, politikë e cila kishte futur vendin në një gjendje të dëshpëruar, arrinte në konkluzionin e drejtë se nga kjo situatë mund të dilej vetëm me masa radikale dhe revolucionare. Porse, për t'u futur në këtë rrugë — vazhdon artikulli — qarqeve intelektuale borgjeze u mungonte organizimi, forca, guximi dhe vullneti. Autori i artikullit ironizonte taktikën e njohur të atyre që kërkonin t'i zgjidhnin çështjet e mëdha të ditës që qëndronin para vendit me metodën «shosh e mos gatuaj».

Thirrjet për luftë të hapur kundër çifligarëve, që u bënë në shtypin e kohës, sado të rralla, e kishin burimin në pakënaqësinë e përgjithshme popullore ndaj tyre, e cila vërehej edhe brenda në Durrës e në Vlorë, që ndodheshin nën kontrollin e qeverisë. Këto thirrje ishin shprehje e faktit që kryengritja kishte bërë që të delte në shesh më qartë jo vetëm qëndrimi antipopullor, por edhe qëndrimi antikombëtar i çifligarëve jo vetëm si individë të veçantë, por edhe si klasë.

Kryengritja fshatare shpejtoi jo vetëm procesin e demaskimit të klasës çifligare, por tregoi njëkohësisht edhe kalbëzimin e dobësimin e saj. I inkurajuar nga këto kushte, ndonjë gazetar bënte thirrje për luftë të hapur kundër klasës çifligare.

Duke u thelluar në analizën e qëndrimit të deritanishëm të borgjezisë providiste, intelektualët vërejtën hendekun e madh që i ndante ata nga masat popullore dhe fshatare. Prandaj, kërkohej që të ngushtohej ky hendek me anë të kontakteve të drejtpërdrejta me popullin, me anë bisedash. Këtë e vërejtën, në radhë të parë, përfaqësuesit e kolonive jashtë Atdheut.

Shkëputja e elementëve intelektualë nga masat dhe ruajtja e aleancës politike të një pjese të borgjezisë me klasën çifligare nën drejtimin e princit, patën pasoja të rënda në vend. Antifeudalizmi i elementëve më të përparuar, duke mbetur i shkëputur nga lufta e masave popullore, u tregua i pafuqishëm, anemik. Qarqet borgjeze providiste me gjithë sulmet e kritikat e elementëve të veçantë kundër bejlerëve çifligarë, nuk guxuan dhe as që deshën t'i pritnin urat me çifligarët. Disa prej tyre megjithëse e shiko-

nin dhe e vinin në dukje politikën antipopullore, e bile antikombëtare të çifligarëve, prapëseprapë as që menduan ndonjëherë të mbanin anën e masave fshatare. Nuk menduan jo aq për shkak të parullave fetare të lëvizjes e të manifestimeve të turkomanëve, por, në radhë të parë, për arsye të ngushta klasore, që buronin nga lidhjet e forta ekonomike të tyre me klasën çifligare. Prandaj këta intelektualë borgjezë, të frikësuar nga vrulli revolucionar i masave fshatare, po mjaftoheshin me thirrjet që u bënin bejlerëve çifligarë për të ndërruar rrugë.

Edhe pikëpamjet më të avancuara që u shprehën në këtë kohë u përqafuan vetëm nga një pjesë shumë e vogël e gazetarëve shqiptarë. Ndërkaq, edhe mbi vetë bartësit e këtyre pikëpamjeve rëndonin një radhë kufizimesh të rëndësishme. Së pari, ata nuk qenë në gjendje të analizonin raportin e forcave klasore në vend dhe të konkludonin në përputhje me të. Në kohën kur masat fshatare objektivisht ishin angazhuar në luftën kundër reaksionit feudal, ata vazhdonin të kapeshin pas parullave politike e fetare të lëvizjes. Duke mos pasur parasysh karakterin çifligar të regjimit të Vidit dhe duke e mbivlerësuar rolin e peshën e esadistëve në lëvizje, u bëhej thirrje fshatarëve që armët që i kishin drejtuar kundër Princit t'i kthenin kundër bejlerëve. Po si do të veçohej Vidi nga klasa çifligare? Kjo ndodhte për shkak se përfaqësuesit e borgjezisë providiste vazhdonin ta konsideronin pa të drejtë Princ Vidin si «simbolin e sovranitetit dhe të tërësisë tokësore të Shtetit Shqiptar». Kështu identifikohej çështja shqiptare me personin e Princit.

Iluzionet dhe shpresat e intelektualëve borgjezë rreth personit dhe pozitës së Vidit, sidomos në are-

nën ndërkombëtare, vazhdonin të lulëzonin midis tyre. Politika thellësisht reaksionare dhe antipopullore e ndjekur prej tij, qëndrimi i tij ndaj çështjes së Shqipërisë së Jugut, pak e tronditi besimin e tyre tek ai. Pikëpamjet antifeudale të shprehura në shtypin borgjez nuk e preknin asfare personin e Princit, duke e shkëputur atë nga politika e tij dhe mbështetja e tij shoqërore çifligare. Madje ndonjë shkonte edhe më tej e deklaronte që forcimi i regjimit të Vidit do të thoshte, gjoja, fundi i feudalizmit në vend. Duke u nisur nga këto pozita disa prej tyre mendonin se mjaftonte që t'i bëhej e qartë Vidit se çfarë përfaqësonin çifligarët dhe t'i bëhej thirrje atij për të hequr dorë nga mbështetja tek këta çifligarë e atëherë Princi do të bindej për këtë gjë.

Politikanët borgjezë shqiptarë kujtonin se qenia e një princi prusian në krye të Shtetit Shqiptar do ta bënte imperializmin gjerman përkrahës e dashamirës të çështjes shqiptare. Por Greqia kishte një peshë shumë më të madhe në planet e imperializmit gjerman sesa Shteti i ri e i vogël Shqiptar, i dobët dhe i pakonsoliduar.

Ndërsa shumica e intelektualëve borgjezë vazhdonin ta lidhnin qënien e Shtetit Shqiptar me figurën e V. Vidit, atë kishte filluar të braktiste edhe vetë Austro-Hungaria, e cila e detyroi, në fakt, pas pak kohe që të linte Shqipërinë.

Pra, as situata ndërkombëtare dhe as politika më tepër «gjermane» sesa «shqiptare» e Princit dhe mbështetja e tij në forcat më reaksionare të vendit, nuk i justifikonin aspak shpresat e intelektualëve borgjezë. Megjithatë, shumë pak prej personaliteteve shqiptare providiste u shkëputën nga kjo rrugë. Për ta ishte e papranueshme kërkesa për një princ turk.

Sipas shtypit të kohës, të kërkoje mbret turk për fronin shqiptar do të thoshte pa asnjë hezitim, copëtim i Shqipërisë. Pra, më mirë të pranohej një mbret kristian, sesa copëtimi i vendit midis shteteve kristiane, shkruante gezeta «Populli». Siç shihet këto qarqe nuk merrnin fare parasysh shkaqet që e kishin shtyrë Ismail Qemalin më parë dhe krerët e kryengritjes tani në kërkesën për një princ turk.

Populli i thjeshtë nuk shihte asnjë lidhje midis vendosjes së princit turk në fronin shqiptar dhe përdorimit të këtij fakti nga ana e armiqve të vendit tonë si pretekst për copëtimin e shtetit shqiptar, siç pretendonin partizanët e një princi të krishterë. Populli ynë ishte dëshmitar i atyre çfarë kishte pësuar vendi si pasojë e politikës së tërbuar antishqiptare të Fuqive imperialiste të Evropës e të shteteve shoviniste të Ballkanit në dy vjetët e fundit që nga Lufta e Parë Ballkanike e këndej. Vendi u bë shesh lufte, u shkëputën nga trungu shqiptar afro gjysma e tokave dhe e popullsisë shqiptare.

Shumicën e këtyre pasojave populli me të drejtë i shihte qartë se i provonte në kurrizin e vet, të tjerat, edhe nëse nuk i kuptonte sa duhej, i ndjente tërthorazi. Në këto kushte populli nuk e veçonte dot nga ky qëndrim i tërbuar antishqiptar i Fuqive imperialiste e shoviniste që ishin të krishtera princin e krishterë të imponuar po nga ato Fuqi imperialiste.

Për më tepër, Princ Vidi ishte në të vërtetë dhe po tregohej gjithnjë e më tepër përçues i interesave gjermane në Ballkanin Perëndimor. Ky fakt, për Fuqitë imperialiste të Antantës dhe shtetet shoviniste ballkanike të lidhura me to, ishte tashmë jo një pretekst, siç konsiderohej princi turk, por një shkak i fortë për ta luftuar atë.

Në këto kushte shtypi shqiptar, duke u shprehur për Princ Vidin, nuk merrte asfare parasysh mendimin mbizotërues të zonës së kryengritjes që qe shprehur për një princ turk.

Shtypi shqiptar filloi aty këtu të shfaqte dyshime rreth politikës së Fuqive imperialiste në Shqipëri. U shfaq pikëpamja se vendi ynë i vogël nuk mund të lidhte miqësi me to, sepse miqësia e tyre politike ishte e lidhur me interesat imperialiste. Të shpresoje në ndihmat e të huajve, në Evropën imperialiste, në këtë «plakë fajdexhije», siç e quante një artikull i gazetës «Populli», ishte e rrezikshme për vendin tonë.

Nuk ishte i rastit fakti që pikëpamjet më të përhapura antiimperialiste gjetën shprehjen e vet më të gjerë në shtypin që delte në Shkodër e sidomos në gazetat «Populli», «Shqipëria e Re» e tjera. Shkodra qe qyteti që provoi mbi kurrizin e vet të gjithë peshën e sundimit imperialist ndërkombëtar kolektiv jo vetëm politik, por edhe ushtarak. Gazeta «Populli» vinte në pikëpyetje pavarësinë e Shqipërisë, përderisa mbi të qenë vendosur kontrolli ndërkombëtar, organizatorët e huaj etj.

Porse këto tendenca antiimperialiste nuk çuan peshë në qëndrimin e përgjithshëm të intelektualëve borgjezë shqiptarë ndaj Fuqive imperialiste. Në përgjithësi vazhdohej të shpresohej në «ndihmën» e tyre dhe në efektivitetin e kësaj «ndihme». Ajo pjesë e borgjezisë shqiptare që qe lidhur pas V. Vidit, e çorganizuar dhe, për më tepër, e çorientuar nga zhvillimi i ngjarjeve e shihte veten të pazonjën për të dominuar situatën e vendit, për t'i bërë ballë vrullit revolucionar të masave. Prandaj përfaqësues të ndryshëm të saj kërkuan më se njëherë që të silleshin trupa të huaja ndërkombëtare apo edhe të një

fuqie të vetme për sigurimin e brendshëm e të jashtëm të Shtetit Shqiptar. Në pamundësi për të realizuar këtë kërkesë ata hodhën parullën që pushteti t'i kalonte ose KNK ose organizatorëve të huaj, mendimi cili u kundërshtua, me sa dimë, vetëm në ndonjë rast nga gazeta «Populli».

Kjo kërkesë, sadoqë motivohej me dëshirën për t'i prerë rrugën armiqve të jashtëm e të brendshëm të Atdheut, në të vërtetë shprehte frikën e dobësinë e klasave shfrytëzuese përballë kryengritjes fshatare. Të pafuqishëm përballë vrullit revolucionar të masave fshatare ata kërkonin ndërhyrjen dhe ndihmën e drejtpërdrejtë të reaksionit imperialist për ta shtypur kryengritjen.

Kërkesa për sjelljen e forcave ushtarake të huaja dhe të tjera si këto, bazoheshin në mendimin e gabuar mjaft të përhapur në këtë kohë në qarqet politike feudoborgjeze shqiptare se Shtetin Shqiptar e paskesh krijuar Evropa, pra, ajo edhe duhej ta qeveriste derisa shqiptarët të bëheshin të zotët e vetes. Këto mendime që nënvleftësonin e madje mohonin, nga njëra anë, luftën shekullore të popullit tonë për liri dhe pavarësi dhe, nga ana tjetër, mbivlerësonin e bile absolutizonin rolin e faktorëve të jashtëm diplomatikë në «krijimin», në fakt, në njohjen e Shtetit Shqiptar, ishin edhe midis gazetarëve më të njohur të kohës.

Këto kërkesa e pikëpamje ishin shprehje e një vlerësimi jo të drejtë që i bënte në përgjithësi borgjezia shqiptare dhe shtypi i saj raportit të forcave në arenën ndërkombëtare dhe rrezikut që i vinte Shqipërisë nga jashtë. Vazhdohej të flitej vetëm për rrezikun që vinte nga shtetet shoviniste fqinje e bile edhe nga Turqia, duke heshtur fare për rrezikun

kryesor dhe më të madh që vinte nga Fuqitë e Mëdha imperialiste, në radhë të parë nga Fuqitë Adriatike, Austro-Hungaria e Italia, të cilat ndiqnin një politikë antishqiptare, në përputhje me interesat e tyre strategjike në Ballkan e në vendin tonë.

Kufizimet e theksuara të masës së intelektualëve borgjezë duken sidomos në qëndrimin e tyre ndaj masave popullore dhe në vlerësimin e rolit të tyre.

Intelektualët borgjezë, të paaftë për t'u organizuar në një parti politike të tillë që të ishte në gjendje të vihej në krye të luftës antifeudale të masave dhe të shkrinte në një të vetme luftën antifeudale të tyren dhe të fshatarësisë, fajin për të gjitha sa ndodhnin ia vishnin masave popullore, papjekurisë së tyre politike. Ndërsa e vërteta qëndronte krejt ndryshe. Ishte borgjezia e dobët shqiptare ajo e cila nuk qe e përgatitur për luftën politike me feudalizmin. Ajo, e lidhur vetë me çifligarët, ishte për një luftë gjysmake kundër bejlerëve, për ndarjen e pushtetit me ta.

Me thellimin e karakterit antifeudal të lëvizjes frika e përfaqësuesve të borgjezisë u rrit. Prandaj nuk mund të kërkosh në këtë kohë prej tyre që për shpëtimin e Shqipërisë të mbështeteshin në masat popullore. Frika e tyre nga kryengritja rridhte nga karakteri klasor i kësaj kryengritjeje, nga lufta e saj e hapur kundër pronarëve të tokave, dhe jo nga parullat fetare të përqafuara nga fshatarët kryengritës, të cilat përpiqeshin t'i shfrytëzonin elementët turkomanë.

Duke u nisur nga këto pozita, përfaqësuesit e borgjezisë u përpoqën të organizonin forcat e tyre rreth personit të Princ Vidit. Porse midis vetë qarqeve providiste të borgjezisë kishte divergjenca të

ndryshme, çka nuk u jepte atyre mundësi të organizoheshin politikisht. Kështu, përpjekjet e bëra në këtë drejtim ose nuk e patën jetën të gjatë, ose nuk dhanë ndonjë rezultat. Organizata «Lidhja për Atdheun e për Thronin», që u formua në Durrës në fund të qershorit, dhe organizata tjetër «Krahu kombëtar», që vazhdoi të ekzistonte ilegalisht më vonë në Shkodër, nuk luajtën ndonjë rol.

Ndërkohë, qëndrimi i masave fshatare të Myzeqesë bëri që ndonjë sukses i forcave qeveritare të ishte diçka e përkohshme, e paqëndrueshme. Kështu, më 8 dhe më 10 gusht 1914 ato morën respektivisht Beratin dhe Fierin. Forcat qeveritare që sulmuan Beratin komandoheshin nga ish prefekti Behxhet Asllani dhe kapiteni austriak Gilardi. Ndërsa në Fier hynë forcat qeveritare të komanduara nga Hysni Toska. Ky sukses, natyrisht, nuk mund ta ndryshonte gjendjen. Sukseset e përmendura u arritën në sajë të panikut që përhapen agjentët e qeverisë në radhët e kryengritësve.

Këto suksese ushtarake të përkohshme të qeverisë nuk u shndërruan dhe nuk mund të shndërroheshin prej saj në fitore politike. Përkundrazi, forcat qeveritare me terrorin, shpërdorimet e aktet e tyre brutale si dhe më parë e thelluan edhe më shumë armiqësinë e popullit ndaj qeverisë. Në këto kushte ishin vetë banorët e qytetit që me revoltën e tyre i përzunë forcat qeveritare dhe i hapën rrugën hyrjes përsëri të kryengritësve më 11 gusht. Forcat kryengritëse të bashkuara me fshatarët vendas sulmuan nga ana e Lapardhasë. Edhe Hysni Toska, që kishte ngelur me pak forca, u detyrua të tërhiqej nga qyteti i Fierit.

Si pasojë e gjithë këtij çorientimi të thellë, ele-

mentët antifeudalë të asaj pjese të borgjezisë të lidhur me V. Vidin, kryesisht intelektualë, u shkëputën nga lufta antifeudale e masave fshatare.

### 3. Fundi i regjimit të V. Vidit

Shtrirja e kryengritjes në krahinat e tjera të Jugut u ndihmua nga qëndrimi antipopullor i autoriteteve lokale të Princit, qëndrim që shtoi edhe pakënaqësinë e masave popullore të qyteteve. Kjo shtrirje e kryengritjes zgjeronte edhe bazën e saj shoqërore. Mbas shtrirjes së kryengritjes edhe në Myzeqe dhe në Berat, kryengritësit iu drejtuan Vlorës. Me ta u bashkuan edhe bujqit e shtypur dhe të shfrytëzuar të krahinës. Lufta e këtyre të fundit, e drejtuar nga elementë borgjezë antifeudalë, siç vërenin vëzhguesit diplomatikë, e kishin burimin, në urrejtjen e tyre të pamëshirshme ndaj bejlerëve çifligarë, «e cila i jep aksionit të kundërshtimit një forcë shtytëse krejtësisht të ndryshme nga parullat ortodokse dhe xhonturke».

Hyrja në Vlorë kishte rëndësi për kryengritësit. Dalja në det dhe marrja e një qyteti ku qenë vendosur përfaqësues të huaj konsullorë, do t'i nxirrte kryengritësit nga izolimi i tyre. Përfshirja e krahinës e sidomos e qytetit të Vlorës, ku u shpall pavarësia e Shqipërisë, në zonën e kryengritjes, do të ndihmonte Q. Haxhifezën me shokë të ndryshonin në favor të tyre raportin e forcave politike të kampit kryengritës, për të mënjanuar këndej ndikimin negativ të agjentëve turkomanë.

Gjendja në qytetin e Vlorës ishte bërë shumë e rëndë nga ardhja e emigrantëve nga zona e Shqipërisë së Jugut të pushtuar, të djegur e shkatërruar

nga forcat shoviniste greke. Vetëm brenda një muaji, që nga 13 qershori e deri më 13 korrik 1914, kishin arritur aty deri në 30 mijë veta, shumica gra e fëmijë. Numri i përgjithshëm i emigrantëve llogaritej në 50 mijë veta. Siç detyrohej të pohonte në raportet që i dërgonte Petërburgut vetë Petrajevi, përfaqësuesi i Rusisë në KNK, në mesin e gushtit 1914 vetëm në zonën midis Korçës dhe Tepelenës qenë djegur 50 fshatra.

Në qytetin e Vlorës, i cili ndodhej në këtë gjendje, diskutohej qëndrimi që duhej mbajtur ndaj kryengritësve që po afroheshin. Pjesa më e madhe e banorëve ishin për dorëzimin e qytetit pa luftë. Vetëm një pjesë duke u frikësuar nga hakmarrja e kryengritësve, zhvillonte agjitacion për organizimin e qëndresës së armatosur. Autoritetet vidiste me anë të tellallëve bënin thirrje që të gjithë njerëzit e aftë për të mbajtur armë të regjistroheshin vullnetarë. Kjo thirrje u bë nën kërcënimin e dënimit me vdekje e të djegies së shtëpive në rast mosparaqitjeje. Qëndrimi i organeve shtetërore shkaktoi reagim të fortë në radhët e qytetarëve, si rezultat i të cilit ata u detyruan të tërhiqnin urdhërin. Më në fund mbizotëroi mendimi për të hyrë në bisedime me kryengritësit, të cilat filluan më 22 gusht. Më 24 gusht parësia e qytetit do të mblidhej në Bishan pranë Vjosës për të zgjedhur përfaqësuesit që do të dërgoheshin të nesërmen në lokalitetin e Frakullës për bisedime me kryengritësit.

Gjatë bisedimeve që u zhvilluan në Cakran më 28 gusht, kryengritësit u vunë këto kushte vlonjatëve: pjesëmarrjen e plotë të Vlorës në kryengritje, dëbimin e autoriteteve vidiste me përjashtim të nëpunësve të financës, hyrjen në qytet të një konti-

gjenti prej 500 ose 1000 burrash të armatosur. Krahas tyre nuk mungonte edhe kërkesa për ngritjen e flamurit turk. Përgjigjen e vlonjatëve do ta pritnin deri më datën 30 gusht, përndryshe të nesërmen do të kapërcenin Vjosën. Interesante është deklarata që bënë ata, sipas së cilës do t'i qëndronin besnikë deklaratës së Londrës. Është fjala, pa tjetër, se do të ruhej pavarësia e Shqipërisë e njohur nga Fuqitë e Mëdha, vetëm se princi i ri duhej të zgjidhej prej tyre me pëlqim të plotë dhe se duhej të ishte mysliman. E parë me këtë sy kërkesa e tyre për mbajtjen e flamurit turk, siç mundoheshin ta shpjegonin edhe vetë, nuk kishte karakter politik, por vetëm karakter fetar.

Ismail Qemali që nga Italia, ku ndodhej në këtë kohë, e ndiqte me një vëmendje të veçantë zhvillimin e bisedimeve në Vlorë dhe përpiqej të ndikonte në drejtim të një zhvillimi të favorshëm të tyre. Ai ishte i mendimit që propozimet e kryengritësve do të mund të shërbenin si bazë e mjaftueshme për marrëveshje. Në të njëjtën kohë ai kërkonte t'u paraqiteshin kryengritësve kundërpropozimet e tij, të cilat synonin të mënjanonin ndikimin e dëmshëm të agjentëve turq e të elementëve turkomanë, që kërkesa për një princ turk e parullat fetare të kryengritësve të mos merrnin karakter politik proturk. Ai deklaronte që popullsia e Vlorës ishte gati të merrte përsipër administrimin e vendit, duke mos njohur më përfaqësuesit e Qeverisë qendrore të Durrësit, të merrte përsipër sigurimin e rendit me forcat ekzistuese, të dërgonte dy njerëz të deleguar për marrëveshje me asamblenë e Shijakut, me kusht që kjo të mos ndërhynte më në administrimin e vendit, domethënë të qytetit të Vlorës.

Në kundërpropozimet e tij I. Qemali ndalej në

mënyrë të veçantë në dy çështje me rëndësi të jashtëzakonshme, siç ishin vendimet e Londrës mbi njohjen e pavarësisë shqiptare dhe çështja e flamurit. Ai deklaronte se vlonjatët ishin gati «të njohin zotimet që shqiptarëve u përkasin nga protokolli i Londrës, i cili garanton pavarësinë tonë kombëtare dhe paprekshmërinë tokësore, të mbështesin rivendikimet e ligjshme të të gjithë popullsisë shqiptare përsa i përket fatit përfundimtar të Shqipërisë, duke u vënë nën mbrojtjen e vendimeve të fuqive mbrojtëse. Ne do të mbajmë, — vazhdonte I. Qemali, — flamurin me ngjyrat kombëtare, pa të cilin vendi do të humbte simbolin e vetëm të pavarësisë së vet dhe do të shndërrohej ipsofakto në pre për fqinjët».

Pikëpamjet dhe propozimet e I. Qemalit gjetën miratimin e shumicës së ushtarëve e të komandantëve kryengritës që ndodheshin në frontin e Vjosës, para Vlorës. Figura kryesore midis tyre, me sa duket, ishte komandanti i përgjithshëm i këtyre forcave, Qamil Haxhifeza. Të një mendimi ishin edhe komandantët e tjerë, si komandanti i krahut të majtë të Vjosës, Abdullah, e i krahut të djathtë të saj, Shefqet, komandanti i mitralozave Tahir, komandanti i artilerisë Ismail Haki dhe ai i kalorisë, Sulejman. Këta kishin mbështetjen e shumicës së komandantëve të reparteve kryengritëse të frontit të Vjosës, me përjashtim të pesë a gjashtë vetëve prej tyre. Këta pesë apo gjashtë komandantë, sipas Qamil Haxhifezës, nuk mendonin «anën politike e ndërkombëtare» të çështjes shqiptare.

Komandantë të tillë ndodheshin nën ndikimin e klerit dhe të elementëve borgjezë turkomanë; ata manifestonin anët e dobëta të kryengritjes, e pikërisht ato anë që merrnin karakter politik proturk, siç

ishte ngulja këmbë që të hyhej në Vlorë me flamurin turk. Qamil Haxhifeza me shokë, në kundërshtim me këta, shtronte çështjen se ndodhja e Vlorës në buzë të detit dhe prania e konsujve të Fuqive të Mëdha aty, kërkonte nga Këshilli i Përgjithshëm i Kryengritjes dhe nga këshillat lokale «hyrjen (në Vlorë — G. Sh.) me një mënyrë të pajtueshme me situatën qytetare e politike kundrejt Evropës». Përndryshe, sipas tyre, prej Fuqive të Mëdha, mund t'i vinte «Shqipërisë një përgjegjësi politike». Qarkorja e Q. Haxhifezës flet qartë për luftën politike që zhvillohej midis rrymave në gjirin e lëvizjes.

Siç shihet, lufta e kryengritësve kundër princ V. Vidit dhe kërkesa e tyre për një princ turk nuk duhet identifikuar, siç ka ndodhur lidhur me këtë çështje, me kërkesën e turkomanëve për ribashkimin e Shqipërisë me Turqinë. Qëndrimi i Q. Haxhifezës me shokë e bën të qartë këtë çështje. Duke u ngritur kundër mbajtjes së flamurit turk, ata ishin të bindur se *«kështu duhet të veprohet për sigurimin e interesave të Shqipërisë së besëlidhur në të ardhmen»* (nënvizimi im — G. Sh.). Këtë qëndrim të vetin ata kërkonin që ta kthenin në vijë politike të të gjithë lëvizjes.

Porse shqetësimi i këtyre komandantëve për çështjen e flamurit mpleksej me një shqetësim tjetër jo më të vogël se i pari. Zgjerimi dhe thellimi i karakterit agrar të lëvizjes, siç shihet edhe nga dokumenti në fjalë, kishte filluar t'i shqetësonte krerët e lëvizjes. Këta ngulnin këmbë që «të mos i lihej vend grabitjeve dhe disa paudhësive të tjera që kishin ngjarë në disa vende». Këtu nuk është fjala për grabitje dhe parregullsi të thjeshta. Prandaj përpjekjet e këtyre komandantëve synonin të frenonin vru-

llin e masave fshatare, duke dashur të rregullonin qëndrimin e tyre, siç shpreheshin ata vetë «me një mënyrë të pajtueshme me situatën qytetare e politike kundrejt Evropës». Këto përpjekje për frenimin e karakterit antifeudal të lëvizjes pa tjetër që do të ngjallnin pakënaqësi tek fshatarët kryengritës. Këtë pakënaqësi ata do ta shprehin në mënyrë anarkiste, duke u deklaruar komandantëve të tyre se «ne nuk pyesim asnjeri. Nuk njohim as përgjegjës, as oficer, as kryetar».

Nga sa thamë më sipër shohim që edhe udhëheqësit antifeudalë të lëvizjes me prejardhje borgjeze si Qamil Haxhifeza, e kishin vështirë të bashkërendonin luftën e tyre kundër reaksionit çifligar dhe atë për ruajtjen e pavarësisë së Atdheut dhe tërësinë tokësore të Shtetit Shqiptar me vrullin revolucionar të masave fshatare. Ky vrull kishte nisur t'i frikësonte ata, sepse, siç duket, i kishte kapërcyer edhe caqet e antifeudalizmit të këtyre elementëve.

Edhe paria e qytetit të Vlorës, tregtarë dhe agallarë të pasur, nga ana e saj, kishte frikë më shumë nga vrulli revolucionar antifeudal i kryengritësve sesa shqetësohej nga flamuri turk. Ajo në vend që të ngulte këmbë në propozimet e Ismail Qemalit për ruajtjen e pavarësisë e mbajtjen e simbolit të saj, flamurit me ngjyrat kombëtare, kërkonte të ndalonte hyrjen në Vlorë të masës së kryengritësve «të mallakastriotëve dhe të myzeqarëve, të cilët, siç shkruante konsulli austro-hungarez i Vlorës, do të kryenin hakmarrje dhe plaçkitje». Fshatarët e këtyre krahinave kishin për të marrë hak veç të tjerash, edhe për grabitjet e mizoritë e kryera nga forcat e komanduara nga Nuredin bej Vlora, që shkuan në ndihmë të Vidit për të shtypur kryengritjen në muajin qershor.

Komanda e kryengritësve e pranoi këtë kërkesë të vlonjatëve. Ata kishin njoftuar që në qytet do të hynin vetëm 500 këmbësorë, 100 kalorës të zgjedhur nga masa e kryengritësve me topat, mitralozat, sanitarët e mjetet e tyre të transportit nën komandën e Osman Balit. Caktimi i këtij esadisti në krye të kësaj force nuk duhet të ketë qenë i rastit, por është bërë, për mendimin tonë, me qëllim. Gjithë kjo përputhet plotësisht me rrugën e moderimit të karakterit agrar antifeudal të lëvizjes, në të cilën ishin futur krerët e lëvizjes. Me këtë qëndrim mendojmë se lidhet, gjithashtu, dërgimi në Vlorë i Mustafa Mansakut (Ndroqit), pronar tokash e ullishtesh, në kohën kur forcat kryengritëse hynë në qytet. Në këto kushte dhe përballë këtyre njerëzve një pjesë e parisë së qytetit të Vlorës, meqë u mënjanua rreziku i drejtpërdrejtë që vinte nga masa e fshatarëve kryengritës, hoqi dorë, siç duket, nga kërkesat e tjera për të cilat ngulte këmbë I. Qemali. Meqë turkomanët si M. Ndroqi i jepnin parisë së Vlorës besim e siguri për gjendjen e pozitën e saj pasurore, kjo pari pranoi tani flamurin turk e më vonë do të pranojë edhe parullat otomaniste.

Pra, i gjithë zhvillimi i bisedimeve midis përfaqësuesve të kryengritësve dhe përfaqësuesve të qytetit të Vlorës është një pasqyrë e qartë e qëndrimit të klasave e shtresave të ndryshme shoqërore të vendit ndaj problemeve kryesore politike e shoqërore, të brendshme e të jashtme të kohës, siç ishin ruajtja e pavarësisë dhe e simbolit të saj, flamurit kuq e zi, dhe realizimi i aspiratave klasore të fshatarësisë. Zhvillimi i ngjarjeve tregoi se Q. Haxhifeza me shokë u lëkundën dhe nuk mundën të luftonin me konsekuencë në të dy frontet. Ndërsa paria e qy-

tetit të Vlorës, si përfaqësuese e klasave të pasura, e pronarëve të tokave dhe e tregtarëve të mëdhenj, u shqetësua pak ose aspak nga parullat turkomane. Pasi arriti të frenonte me anë të bisedimeve vrullin e fshatarëve kryengritës, ajo nuk luftoi, në fakt, për sanksionimin dhe realizimin e propozimeve të Ismail Qemalit. Ajo bëri kompromis, në dëm të interesave të Atdheut me krerët turkomanë të lëvizjes. M. Ndroqi kur hyri në Vlorë ngriti flamurin e Turqisë.

Ashtu sikurse mbarë zhvillimi i kryengritjes, edhe ngjarjet e Vlorës provojnë më së miri synimet e vërteta të krerëve turkomanë si M. Ndroqi, të përcaktuara nga shoku Enver Hoxha, i cili shkruan se këta elementë «...e përdorën çështjen fetare dhe flamurin e Turqisë jo për t'ia kthyer Shqipërinë Perandorisë Turke, e cila kishte vdekur e s'ngjallej më, por për të frenuar qëllimet e kryengritjes fshatare dhe për të minuar zhvillimin e saj». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 174).

Sadoqë udhëheqës të kryengritjes si Xhenabi Adili deklaronin se flamurin turk e konsideronin «si një simbol fetar dhe jo politik» ky fakt e komprometonte lëvizjen. Porse ky akt nuk përputhej në të vërtetë me bindjet politike të kryengritësve. Ishte përsëri Xhenabi Adili, i cili deklaronte, gjithashtu, se kryengritësit e kishin të qartë se Turqia tashmë ishte e huaj për tokat shqiptare dhe se ata ishin për veturdhërimin e Shqipërisë, se nuk ishin, pra, për ribashkimin e saj me Turqinë.

Ngjarjet para Vlorës treguan qartë se krerët e kryengritjes si Qamil Haxhifeza, Xhenabi Adili etj. me kërkesën e tyre për vendosjen e një princi turk në fronin e Shqipërisë, synonin të siguronin interesat e Atdheut dhe jo ta lidhnin vendin tonë pas qerres

osmane. Gjithë qëndrimi i tyre ndaj çështjes «vorio-epiriote» dhe ndaj ngjarjeve të Vlorës (pavarësisht nga gabimet e hezitimet e tyre) hedh poshtë shpifjet e reaksionit se ata gjoja ishin turkomanë apo xhonturkistë. Lidhur me qëndrimin e këtyre elementëve shoku Enver Hoxha ka shkruar: «Unë mendoj se krerët e «rebelizmit» padyshim kanë bërë gabime, gjë që nuk mund të evitohej. Kishte ndër ta që mund të mendonin se xhonturqit do të ishin për një Shqipëri të lirë e të pavarur dhe do ta mbronin (këtu ishte çështja e besimit në aleancat), por ata, sipas mendimit tim, s'kanë qenë as antikombëtarë, as antishqiptarë, as xhahilë, ata luftuan për një Shqipëri të lirë e të pavarur, ata luftuan kundër të gjithë atyre që intrigonin dhe përpiqeshin t'i bënin varrin Shqipërisë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 166).

Mbas dështimit të ekspeditave të Veriut dhe të Jugut të Prenkë pashës e Ahmet beut dhe Azis pashës e Bektash beut me shokë dhe marrjes së Vlorës luftimet u përqëndruan rreth Durrësit. Gjendja e tij u bë gjithnjë e më e rëndë. Sundimi i Princit qëndronte në këmbë nën hijen e topave të luftanijeve austriake dhe italiane, të cilat ishin angazhuar, simbas udhëzimeve të qeverive të tyre, të ndërhynin vetëm për sigurimin e personit të V. Vidit.

Me fillimin e Luftës së Parë imperialiste Botërore, më 4 gusht 1914 dhe mbas afrimit të Turqisë me Fuqitë qendrore, komiteti xhonturk i Stambollit në marrëveshje me Perandorinë Habsburge ra dakord të mbështesë Princ Vidin. Për këtë qëllim u nis për në Shqipëri një mision i posaçëm i përbërë nga shqiptarë me origjinë kryesisht nga Dibra, Ohri e Manastiri me Ejup Sabriun në krye, i cili për shkak të vështirësive të luftës arriti me vonesë në Durrës,

mbas ikjes së Princit. Gjithë rrjedhimi i ngjarjeve në Shqipëri e bindi Vjenën mbi paqëndrueshmërinë e regjimit të Vidit. Tani, nën shtytjen e interesave të tyre më të gjera, austriakët e braktisën V. Vidin dhe filluan të përkrahnin parullën e një princi mysliman. Qëndrimi i Portës së Lartë në luftën që po zhvillohej kishte për ta dhe për gjermanët, simbas pohimeve të vetë ministrit të Jashtëm Berhtold, një rëndësi shumë më të madhe sesa sovrani i pazot dhe i pavendosur i Durrësit.

Në këto rrethana V. Vidi u detyrua ta linte Durrësin më 3 shtator 1914, duke i dhënë fund sundimit të tij të shkurtër prej 180 ditësh.

Analiza objektive e ngjarjeve që ndodhën në Shqipëri pas shpalljes së Pavarësisë nuk provon aspak shtrembërimet dhe shpifjet e propagandës dhe të historiografisë borgjeze imperialiste të Evropës dhe asaj shoviniste të Ballkanit, se gjoja populli shqiptar nuk qe i zoti dhe i aftë të vetëqeverisej.

Që nga ajo kohë këto pikëpamje i ka propaganduar edhe reaksioni feudoborgjez vendas, duke thënë se katundarët shqiptarë e prishën shtetin që «krijuan» Fuqitë e Mëdha.

Fuqitë imperialiste, secila për llogari të vet, duke u mbështetur në reaksionin çifligar deshën të krijonin një shtet shqiptar që t'i nënshtrohej plotësisht atyre. Ata u përpoqën t'i imponpremein atij ruajtjen e mbeturinave të feudalizmit dhe të kapitulacioneve dhe ndjekjen e një politike të varur kryekëput prej diktatit të tyre. Ata deshën një shtet të tillë, të cilin të mund ta gllabëronin apo ta copëtonin sapo të krijoheshin kushtet.

Populli shqiptar, në radhë të parë masat fshatare, në luftë me forca të pabarabarta, në kushtet e

luftës imperialiste, iu kundërvunë me luftë të armatosur këtyre synimeve. Përballë kësaj lufte Evropa dhe reaksioni vendas nuk qe në gjendje ta mbante në këmbë shtetin reaksionar, antipopullor, çifligar të Princ Vidit, i cili, ashtu siç e kishte projektuar Konferenca e Londrës, ishte në fakt një protektorat kolektiv i Fuqive imperialiste, ku rolin kryesor e luanin Austro-Hungaria dhe Italia.

Me luftën e tyre kryengritësit fshatarë nuk shkatërruan Shtetin Shqiptar, siç pretendon reaksioni i jashtëm imperialist e shovinist e reaksioni i brendshëm çifligar e borgjez, por shkatërruan ato organizma që u imponuan nga Konferenca e Ambasadorëve, si KNK, princi prusian, organizatorët e huaj, etj., ata shkatërruan «shtetin» e pashallarëve dhe të bejlerëve, i cili në politikën e tij të brendshme dhe të jashtme nuk ndryshonte aspak nga Turqia e sulltanëve.

Turmat katundare, megjithëse në mes të mjegullës ideologjike e politike, me atë udhëheqje që u siguroi një pjesë e borgjezisë shqiptare e kryen, si të thuash, detyrën e tyre, atë «të shkatërrimit». Detyra tjetër më e vështirë për «rikrijimin» e Shtetit Shqiptar të 28 nëntorit 1912, mbi bazën e vet kombëtare dhe demokratike, kërkonte bashkimin e lëvizjes antifeudale dhe antiimperialiste të turmave fshatare e të një pjese të borgjezisë me lëvizjen antifeudale dhe antiimperialiste të elementëve patriotë të borgjezisë dhe mikroborgjezisë shqiptare, të cilët deri tani qenë kapur pas figurës së Vilhelm Vidit.

*KAPITULLI III*

# THELLIMI I KARAKTERIT ANTIFEUDAL TË KRYENGRITJES FSHATARE

## (KRYENGRITJA KUNDËR ESAT PASHË TOPTANIT)

## 1. Fillimi i luftës kundër Esat pashës

Ikja e Vidit dhe hyrja e kryengritësve në Durrës shënon një etapë të re të diferencimit të forcave brenda lëvizjes antividiste, proces i cili kishte filluar dhe ishte vërejtur që më parë.

Krahu i shëndoshë i lëvizjes u përpoq edhe një herë të mënjanonte ndikimin e elementëve turkomanë dhe ta orientonte lëvizjen në përputhje me programin e vet politik. Për këtë grup po bëhej gjithnjë e më e qartë se ndikimi i elementëve turkomanë në lëvizje ishte i rrezikshëm për Shqipërinë. Në rast të një konflikti të armatosur të Turqisë me një shtet tjetër, ngritja e flamurit me gjysmëhënëz nuk do të konsiderohej si një simbol fetar, por do të merrej si cënim i neutralitetit të Shqipërisë të njohur

nga Fuqitë e Mëdha dhe do ta bënte këtë objekt sulmi. Qamil Haxhifeza me shokë u përpoqën ta bënin të qartë programin e tyre politik, i cili me gjithë kërkesën për një princ turk, nuk kishte asgjë të përbashkët me synimet e turkomanëve. Ata deklaruan se populli shqiptar pa dallim feje ishte i gatshëm të mbronte pavarësinë e njohur dhe nga Fuqitë evropiane, kundër të huajve dhe të gjithë atyre që donin të cënonin lirinë e tij. Për t'i prerë rrugën ndërhyrjes së Fuqive të Mëdha në punët e brendshme të vendit që kryhej me anën e organit të tyre kolektiv, KNK, ata deklaruan para se të hynin në kryeqytet se «...popullsia e Durrësit duhet të jetë e njëzëshme për të mos pranuar asnjë ndërhyrje në qeverinë e saj... Meqenëse Evropa e ka njohur pavarësinë e kombit shqiptar, sovraniteti i qytetit të Durrësit i përket kombit shqiptar, dhe meqenëse Princ Vidi u shpall i rrëzuar nga froni shqiptar, funksionet e Komisionit të Kontrollit kanë marrë gjithashtu fund, natyrisht deri sa Evropa të marrë vendime të tjera. Në këtë mënyrë kombi ka të drejtë të plotë të formojë një qeveri të rregullt dhe të pavarur e të hedhë poshtë çdo ndërhyrje të huaj në punët tona, sipas stipulacioneve të së drejtës ndërkombëtare».

Për t'i dalë punës përpara në këtë drejtim krerët e lëvizjes morën masat që mbas ikjes së Vidit, qeveria të mos binte në duart e KNK. Në përputhje me këto pikëpamje grupi i Qamil Haxhifezës mendonte dhe përpiqej për një rregullim të ri të administratës së Durrësit. Porse këto plane ishin në kundërshtim me qëndrimin e elementëve turkomanë, si Mustafa Ndroqi, Musa Qazimi e tjerë, të cilët mbas hyrjes së kryengritësve në Durrës (5 shtator 1914), arritën

të merrnin në dorë iniciativën. Për pasojë, jo vetëm që programi kombëtar e antiimperialist i mësipërm nuk u thellua dhe nuk u çua më tej, por edhe u bë një hap i madh prapa në krahasim me të. Elementët turkomanë menduan se me fillimin e luftës imperialiste, me përkrahjen tashmë jo vetëm të Gjermanisë por edhe të Austro-Hungarisë, qenë krijuar kushtet e favorshme për rivendosjen e lidhjeve politike me Turqinë dhe të sovranitetit të sulltanit mbi vendin tonë.

Këta elementë përpiqeshin të bindnin grupet e tjera të lëvizjes dhe opinionin publik shqiptar se mjeti, gjoja, «i shpëtimit dhe i çlirimit të kombit shqiptar është qenia nën mbretërinë otomane».

Përqafimi i këtyre pikëpamjeve politike në këto momente kishte pasoja të rënda për lëvizjen. Ngritja e flamurit turk kompromentonte në shkallë të madhe edhe karakterin social të lëvizjes. Grupi i Qamil Haxhifezës nuk arriti t'i kundërvihej këtyre ndikimeve në këtë kohë. Megjithatë, duhet thënë se sadoqë iniciativën në këto momente e patën elementët turkomanë, kryengritja nuk iu nënshtrua as Stambollit dhe as Vjenës. Kryengritja ndoqi rrugën e vet që i diktonte fshatarësia, si forcë kryesore lëvizëse e saj. Në fakt as Porta e Lartë e komiteti xhonturk nuk mundën ta shtinin në dorë lëvizjen e ta shfrytëzonin për interesat e tyre dhe as Vjena nuk qe në gjendje ta përdorte për qëllimet e saj të luftës.

Zhvillimi objektiv i kryengritjes (pavarësisht nga parullat që dominuan për ndonjë moment) hedh poshtë pretendimet e reaksionit vendas dhe të huaj sipas të cilave lëvizja e fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme ishte një lëvizje «proturke e antikombëtare», se fshatarësia paskish rrokur armët dhe paskish luf-

tuar kundër interesave të kombit dhe të atdheut! Lëkundje e gabime në këtë lëvizje, siç thotë shoku Enver Hoxha, ka pasur dhe këtyre «...zor t'u shpëtojë një kryengritje dhe sidomos një kryengritje fshatare. Të mos na pengojnë gjethet për të parë pyllin.» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 141). Elementët reaksionarë e tradhtarë asnjëherë (dhe elementët turkomanë kësaj radhe) nuk mundën «... të arrinin të përdornin fshatarësinë kundër interesave të atdheut, asnjëherë dhe në asnjë periudhë të historisë ata nuk i ka lejuar fshatari ynë patriot dhe revolucionar». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 140).

Brenda Këshillit të Përgjithshëm, qendra e të cilit u vendos tani në Durrës, u zhvillua një luftë e ashpër për pushtet. Lufta u zhvillua midis grupit të Musa Qazimit dhe atij të Mustafa Ndroqit. Në mbledhjen e datës 22 shtator fitoi kandidatura e të dytit, që pati, me sa duket, edhe përkrahjen e elementëve esadistë. Ndryshime në qëndrimin politik të këtyre dy grupeve nuk kishte. Porse njëri grup, ai i M. Qazimit, përfaqësonte borgjezinë turkomane të qyteteve, ndërsa tjetri, agallarët turkomanë pronarë të pasur tokash e ullishtash, të fshatit e të qytetit.

Ndërsa në qarqet drejtuese të lëvizjes vazhdonte lufta për përcaktimin e vijës politike dhe lufta për pushtet, forca kryesore lëvizëse e kryengritjes, fshatarësia, shprehu me aksione konkrete aspiratat e saj shoqërore. Me këto aksione ajo tregoi se sigurimin e Shtetit Shqiptar nuk e shikonte të shkëputur nga lufta për shkatërrimin e pronave çifligare mbi tokën dhe të ndikimit politik të bejlerëve çifligarë. Kështu, në kohën kur krerët e lëvizjes grindeshin për postet drejtuese, kryengritësit e thjeshtë vërshuan në zyrën e kadastrës të prefekturës së Durrësit, morën që

andej shumicën e regjistrave të tokave dhe i asgjësuan. Me këtë akt kuptimplotë kryengritësit shprehën urrejtjen e tyre të thellë ndaj administratës feudoborgjeze ekzistuese, e cila sanksiononte pushtetin politik dhe ekonomik të bejlerëve çifligarë dhe të agallarëve.

Karakteri shoqëror i lëvizjes trembi edhe emisarët e huaj, siç ishte delegacioni xhonturk që u dërgua në Shqipëri nga Stambolli për t'i imponuar lëvizjes kryengritëse vijën politike të diktuar nga aleanca e Perandorisë Osmane me Berlinin e Vjenën. Ky delegacion, që arriti në Durrës pas ikjes së V. Vidit, nuk qe në gjendje t'i detyronte kryengritësit që ta thërrisnin përsëri Princin. Delegacioni u bind se nuk ishte në gjendje ta manipulonte lëvizjen në planin politik, pavarësisht nga parullat fetare të saj. Për më tepër, atë e trembi karakteri shoqëror i lëvizjes.

Gjithë kjo është një dëshmi e pakundërshtueshme se këtu nuk kemi të bëjmë me një lëvizje politike proturke, siç kanë pretenduar historianët e ndryshëm, të vendit e të huaj. Duke iu kundërvënë pikëpamjeve të këtyre të fundit shoku Enver Hoxha, që në vitin 1962, shtronte pyetjen: «Por si shpjegohet atëherë që «rebelizmi» dhe udhëheqësit «xhonturkistë» të «rebelizmit»..., pra të gjithë këta që «digjeshin» për Turqinë, vajtën krejt në kundërshtim me politikën turke duke sulmuar Qeverinë e Durrësit dhe mbretërinë e Vidit, së cilës s'po i mbaheshin më këmbët». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 164).

Jo vetëm në plan politik, por edhe në plan shoqëror kryengritja shkonte në kundërshtim me synimet politike e shoqërore të krerëve turkomanë e të Stambollit.

Thellimi dhe zgjerimi i rrymës antifeudale në

gjirin e lëvizjes antividiste i shqetësoi shumë forcat reaksionare të vendit dhe të huaja, të interesuara për shfrytëzimin e saj në dobi të synimeve të tyre të çastit. Tiparet agrare sociale të lëvizjes ishin forcuar aq shumë saqë konsulli austro-hungarez në Vlorë, Majerhauzer, i konsideronte si *«shenja karakteristike të lëvizjes»* (nënvizimi im — G.Sh.). Vëzhguesit diplomatikë parashikonin thellimin e mëtejshëm të këtyre tipareve klasore të lëvizjes.

Karakteri antifeudal i lëvizjes, i shprehur në konfiskimin e pasurisë dhe të shtëpive të bejlerëve të Tiranës, Elbasanit dhe Beratit shkaktoi pakënaqësi të madhe midis xhonturqve në Stamboll dhe misionarëve të tyre në Shqipëri. Ata nuk e shihnin me sy të mirë faktin që lëvizja politike në Shqipëri, duke u lidhur *«me një rrymë social-agrare të karakterit më të rrezikshëm»* (nënvizimi im — G.Sh.) kishte dalë jashtë caqeve dhe synimeve të tyre, që ishte bashkimi i Shqipërisë me Turqinë. Shqetësimi i tyre bëhej edhe më i madh kur ata shikonin, simbas përfaqësuesit të Austro-Hungarisë në Komisionin Ndërkombëtar të Kontrollit A. Kralit, se dukej që pikërisht në këtë çështje *fanatizmi* i masës së kryengritësve myslimanë ishte i *palëkundshëm.*

Delegacioni i ardhur nga Stambolli ishte udhëzuar që të vepronte në mënyrë kategorike në përputhje me politikën austro-hungareze dhe t'i ngrinte shqiptarët në luftë kundër Serbisë. Elementët turkomanë të Këshillit të Përgjithshëm, duke zbatuar me besnikëri udhëzimet e komitetit xhonturk të Stambollit, i premtuan përfaqësuesve diplomatikë të Austro-Hungarisë në Durrës se do të bashkëpunonin ngushtë me ta dhe se nuk do të merrnin asnjë vendim me rëndësi pa këshillën e tyre.

Pas largimit të Princ Vidit, diplomacia austriake me ndihmën e Stambollit po përpiqej të shfrytëzonte parullën e kryengritësve për një princ turk. Vjena shpresonte se princi turk, ndryshe nga Vidi, do të ishte në gjendje t'i bashkonte shqiptarët e t'i hidhte në luftë kundër Serbisë. Porse vendimi i prerë i kryengritësve për të mos lejuar kthimin e bejlerëve në zonën e kryengritjes pengonte depërtimin e agjenturës austriake me prejardhje çifligare dhe veprimtarinë e saj në dobi të Vjenës në Shqipëri. Prandaj përpjekjet që u bënë në këtë drejtim ndeshën në kundërshtime të ashpra. Kështu, lirimi i Dervish bej Biçakut nga burgu e sidomos emërimi i tij komandant i operacioneve ushtarake në Shqipërinë e Jugut (që u krye me ndërhyrjen e drejtpërdrejtë të diplomatit austriak. A. Kral) shkaktoi protestën e këshillave lokale. Musa Qazimit me shokë iu desh të jepnin sigurime se nuk do të përsëriteshin më veprime të tilla dhe se do të zbatoheshin masat e parashikuara kundër Dervish e Hasan Biçakut. Këtë u detyruan ta bënin për të qetësuar masën e kryengritësve dhe sidomos krahinat e Elbasanit.

Pra, siç shihet, zgjerimi dhe thellimi i lëvizjes antifeudale bëhej në luftë të ashpër me këta elementë turkomanë e esadistë. Ata përpiqeshin të mbronin të drejtat e pronarëve të tokave kundër bujqve të tyre duke vënë në lëvizje aparatin politik, këshillat lokale të manipuluara prej tyre dhe forcat e xhandarmërisë, që kishin mundur të shtinin në dorë në zonën e kryengritjes.

I ndodhur përballë thellimit të karakterit socialagrar të lëvizjes reaksioni feudo-borgjez brenda dhe jashtë vendit i kishte varur të gjitha shpresat tek ardhja e Esatit, i cili dukej si përfaqësuesi më i aftë i

tyre për mbrojtjen e interesave klasore, si dora e fortë që do të mund të shtypte lëvizjen fshatare. Duke e pasur parasysh mirë armiqësinë dhe urrejtjen e thellë të fshatarëve kryengritës kundër pashait toptanas, esadistët po merrnin masa për t'i hapur rrugën ardhjes dhe vendosjes së tij në krye të pushtetit. Dervish bej Biçaku, Selman agë Ndroqi dhe të tjerë kishin projektuar eliminimin e elementëve antifeudalë më aktivë, e në radhë të parë të Haxhi Qamilit, i cili kishte filluar të shquhej mbas shpartallimit të forcave mercenare të Prenkë pashës në Ishëm. Megjithatë ata nuk ia arritën dot këtij objektivi. Ndërkaq, me ndihmën e elementëve turkomanë (meqë Esati vazhdonte të mbante lidhjet me komitetin e tyre në Stamboll dhe me përfaqësuesit e tij në Paris) ata mundën të sabotonin përgatitjet e elementëve antifeudalë dhe antiesadistë për ta pritur Esatin me pushkë dhe për të ndaluar hyrjen e tij në Shqipëri dhe në Durrës. Prandaj dështuan pritat e organizuara në Dibër afër Maqellarës, në Klos, te Pazari i Urës, dhe në Tiranë, te Shkalla e Tujanit. Po kështu dështoi edhe plani i bujqve të Esatit në fshatin Rreth të Shijakut për qëndresë të armatosur, sepse autoritetet turkomane të Durrësit nuk u dhanë armët e municionet e kërkuara. Esat pasha marshoi pa pengesa në krye të mercenarëve të tij, drejt Durrësit, ku hyri më 2 tetor 1914.

Gjatë rrugës për t'u kthyer nga Italia në Shqipëri, E. Toptani shkoi në Greqi dhe në Serbi, ku u mor vesh me qarqet sunduese të këtyre vendeve, prej të cilëve mori edhe ndihma. Po me ndihmën e elementëve turkomanë, E. Toptani shtiu në dorë pushtetin qendror në Durrës, u shpall Kryetar i Këshillit të Përgjithshëm dhe Komandant i Përgjith-

shëm i Ushtrisë dhe e shtriu përkohësisht sundimin e tij në gjithë zonën e kryengritjes. Q. Haxhifeza me shokë qenë angazhuar në mbrojtjen e Beratit e të tokave për rreth nga sulmi i shovinistëve grekë, të cilët arritën edhe të shtinin në dorë përkohësisht këtë qytet.

Elementët antifeudalë e antiesadistë të lëvizjes nuk u pajtuan me uzurpimin e pushtetit të kryengritësve prej Esatit. Të bindur se përpara kishin një luftë të re dhe më të ashpër, ata e ndjenë nevojën për ta vënë lëvizjen mbi një bazë të re organizative nga pikëpamja ushtarake. Për këtë qëllim Qamil Haxhifeza shpalli në Berat amnistinë e të burgosurve dhe të arratisurve politikë dhe kërkoi të bëhej i njëjti veprim edhe nga këshilli i Elbasanit, ku ndikimi i tij ishte më i madh. Me këtë masë ai synonte të lidhte me lëvizjen qarqet borgjeze e intelektuale providiste. Që më parë ai kishte filluar mobilizimin e forcave ushtarake në bazë të parimit të armatosjes të së gjithë popullit, të burrave të moshave 20 deri në 50 vjet.

Por E. Toptani urdhëroi anullimin e masave të Qamil Haxhifezës dhe me ndihmën e M. Qazimit mundi ta arrestonte atë, duke e akuzuar, në mes të tjerash, se kishte vënë dorë mbi pasurinë e të tjerëve. Me të tilla «argumente» ai mundohej të shuante ndikimin e tij në masën e kryengritësve dhe të mposhte protestat e tyre. Në këto akuza ai theksonte me qëllim prirjet sociale të Qamil Haxhifezës dhe grupit të tij. Me këtë Esati donte të thellonte përçarjen në gjirin e lëvizjes dhe të largonte prej saj agallarët e pasur e t'i hidhte këta në kampin e çifligarëve.

I ndodhur përballë urrejtjes dhe armiqësisë së thellë të të gjithë masave popullore, fshatare e qyte-

tare, E. Toptani u përpoq të zgjeronte mbështetjen e tij shoqërore me anë të një demagogjie të dendur e të shumanshme. Në sy të popullit kërkonte ta hiqte veten si «patriot», qarqeve të caktuara feudoborgjeze me orientim politik proaustriak u hiqej si i lidhur me Vjenën e Stambollin. Për të ruajtur përkrahjen e mbështetjen e elementëve reaksionarë klerikë dhe turkomanë ai reklamonte lidhjet që vazhdonte të mbante me Stambollin.

Ndërkaq, Esat pasha e kishte të qartë që demagogjia e tij dhe lidhjet me elementët turkomanë e fanatikë nuk ndikonin shumë mbi masën kryesore të kryengritësve fshatarë. Ai po shihte dhe po e ndjente që po afrohej shpërthimi i armiqësisë së hapur kundër tij. Prandaj u detyrua të përdorte edhe kartën e tij të fundit me karakter demagogjik. Nga fundi i muajit tetor E. Toptani nxori një urdhër për konfiskimin e pasurisë së afro 50 personave, i cili flitej se do të pasohej nga një urdhër i dytë dhe për 20 vetë të tjerë. Në të përfshiheshin rivalët e tij nga aristokracia çifligare, bejlerët e Tiranës, Elbasanit, Vlorës e Mallakastrës, si Vlorajt, Toptanasit, Biçakçitë (me përjashtim të Dervish beut), Vrionasit, Cakranjotët; përfshiheshin gjithashtu kundërshtarë të tij politikë nga agallarët e Tiranës, Durrësit, Vlorës, Shijakut, Beratit, Mallakastrës etj. Midis tyre kishte edhe elementë patriotë si Baki Gjirokastra, Hajredin Fratari etj.

Urdhëri i mësipërm ishte vetëm një lojë me anën e së cilës pashai toptanas mendonte të realizonte disa synime imediate. Synimi më i parë i tij ishte të rregullonte financat, aq të nevojshme për të zbatuar politikën e vet. Të ardhurat kryesore i kishte nga financimi i Serbisë, i Italisë e i shteteve të tjera ball-

kanike dhe nga dogana e Durrësit. Nga ana tjetër, E. Toptani kërkonte të bënte presion mbi çifligarët e tjerë që nuk pajtoheshin me synimet e tij diktatoriale.

Synimi kryesor ishte që në pritje të qetësimit të vendit dhe forcimit të pozitave të klasës së vet, ai të krijonte përshtypjen sikur nuk ishte kundra veprimeve të bujqve ndaj pronarëve të tyre, kryesisht për mospagimin e së tretës.

Kujdesi kryesor i Esat pashës në këto çaste ishte në fakt, të ruante dhe të forconte bazat ekonomike, politike e juridike të rendit ekzistues feudoborgjez. Kështu, sapo shtiu në dorë pushtetin ai u interesua në mënyrë të posaçme për të vënë në vend dhe për të rikrijuar regjistrat e kadastrës që kryengritësit fshatarë i kishin asgjësuar. Pra, ai nuk kishte aspak ndërmend të cënonte pronën çifligare mbi tokën, përkundrazi, ta forconte atë.

Manevrat dhe demagogjia e Esat pashës, për të cilat u fol më sipër, nuk ishin në gjendje të neutralizonin pakënaqësinë e thellë që ziente në gjirin e masave popullore. Shenja pakënaqësie filluan të shfaqeshin edhe në rrethin e afërt të tij. Në këtë mes ka ndikuar edhe lidhja e ngushtë e Esat pashës me Serbinë. Marrëveshja që ai bëri me Pashiqin në mesin e muajit shtator 1914, në të cilën hidheshin bazat për bashkimin doganor e tregtar dhe të përfaqësive diplomatike me Serbinë për rishikimin e kufijve serbo-shqiptarë përsëri në favor të Serbisë dhe më në fund për përgatitjen e kushteve për bashkimin e plotë të vendit tonë nën mbretërinë serbe (marrëveshje, të cilat do të saktësoheshin në qershor të vitit të ardhshëm) të gjitha këto nuk kishin ngelur krejtësisht të panjohura në vend.

Përsa i përket qarqeve reaksionare feudoborgjeze të vendit, këto po afroheshin me Esat pashën, duke shpresuar se ai do të ishte në gjendje të realizonte shtypjen e revoltës klasore të masave fshatare. Duke e parë, nga ana tjetër, se ai nuk do ta kishte të lehtë të arrinte këtë objektiv, pati ndonjë mendim për eliminimin e tij si një masë e rëndësishme për të ulur sadopak vrullin revolucionar të masave fshatare (që ishte gati të shpërthente përsëri me një forcë edhe më të madhe se më parë). Porse përvoja e ngjarjeve të muajit maj 1914 e kishte bindur shumicën e qarqeve sunduese se kjo masë nuk do të ndikonte ose do të ndikonte pak mbi masën e fshatarëve të armatosur. Në këto rrethana atyre nuk u mbetej tjetër veçse të shtrëngonin radhët e tyre përreth Esatit. Në këto kushte ai nuk e pati të vështirë të eliminonte ndonjë rast të rrallë të kundërshtimit dhe armiqësisë që u shfaq në rrethin e tij. Me këtë rrugë ai arriti të neutralizonte një pjesë të borgjezisë shqiptare, së cilës nuk i mbetej tjetër veçse të zgjidhte midis Esatit dhe kryengritësve fshatarë. Duke përqafuar parullat turkomane, e duke ngritur flamurin turk, ai lidhi mbas vetes për një farë kohe elementët turkomanë.

Në këto rrethana e vetmja forcë antifeudale konsekuente deri në fund mbetej fshatarësia. Masat fshatare kërkonin pretekstin më të vogël për të rifilluar luftën kundër Esatit. Për këtë ato u përpoqën të shfrytëzonin çdo rrethanë. Përpjekje të mëdha u bënë për të kthyer në luftë të hapur protestat e forta të fshatarëve të Krrabës e Çermenikës dhe të qytetit të Elbasanit kundër arrestimit të Qamil Haxhifezës. Për të mposhtur kërkesat e tyre për lirimin e tij, Esati u detyrua të mobilizonte pasuesit e vet në Tiranë

dhe në Peqin dhe t'i kërcënonte kundërshtarët me përdorimin e armëve.

Krahas përpjekjeve për nënshtrimin e plotë të Shqipërisë së Mesme dhe për shtypjen e tendencave të forta antiesadiste të fshatarësisë, E. Toptani u përpoq ta shtrinte sundimin e vet edhe në veri të lumit Mat. Këtij synimi ai mendonte t'ia arrinte me ndihmën e disa bajraktarëve. Meqë forcat e tij mercenare ishin shumë të pakta për realizimin e këtij plani, dhe mbasi në banorët e krahinave përreth nuk kishte besim, u përpoq të grumbullonte forcat e nevojshme në krahinën e Vlorës. Por edhe ekspedita e tij në atë qytet nuk ia arriti qëllimit për shkak të kundërshtimit të vendosur të popullsisë vendase.

Më të gatshëm për këtë mobilizim «çuditërisht» u treguan krahinat e Elbasanit dhe Fushë Kruja, krahina në të cilat edhe pakënaqësia ndaj Esatit qe më e madhe. Por në këtë gatishmëri fshihej riorganizimi i forcave kundërshtare ndaj E. Pashës. Prandaj kur ky e kuptoi se çfarë fshihej në të vërtetë mbas kësaj gatishmërie për mobilizimin, lëshoi urdhëra tepër të rrepta për shpërndarjen e tyre. Për të u bë e qartë, se këto forca, në vend që të drejtoheshin për në Veri do të ktheheshin kundër Durrësit. Përvoja e ngjarjes të 17 majit 1914, që e kemi vënë në dukje më parë, ishte e freskët. Prandaj krahas urdhërit për shpërndarjen e forcave të grumbulluara ai mobilizoi esadistët e Peqinit, të cilët u deklaruan forcave të grumbulluara në Elbasan se kontradiktat me Qeverinë e Esatit duhej të zgjidheshin në rrugë të ligjshme pa «iu mbështetur armëve». Në fund esadistët i paralajmëronin kundërshtarët e tyre se nuk do t'i lejonin në asnjë mënyrë forcat e Elbasanit të kalonin nëpër Peqin.

Në këto kushte, elementët antiesadistë, duke parë se nuk arritën ta zinin Esat pashën në befasi, duke u organizuar e mobilizuar nën parullat e hedhura nga vetë pasha, u tërhoqën. Por kjo ishte një tërheqje e përkohshme. Masat e tjera që mori pashai dështuan. Dhe nuk mund të ndodhte ndryshe. Për të qetësuar, p.sh., popullsinë e Tiranës, Esati dërgoi një mision të veçantë me Musa Qazimin në krye. Meqë misioni i tyre nuk pati sukses, ai çoi pastaj atje shefin e policisë së Durrësit. Ky arrestoi shumë kundërshtarë të Qeverisë së Esatit në Durrës, duke u dhënë dënimet më të rrepta, me vdekje dhe me varje. Këto masa e shtuan dhe më tepër pakënaqësinë, urrejtjen dhe revoltën e masave popullore të qytetit dhe të fshatrave përreth.

Të gjitha këto fakte tregojnë qartë se masa e kryengritësve fshatarë nuk u pajtua as me kalimin e pushtetit në duart e Esat pashës dhe as me qëndrimin pajtues të krerëve turkomanë, si M. Ndroqi, M. Qazimi me shokë. Çifligari toptanas përfaqësonte për këto masa shtypjen e shfrytëzimin më të egër feudal. Siç thotë shoku Enver Hoxha, «...lëvizja e pa se as Vidi, as Esat pasha nuk mbronin interesat e Shqipërisë, këtë gjë e shprehte dufi dhe lufta e tyre. Kryengritësit duhej të ndiqnin ose Vidin, ose Esat pashën. Por ata nuk e ndoqën Esatin, se e panë se ishte çifligar dhe i lidhur me serbët dhe italianët. Instinktivisht fshatarët e Shqipërisë së Mesme e ndienë se nga ana e Esatit bëhej tradhti. Ne duhet të analizojmë jo shfaqjet, por ndjenjat e luftëtarëve kryengritës...» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 165).

Fshatarët ngritën krye përsëri kundër Durrësit, ku nuk valonte më flamuri i Princ Vidit, me emble-

mën e familjes së tij, por flamuri turk me gjysmëhënën.

Haxhi Qamili, megjithëse me forca të pakta, mbasi dogji më 23 nëntor 1914 shtëpinë e Esat pashës në Laprakë, rrethoi Tiranën dhe kërkoi nga autoritetet esadiste që të dorëzonin qytetin. Forcat mercenare të Esatit, të komanduara nga Xhelal Zogu dhe Dine Hoxha u detyruan ta zbraznin Tiranën para se të mbaronte afati i dhënë për dorëzim.

Kryengritësit si hynë në Tiranë dogjën edhe aty shtëpitë e Esatit. Në këtë mënyrë fshatarët manifestonin urrejtjen klasore ndaj çifligarit më të madh të krahinës së tyre. Akti i Haxhi Qamilit është përjetësuar edhe në këngët popullore:

*Në Draç kala (Në kala të Durrësit) vojt haberi:*
*«Esat pashës iu dogj haremi*
*Ke len hana, ke len dielli*
*E ka djeg Haxhi Qamili.»*

Djegia e shtëpive të Esatit në Laprakë dhe në Tiranë nga Haxhi Qamili shërbyen si sinjal për rifillimin e luftës. Me Tiranën u bashkuan menjëherë dhe rrëzuan autoritetet esadiste edhe Kavaja, Elbasani. Peqini e Shijaku. Esat Toptani dërgoi kundër kryengritësve të Tiranës forca të posaçme nën komandën e Sulejman bej Kërçikut, porse pa rezultat. Këto forca u thyen që në Shijak.

Pra, masat fshatare që në fillim e përcaktuan qëndrimin e tyre kundrejt çifligarit Esat Toptani, megjithëse ky mbante të ngrehur në Durrës flamurin turk.

Hyrja e Turqisë në luftë më 2 nëntor 1914 për-

krah Fuqive qendrore dhe shpallja nga ana e sulltanit e luftës së shenjtë të myslimanëve kundër armiqve të Perandorisë Osmane, i vunë elementët turkomanë përpara një situate të re. Shumica e tyre me M. Qazimin në krye, mbas një periudhe shumë të shkurtër lëkundjesh dhe hezitimi, menduan se mund ta shfrytëzonin përsëri lëvizjen fshatare për interesat e tyre politike. Me këtë rrugë shpresonin se do të mund ta pengonin e minonin lëvizjen. Ndërsa për një pjesë të vogël të tyre me Mustafa Ndroqin në krye, që përfaqësonte interesat e agallarëve të pasur të fshatit, vazhdimi i një loje të tillë ishte tepër i rrezikshëm. Në këtë qëndrim, këto u udhëhoqën nga thelbi social i lëvizjes. Prandaj ato lanë mënjanë bindjet e tyre politike dhe armiqësitë e vjetra me çifligarët në radhë të parë me Esat pashën, dhe u bashkuan me të. Këta përfaqësues të agallarëve të pasur të fshatit e panë qartë që parullat fetare të kryengritësve apo ngritja e flamurit turk nuk mund të frenonin revoltën antifeudale të masave fshatare. Aleanca e arritur midis të dy palëve përcaktohej nga interesi i tyre për të shtypur lëvizjen agrare të fshatarësisë. Qëndrimi i tyre pasqyronte natyrën e dyfishtë të kësaj shtrese të borgjezisë shqiptare. Pavendosmëria, lëkundjet e tërheqjet e tyre nga kryengritja, të cilat vijnë e shtohen, i kanë rrënjët në kontradiktat e njëkohësisht edhe në lidhjet e tyre me bejlerët çifligarë.

Elementët turkomanë arritën të shtinin përsëri në dorë pushtetin kryengritës. Në këtë drejtim ndikoi edhe përkrahja e jashtme, sidomos mbështetja e imperializmit austro-hungarez. Qëndrimi i diplomacisë austriake ndaj çështjes shqiptare në ato momente ndikonte patjetër tek elementët turkomanë, kri-

jonte tek ata përshtypjen se synimet e tyre politike përputheshin plotësisht me qëndrimin e Fuqive qendrore. Kjo gjë shërbeu si shtytje, si inkurajim për të dalë hapur me kërkesën e tyre antikombëtare të ribashkimit të Shqipërisë me Perandorinë Osmane.

Në këto kushte dhe në këtë kohë elementët turkomanë i imponuan lëvizjes vijën e tyre politike, gjë që nuk kishin mundur ta bënin deri tani. Kjo u pa që në mbledhjen e parë të Këshillit të ri të Përgjithshëm në mesin e muajit dhjetor 1914 në Tiranë, ku merrnin pjesë përfaqësues nga Elbasani, Tirana, Kavaja, Shijaku dhe Peqini. Në këtë mbledhje u shpall prerja e marrëdhënieve me Qeverinë e Durrësit, pushimi i nëpunësve të saj dhe u kërkua rrëzimi i Esatit. Vendi do të administrohej nga këshillat lokale. Organi më i lartë do të ishte Këshilli i Përgjithshëm, i përbërë nga dy delegatë të çdo krahine. Ai do të vepronte simbas urdhërave të Stambollit ose simbas programit të sjellur nga përfaqësuesit e qeverisë xhonturke. Ky këshill do të luante rolin e një qeverie të përkohshme deri sa të realizohej, simbas turkomanëve, synimi i tyre për bashkimin e Shqipërisë me Turqinë, në pamundësi për të sjellur një sovran nga dinastia osmane.

Vija politike e krerëve turkomanë të kryengritjes nuk kishte asgjë të përbashkët me aspiratat politike e sociale të fshatarësisë kryengritëse, edhe pse këto qenë veshur me parulla fetare.

Shoku Enver Hoxha ka theksuar se «rebelët» nuk hiqeshin prej hunde nga elementët turkomanë, siç kanë dashur të provojnë armiqtë e «rebelizmit». Kryengritja fshatare u zhvillua në kundërshtim me dëshirat e agjentëve turkomanë, pra ajo ndoqi rrugën e vet. Deri tani ajo u drejtua kundër Princit

gjerman, aleatit të xhonturqve. Kryengritësit nuk iu bindën urdhërave të Stambollit për të ftuar përsëri Princ Vidin. Porse jo vetëm në plan të jashtëm, por edhe në plan të brendshëm kryengritja u zhvillua në kundërshtim me synimet e krerëve turkomanë, të cilët, siç shkruan shoku Enver Hoxha, «...përdorën çështjen fetare dhe flamurin e Turqisë jo për t'ia kthyer Shqipërinë Perandorisë Turke, e cila kishte vdekur e s'ngjallej më, por për të frenuar qëllimet e kryengritjes fshatare dhe për të minuar zhvillimin e saj». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 174).

Sadoqë u spekulua me parullat fetare të fshatarëve kryengritës vija politike e elementëve turkomanë nuk e pati të lehtë të imponohej. Elementët patriotë u përpoqën të realizonin bashkimin e Beratit dhe të Fierit me kryengritjen antiesadiste mbi një platformë thjesht kombëtare dhe në kundërshtim me vijën politike të krerëve turkomanë. Megjithatë, këta krerë arritën të shtinin në dorë Këshillin e Përgjithshëm e këshillat lokale, kurse komandat e reparteve kryengritëse mbetën në duart e komandantëve të dalë nga gjiri i fshatarëve.

Zhvillimi i natyrshëm i lëvizjes, thellimi i karakterit agrar të saj do të çonin patjetër në ashpërsimin e kontradiktave që po zienin brenda saj. Kjo do të ndodhte më vonë, pas dhjetorit 1914.

Në dhjetor 1914 imperialistët italianë pushtuan Vlorën. Aqif pashë Biçaku shfaqte kënaqësinë që italianët me zbarkimin e tyre nuk lejuan që ky qytet të binte në duart e kryengritësve antiesadistë. Pra, përballë rritjes së vrullit revolucionar të masave fshatare edhe çifligarë të njohur si patriotë, si pashai i Elbasanit, preferonin më mirë pushtimin e huaj

sesa rënien e qyteteve në duart e fshatarëve kryengritës.

Gjendja e E. Toptani u bë shumë e vështirë, ai mbeti i izoluar në Durrës. Në fund të muajit dhjetor ai bëri përpjekje për të dalë nga kjo situatë. Me ndihmën e anijeve luftarake italiane ai zbarkoi forcat e veta në Shllinxë. Synimi i tij ishte t'i fuste kryengritësit në mes dy zjarresh me ndihmën e pasuesve të tij në Dibër, Mat e Krujë si Xhelal Zogu, Abaz Kupi, Ceno bej Golja etj. Përpjekja u bë në Tapizë, në Fushë-Krujë. Ajo qe e ashpër. Si rezultat i qëndresës së rreptë e këmbëngulëse të fshatarëve forcat esadiste pësuan një disfatë të rëndë. Pas kësaj kohe Esati qëndronte i rrethuar në Durrës nën mbrojtjen e topave të anijeve italiane që qëndronin përpara Durrësit.

## 2. Masat social-agrare të kryengritësve dhe ndikimi i tyre

Lufta e fshatarëve e drejtuar tashmë kundër Esat pashës krijonte mundësi që karakteri antifeudal, i shfaqur me forcë që në fazën e parë të lëvizjes, të thellohej dhe të përgjithësohej më tej. Kjo luftë u drejtua jo vetëm kundër pushtetit politik të bejlerëve çifligarë, por edhe kundër bazës së tyre ekonomike. Nga djegia e tapive dhe e regjistrave të tokave dhe shtëpive të çifligarëve u kalua në veprime më të vendosura.

Vendimet e marra nga Këshilli i Përgjithshëm i Kryengritjes vetëm për konfiskimin e pasurisë së bejlerëve që ishin armiq të deklaruar të saj, nuk e

kënaqën masën e kryengritësve. Ata kërkuan që këto masa të shtriheshin mbi të gjithë klasën e çifligarëve. Djegia e kullave të bejlerëve toptanas dhe vrionas shërbeu vetëm si sinjal për thellimin e karakterit antifeudal të lëvizjes.

Në krye të luftës së fshatarëve në këtë kohë u vu Qamil Xhameta, i njohur me emrin Haxhi Qamili nga katundi Sharrë, në afërsi të Tiranës. Ai lindi rreth vitit 1876 në një familje fshatare të mesme, e cila kishte qenë vazhdimisht në luftë me bejlerët e Tiranës kundër arbitrariteteve, shfrytëzimit e spekulimeve të tyre mbi fshatarësinë. Haxhi Qamili qe dalluar në luftën që ishte zhvilluar më 1912-13 për mbrojtjen e Shkodrës nga shovinistët malazezë, u shqua midis kryengritësve gjatë luftës për dëbimin e mercenarëve të Prenkë pashës nga Ishmi, e sidomos u dallua si prijës ushtarak popullor në luftën e Tapizës.

Simpatinë e tij për luftën e drejtë të fshatarësisë në vitet 1914-1915 dhe për udhëheqësin e saj revolucionar e trim, populli e ka shprehur edhe në këngët e tij. Vargjet:

*«Mal më mal këndon bilbili*
*Rroft' e qoftë Haxhi Qamili».*

i ndeshim pothuajse në të gjitha këngët që i kushtohen kryengritjes.

Luftën kundër bejlerëve dhe masat që merrte kundër tyre H. Qamili i argumentonte dhe i motivonte me anë të parullave fetare, që i nxirrte nëpërmjet interpretimit të njëanshëm të librit «të shenjtë» të fesë muhamedane, kuranit. Në kushtet e Shqipërisë së kohës, kur fshatarësia ishte shumë e prapa-

mbetur dhe pothuajse krejtësisht analfabete dhe kur pjesa më e madhe e intelektualëve borgjezë shqiptarë qëndronte e mënjanuar nga konflikti klasor në Shqipërinë e Mesme, kur një pjesë e borgjezisë ishte bashkuar me reaksionin feudal kundër fshatarësisë, disa nga dogmat e fesë mbeteshin e vetmja formë ideologjike në të cilën mund të shpreheshin sadopak aspiratat klasore të fshatarësisë. V. I. Lenini ka thënë: «Paraqitja e protestës politike nën guaskën fetare është një fenomen karakteristik për gjithë popujt në një fazë të caktuar të zhvillimit të tyre». (V.I. Lenin. Veprat, vëll. 4, f. 277).

Pavarësisht nga parullat fetare të lëvizjes H. Qamili bëri deri në fund një luftë të vendosur dhe pa kompromis kundër çifligarëve. Masa më e rëndësishme e Haxhi Qamilit me shokë ka qenë mospagimi i së tretës pronarëve të tokës. Bujqit çifçinj do të jepnin nga prodhimi i tokave që disponpremin vetëm një sasi minimale për ushqimin e familjeve të pronarëve të tyre. Përveç kësaj, ai u ndau fshatarëve pa tokë ose me pak tokë copa toke nga pronat e bejlerëve. Matja dhe ndarja e parcelave bëhej me anë të litarit. Kështu, litari në këtë kohë u bë simbol i aspiratave shoqërore antifeudale të fshatarësisë. Nuk është i rastit fakti që pronarët çifligarë si Sh. Vërlaci, D. Biçaku, S. Vlora, përveç defterëve të tyre të zakonshëm për llogaritë e bujqve, kanë mbajtur shënime të veçanta për detyrimet e prapambetura të bujqve çifçinj, pikërisht për vitin 1915.

Haxhi Qamili vuri dorë edhe mbi pronat e pasuritë e teqeve bektashiane, të cilat ishin institucionet fetare myslimane më të pasur dhe që kishin grumbulluar në gjirin e tyre një pjesë të mirë të klerit parazit.

Me këto masa fshatarët kryengritës vinin në jetë parullën e tyre «toka i takon atij që e punon».

Lufta e hapur e Haxhi Qamilit kundër çifligarëve bënte për vete jo vetëm bujqit çifçinj pa tokë, por edhe fshatarët e vegjël, që kishin toka fare të pakta si dhe fshatarët e mesëm, që vuanin vazhdimisht nga arbitraritetet e bejlerëve. Ky fakt shpjegon shtrirjen e menjëhershme të kryengritjes në të gjithë Shqipërinë e Mesme nga Mati deri në Vlorë, ku ndodhej pjesa dërmuese e çifligjeve të bejlerëve dhe të shtetit.

Urrejtja e thellë kundër bejlerëve toptanas, biçakçij, vrionas, vloraj, etj. bënte që mbështetjen kryesore të Haxhi Qamilit ta përbënin repartet e kryengritësve të krahinave të Tiranës, Durrësit, Elbasanit, Kavajës, Fushë-Krujës, Peqinit e Myzeqesë, të komanduara nga Haxhi Qira, Reshit Gjata, Osman Picari, Nebi Bali, Sadi Tatani, Bajram Xhani, Muharrem (Tuk) Xhafa etj.

Mjaft elementë antifeudalë, të cilëve nuk u pëlqeu në fillim bashkimi i esadistëve me kryengritjen antividiste, tani nuk ngurruan dhe u bashkuan me kryengritjen antiesadiste. Mveshja fetare myslimane e aspiratave klasore të fshatarësisë nuk i pengoi në këtë kohë bujqit e krishterë të çifligjeve të Esat dhe Gani Toptanit në Kurbin, sikurse bujqit e Myzeqesë të bashkoheshin me Haxhi Qamilin. Krahina e Kurbinit dhe sidomos fshati Laç ishin një nga bazat kryesore të tij në veri të zonës së kryengritjes.

Masat e fshatarëve kundër pronave çifligare preknin dhe interesat e agallarëve të pasur të fshatit dhe të qytetit, që dispononin sasi të konsiderueshme tokash. Në procesin e thellimit të lëvizjes masat revolucionare të kryengritësve u drejtuan edhe kun-

dër kësaj shtrese pronarësh. Detyrimet fiskale që iu vunë tregtarëve dhe zejtarëve të pasur të qyteteve të zonës së kryengritjes ndikuan shumë mbi qëndrimin e mëtejshëm të tyre ndaj kryengritjes. Këtë shtresë të borgjezisë shqiptare kryengritësit e ngarkuan me detyrime që kishin për synim të realizonin projektet e tyre për përmirësimin e gjendjes së bujqve. Haxhi Qamili dhe Reshit Gjata mblodhën nga tregtarët e mëdhenj të Elbasanit një shumë të madhe të hollash për ndërtimin e një kanali vaditës, që ishte filluar që më 1908 porse qe penguar puna nga biçakçijtë dhe Shefqet bej Vërlaci. E kishin penguar sepse donin t'ua shisnin ujin fshatarëve nga kanali i tyre vaditës. Me urdhër të Haxhi Qamilit u ndalua dhënia e huave me kamatë.

Krahas tyre u morën masa për vendosjen e qetësisë në zonën e kryengritjes. U asgjësuan banditë me famë si Cen Kupi në rrethin e Krujës. Vjedhjet e grabitjet u pakësuan mjaft. Raste të tilla në radhët e kryengritësve dënoheshin me ashpërsinë më të madhe. Rendi dhe qetësia në qytete mbahej me forca shumë të pakta. U morën masa të rrepta kundër korrupsionit dhe degjenerimit moral, karakteristikë për klasat e pasura, siç qenë alkooli, bixhozi e prostitucioni. Këto masa rritën autoritetin dhe popullaritetin e udhëheqësve të fshatarëve kryengritës edhe midis qytetarëve të thjeshtë.

Midis të gjithë këtyre masave nuk munguan edhe urdhërat e Haxhi Qamilit për respektimin e fesë muhamedane dhe të riteve të saj. Hapja e shkollave kushtëzohej me mësimin e fesë në to.

Këto urdhëra si dhe përhapja e parullave fetare, ngritja e flamurit turk si simbol fetar, kërkesa për princin turk si shprehje e atij «monarkizmi naiv» të

fshatarësisë, për të cilin ka bërë fjalë Lenini, të gjitha këto përbëjnë anët e dobëta të kësaj kryengritjeje të fshatarësisë. Dobësi të tilla janë karakteristike për çdo kryengritje fshatarësh dhe gjejnë shpjegimin e vet në kushtet ekonomiko shoqërore, kulturore e fetare të Shqipërisë së kohës. «Që mund të ketë pasur parulla të gabuara e jo të pëlqyera, kjo mund të ketë ngjarë, por këto janë fryrë në një shkallë të atillë — ka thënë shoku Enver Hoxha — sa t'i përshtatej qëllimit imperialisto-feudal». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 167). Duke fryrë këto të meta e dobësi, reaksioni vendas dhe i jashtëm është përpjekur me të gjitha forcat e tij të shtrembërojë karakterin e vërtetë politik e shoqëror të lëvizjes së Shqipërisë së Mesme. Porse shtjellimi i ngjarjeve dhe analiza e dokumenteve të kohës nën dritën e materializmit historik tregojnë falsitetin e këtyre përpjekjeve e tezave. Analiza shkencore e shokut Enver Hoxha dhe konkluzionet e tij marksiste-leniniste kanë ndihmuar për t'i vënë gjërat në vendin e vet.

«Faktet tregojnë se fshatarët e Shqipërisë së Mesme ngritën krye ose u «rebeluan» kundër feudalëve, kundër bejlerëve, kundër pronarëve të mëdhenj të tokave, kundër taksave, grabitjeve etj., — shkruan shoku Enver Hoxha, — me armë në dorë dhe me violencë, rrëmbyen tokat e feudalëve dhe të bejlerëve, dogjën tapitë e tyre, kullat dhe sarajet e pashallarëve, vranë bejlerët, qehajallarët dhe agjentët e tyre, dhe prandaj në mënyrë të pashmangshme dhe me të drejtë u cilësuan si «rebelë». Ata zgjodhën si udhëheqës shokët e tyre fshatarë, zgjodhën për komandant të përgjithshëm njeriun më të besuar, më trimin, më të vendosurin, më të thjeshtin, fshatarin Haxhi Qamili. Përse doli në krye të kësaj

lëvizjeje Haxhi Qamili, pse u shqua ky? Përse nuk doli në krye të saj si komandant i përgjithshëm i forcave kryengritëse një ideolog xhonturk, po doli një fshatar i varfër ose i mesëm?» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 141-142). Gjithë kjo ndodhte sepse kemi të bëjmë me një kryengritje fshatarësh kundër pronarëve të tokave, bejlerë apo borgjezë, sepse vrulli revolucionar i kryengritësve fshatarë e trembi në fakt borgjezinë e pasur.

Masat më të rëndësishme të zbatuara në zonën e kryengritjes, siç ishin heqja e së tretës, dhënia e tokës fshatarëve, tatimi i borgjezisë së pasur, ndjekja e klerikëve bektashinj jo vetëm si armiq politikë të lëvizjes por edhe si shfrytëzues, patën një jehonë të madhe edhe në pjesët e tjera të Shqipërisë, në veri dhe në jug të zonës së kryengritjes. Dokumentet e kohës, megjithëse të rralla, flasin për shqetësimin e pronarëve të tokave të krahinës së Shkodrës për faktin që bujqit e tyre përfitonin nga anarkia që ekzistonte në vend dhe nuk u paguanin të tretën. Ky fenomen po shfaqej edhe në pronat e kishës katolike. Famulltarët ankoheshin se besimtarët e tyre po vinin dorë mbi mallin e kishës. Ajo që i frikësonte dhe më shumë klerikët ishte fakti që veprime të tilla gjenin mbështetjen e të gjithë fshatit. Kjo mbështetje masive arrinte nganjëherë deri atje sa fshatarët të bojkotonin kishën dhe ritet e saj fetare.

Thellimi i karakterit agrar të lëvizjes bënte që borgjezia e pasur e qytetit dhe e fshatit të lidhej gjithnjë më ngushtë me reaksionin feudal. Esat Toptani duke parë se nuk i mposhtte dot kryengritësit me anën e armëve, u përpoq t'i shkatërronte ata me anë të përçarjes, sabotimit e luftës nga brenda.

Agjentët e çifligarëve, duke përfituar dhe nga

lëshimet e këshillave lokale ku predominonin elementët turkomanë të borgjezisë, po vepronin. Ata asgjësonin, aty ku mundnin, rezervat e drithit që kryengritësit fshatarë u kishin konfiskuar bejlerëve, në një kohë kur ushtria fshatare kishte shumë mungesa. Kryengritësit mbaheshin vetëm me një okë bukë misri e nja 100 gram gjizë apo djathë në ditë. U jepeshin edhe nga një palë opinga, kur kishin shumë nevojë.

Selman Ndroqi e Hamdi Rubjeka, duke u bashkuar me esadistët si Kadri bej Peqini dhe Osman Bali, deshën të organizonin luftën kundër reparteve fshatare brenda zonës së kryengritjes. Në këto kushte udhëheqësit fshatarë morën masa energjike për shtypjen e reaksionit brenda lëvizjes. Haxhi Qamili vari në vend Molla Bajram Berkoqin, qehajanë e Hamid bej Toptanit në Sukth, për djegien e koçekëve të misrit dhe filloi hetimet rreth sabotimeve të këtij lloji të kryera në Kavajë.

Ndërsa lironte nga burgu njerëzit e thjeshtë dhe të varfër të arrestuar nga turkomanët, H. Qamili forcoi ndjekjen e elementëve reaksionarë e esadistë. Kundër tyre ai zbatonte gjyqin popullor. Bashkëkohësit dëshmojnë në kujtimet e tyre se H. Qamili i gjykonte dhe i dënonte të arrestuarit në bazë të qëndrimit që mbanin ndaj popullit, ndaj vegjëlisë dhe shërbimeve që u kishin bërë Esatit dhe klasës së tij apo Princ Vidit. Nën këtë akuzë ai kapi dhe ekzekutoi sheh Hysenin e Elbasanit, babanë e teqesë bektashiane të Krujës dhe Selman agë Ndroqin.

Në kushtet e terrorit revolucionar të zbatuar nga udhëheqësit fshatarë, reaksioni feudoborgjez e kishte të vështirë të vepronte brenda zonës së kryengritjes. O. Bali, H. Rubjeka dhe Kadri bej Peqini u detyruan

të arratiseshin, gjë që ia arritën me ndihmën e turkomanëve të këshillave të Shijakut dhe Kavajës, të cilët nuk zbatuan urdhërat e dhënë nga komandantët fshatarë për arrestimin e tyre.

Siç shihet, masat revolucionare të H. Qamilit ndeshën në pengesat e kundërshtimet e krerëve turkomanë të zonës së kryengritjes. Urdhërat e tij për arrestimin e elementëve esadistë nuk po zbatoheshin. Ai u detyrua të kërkonte rikapjen e esadistit, prift Lleshit, të liruar nga këshilli i Lushnjës. Për këtë arsye, ai filloi t'i jepte urdhërat drejtpërsëdrejti komandantëve fshatarë pa ndërmjetësinë e këshillave lokale. Ai nuk lejoi që të diskutoheshin aktet revolucionare të masave fshatare nga këshillat administrative, të cilat njoftoheshin vetëm sa për dijeni.

Kur Këshilli i Përgjithshëm u përpoq të kërkonte llogari për veprimet e kryera jo vetëm pa lejen, por edhe pa dijeninë e tij, siç qenë vrasja e S. Ndroqit dhe djegia e koçekëve të Esat pashës dhe M. Ndroqit, ai mori përgjigjen e prerë se këto akte qenë zbatuar nga ana e të gjithë popullit.

Të gjitha këto masa të kryengritësve u realizuan në luftë me qëndrimin e krerëve turkomanë. Thellimi i lëvizjes do të shpinte në mënyrë të pashmangshme në luftën e hapur midis dy rrymave të lëvizjes. Qëndrimi i elementëve turkomanë të lëvizjes me M. Qazimin në krye kundër kampit fshatar, tregonte frikën e tyre prej lëvizjes kryengritëse, sepse ajo kishte shkuar shumë larg synimeve të tyre. Në këto kushte shumë prej tyre vazhdonin të tërhiqeshin nga lëvizja. Elementë të tillë jo vetëm hoqën dorë nga lufta kundër Esatit, por edhe u bashkuan me të. Një ndër ta ishte edhe Bektash bej Cakrani. Duke

dashur të sabotonte nga brenda lëvizjen ai arriti të shtinte në dorë këshillin e Ballshit dhe në këtë rrugë të luftonte kundër karakterit agrar të lëvizjes. Më vonë, kur e pa që nuk mund të bënte dot gjë, u bashkua haptazi me Esatin, përfaqësuesin më të zotë të klasave sunduese të vendit për të luftuar kundër turmave fshatare.

Karakteri i hapur klasor antifeudal e agrar i lëvizjes, nga njëra anë, dhe zbatimi i terrorit revolucionar, nga ana tjetër, i shtynë vëzhguesit diplomatikë dhe shtypin e kohës që të bënin disa herë krahasime në mes kryengritjes fshatare në Shqipëri dhe revolucionit bashkëkohës meksikan. Përfaqësuesi austriak në Durrës shkruante: «Shpirti i këtij sistemi alla Villa[1]) ose Karanza[2]) qenka Haxhi Qamili».

Veprimet revolucionare të fshatarësisë kryengritëse të Shqipërisë së Mesme në vitet 1914-1915 i ka

---

1. Francisko (Panço) Vila (1877-1923) — emri i vërtetë i tij është Doroteo Arangŏ. Fshatar i varfër, u bë një nga udhëheqësit më popullorë të revolucionit meksikan. Në bashkëpunim me E. Zapatën në nëntor 1914 hynë në kryeqytet. Për shkak të karakterit jo plotësisht të ndërgjegjshëm të lëvizjes fshatare e të mungesës së udhëheqjes proletare ata nuk qenë në gjendje të krijonin qeverinë revolucionare. P. Vila nuk e kuptoi nevojën e bashkimit të lëvizjes fshatare me lëvizjen punëtore.

2. V. Karanza (1859-1920) përfaqësues i borgjezisë liberale dhe i çifligarëve të borgjezuar në Meksikë. Duke qenë vetë çifligar, ai shfrytëzoi luftën e fshatarësisë meksikane për tokë dhe demokraci dhe u bë president (1914-1920). Në fakt ai ndoqi një politikë të brendshme reaksionare. Prandaj shenja e barazimit që vë konsulli midis Vilës dhe Karanzës nuk ka bazë.

karakterizuar e përgjithësuar më së miri shoku Enver Hoxha, i cili ka theksuar: «Pra jemi përpara një kryengritjeje klasore fshatare, që ka qëllimet politike, ekonomike dhe organizative shtetërore e ushtarake të saj. Një klasë e shtypur, fshatarësia, ngrihet kundër një klase tjetër shtypëse, feudalëve. Në bazë, pra, qëndron lufta e klasës, lufta për pushtetin politik e ekonomik... Asnjë arsyetim sofistik dhe i fabrikuar, me fraza pompoze dhe plot «barut nacionalist», nuk mund ta errësojë qëllimin e madh të Kryengritjes së Fshatarëve të Haxhi Qamilit. Arsyet e vërteta të «rebelizmit» i tregojnë qartë veprimet e kryengritësve. «Rebelët» u rrëmbenin me violencë tokat feudalëve e bejlerëve dhe pushkatonin të gjithë ata që i pengonin në qëllimet e tyre, dhe kjo do të thotë se në radhë të parë mbizotëronin arsyet ekonomike, arsyet agrare, që ishin çështje jetike të fshatarësisë dhe një problem i madh nacional» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 142-143).

## 3. Lufta e fshatarëve kryengritës kundër reaksionit turkoman

Me thellimin e lëvizjes zgjerohej më tej hendeku midis borgjezisë turkomane, që kishte shtënë në dorë postet administrative të zonës së kryengritjes, dhe kampit fshatar. Në fillim të vitit 1915 dhe veçanërisht me fillimin e pranverës së atij viti vërehet se komandantët e reparteve fshatare jo vetëm që nuk po u bindeshin më autoriteteve turkomane, por edhe po u kundërshtonin dhe po u kundërviheshin atyre. Ata e shpallën Haxhi Qamilin Komandant të Për-

gjithshëm dhe Këshilli i Përgjithshëm nuk qe në gjendje ta kundërshtonte këtë vendim të tyre.

Aktet revolucionare antifeudale e antiesadiste të masave fshatare e shtynin krahun reaksionar të lëvizjes gjithnjë e më nga e djathta, e çonin atë drejt afrimit dhe aleancës me reaksionin feudal.

Kështu, Këshilli i Përgjithshëm kërcënonte komandantët e Çermenikës dhe të Mokrës për ndjekjen, në rrugë, gjoja, të paligjshme e arbitrare të agjentëve esadistë të krahinave të tyre, të cilët kishin zënë edhe poste drejtuese në këshillin lokal të Qukësit.

Nga këshilli i Peqinit u zvarrit urdhëri i përsëritur i Haxhi Qamilit për zënien e Kadri beut, të birit të Demir pashës, dhe ai mundi të arratisej.

Baza e kontradiktave midis dy rrymave të lëvizjes u bë, pra, afrimi i udhëheqjes turkomane me bejlerët dhe pasuesit e tyre. Që në fillim të vitit 1915 komandanti i forcave fshatare të krahinës së Peqinit, Nebi Bali, kundërshtoi me armë vendosjen në Peqin të dy agjentëve esadistë të Kadri beut dhe Mahmut Kadiut, të propozuar nga Këshilli i Përgjithshëm. Për të evituar përpjekjet e armatosura ky këshill u detyrua t'i tërhiqte këta dy persona në Tiranë. Përpjekjet e kryengritësve fshatarë për zëvendësimin e nëpunësve turkomanë zienin edhe në krahinat e tjera. Një gjë të tillë Nebi Bali deshi ta bënte në krahinën e Lushnjës. Për këtë arsye ai u bë objekt i ndjekjeve të elementëve turkomanë që manipulonin Këshillin e Përgjithshëm dhe i përpjekjeve të tyre për eliminimin e tij.

Këshilli i Përgjithshëm i Tiranës po e shikonte qartë se lëvizja po i dilte nga duart, madje po drejtohej edhe kundër tij. Prandaj M. Qazimi me shokë morën masa që ta pengonin këtë proces. Duke parë

që veshja fetare e lëvizjes, e cila i kishte lejuar ta shfrytëzonin atë sadopak, qe dobësuar mjaft, ata bënë edhe një orvatje tjetër për të prekur ndjenjat fetare të masave, por pa sukses. M. Qazimi kërkoi nga Këshilli i Përgjithshëm që të fillohej fushata e eliminimit të bektashinjve si gjoja armiq dhe përçarës së fesë myslimane. Porse Këshilli i Tiranës, i cili në këtë kohë ndodhej nën presionin e forcave të armatosura të H. Qamilit, e kushtëzonte ndjekjen e tyre dhe të personave të tjerë me qëndrimin që mbanin ata ndaj konfliktit klasor në Shqipërinë e Mesme, pro apo kundër Esatit.

Për t'i bërë ballë gjendjes së krijuar krerët e Këshillit të Përgjithshëm menduan të hidheshin në sulm të hapur kundër kampit fshatar, duke filluar me eliminimin e komandantëve të këtij kampi, në krye të të cilëve qëndronte Haxhi Qamili. Si masë të parë ata morën zgjedhjen e Musa Qazimit, përfaqësuesit të tyre më të zot dhe më energjik, si Kryetar të Këshillit të Përgjithshëm. Po që këtu ndeshën në kundërshtimin e rreptë dhe energjik të reparteve të fshatarëve të armatosur.

Më 26 maj 1915 komandantët dhe përfaqësuesit e fshatarëve kryengritës të forcave të dislokuara në kodrat e Rroshbullit, për të mbajtur të rrethuar Durrësin i dërguan Këshillit të Përgjithshëm një protestë të ashpër, e cila hedh dritë mbi luftën që po zhvillohej në këtë kohë midis këshillave administrative dhe komandave ushtarake të kryengritjes. Në të protestohej kundër vendosjes të M. Qazimit në vendin e kryetarit të këshillit. Komandant i Përgjithshëm i forcave kryengritëse me aprovimin e tyre të plotë mbetej Haxhi Qamili dhe vetëm ky kishte për detyrë të mblidhte forcat ushtarake. Protesta për-

fundonte me paralajmërimin e prerë se kushdo që do të hidhte gurë mbi Haxhi Qamilin, Osman Picarin, Sadi Tatanin dhe komandantët e tjerë ushtarakë ishte aleat e përkrahës i armikut dhe si rrjedhim do të luftohej si i tillë.

Në organizimin e luftës kundër krerëve turkomanë një rol të rëndësishëm luajti patrioti antifeudal, oficeri Ahmet Bejtaga nga Kavaja.

Këshilli i Përgjithshëm kërkoi nga këshillat lokale që të mos pranohej protesta e kryengritësve dhe të mos u bëhej asnjë lëshim kryengritësve, se kjo do të krijonte një precedent të tillë që vendimet e tyre të vareshin nga aprovimi i komandave ushtarake dhe që veprimtaria e këshillave t'i nënshtrohej kontrollit të drejtpërdrejtë të masës së kryengritësve. Megjithatë, përballë qëndrimit të vendosur të fshatarëve të armatosur dhe komandantëve të tyre Këshilli i Përgjithshëm u detyrua të tërhiqej. Brenda ditës ai u deklaroi atyre se komandantët nuk do të ndryshoheshin dhe se M. Qazimi gjoja nuk e pranoi postin e kryetarit të këshillit. Funksionin e kryetarit të këshillit do ta vazhdonin ta kryenin, si edhe më parë, me radhë të gjithë anëtarët e tij.

Fshatarët kryengritës nuk aprovuan jo vetëm qëndrimin e krerëve turkomanë në problemet e brendshme, por edhe qëndrimin në politikën e jashtme. Përpjekja për ta zëvendësuar kërkesën për një princ turk me kërkesën antikombëtare për lidhjen e Shqipërisë me Turqinë, shkaktoi pakënaqësi midis tyre.

Gjithë kjo luftë e fshatarëve kryengritës e drejtuar nga komandantët fshatarë kundër elementëve turkomanë të Këshillit të Përgjithshëm dhe të këshillave lokale hedh poshtë shpifjet e reaksionit se fshatarët hiqeshin prej hunde nga krerët turkomanë.

Lidhur me këtë problem shoku Enver Hoxha ka shkruar: ««Rebelizmi» s'ishte as «kaos» dhe as «bjeri t'i biem». «Rebelët», armiqtë e «rebelizmit» i kanë quajtur «injorantë» ose «xhahilë», «fanatikë» e se «hiqeshin» prej hunde, «s'merrnin erë nga politika» etj., gjë që s'është aspak e vërtetë. E kundërta vërtetohet po të interpretohen drejt dhe shkencërisht faktet» (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 144-145). Fakte të tilla si grindjet midis Haxhi Qamilit e Musa Qazimit nuk kanë qenë të panjohura për bashkëkohësit. Megjithatë, pseudohistorianët borgjezë nuk u jepnin rëndësi ose nuk ishin në gjendje apo më mirë të themi nuk donin ta interpretonin drejt këtë fakt. Dhe në të vërtetë, pasi kuptoi prapaskenat e turkomanëve, që ishin rrjedhim i të gjithë qëndrimit të tyre armiqësor ndaj luftës revolucionare të fshatarësisë; Haxhi Qamili deshi ta arrestonte Musa Qazimin, por ai mundi të shpëtonte duke u fshehur për disa kohë.

Nga sa u tha më sipër del e qartë se koalicioni antiesadist po shkonte drejt përçarjes përfundimtare. Ky proces dukej sikur e dobësonte lëvizjen fshatare, sikur ngushtonte bazën e saj shoqërore me largimin e përfaqësuesve reaksionarë të borgjezisë, kurse në fakt e forconte atë. Ngushtimi i bazës shoqërore të lëvizjes krijonte kushte për shtrirjen e saj edhe në krahina të tjera dhe bashkimin me të të shtresave të gjera të fshatarëve dhe malësorëve, pra, krijonte kushte për thellimin e karakterit antifeudal të lëvizjes.

Përpjekjet e Esatit për të shtrirë sundimin e tij jashtë Durrësit në krahina të tjera si Shëngjini, Lezha, Shkodra e Mallakastra me ndihmën e krerëve të tjerë reaksionarë, si Prenkë pasha, B. Cakrani,

nuk bënin gjë tjetër veçse zgjeronin frontin antiesadist. Këta krerë çifligarë e bajraktarë po e shihnin mirë se një nga shkaqet e forcimit e përhapjes së gjerë të lëvizjes fshatare ishte dobësia e klasës çifligare, mungesa e unitetit në gjirin e klasave sunduese e në radhë të parë brendapërbrenda vetë reaksionit feudoborgjez. Përballë koncentrimit të reaksionit feudoborgjez fshatarët kryengritës forcuan aleancën me bujqit e Myzeqesë dhe vendosën lidhje me malësorët e Bregut të Matit. Zbarkimi i esadistëve në Shëngjin dhe në Seman u zbraps me ndihmën e popullsisë vendase.

Dështimi i përpjekjeve të Esat Toptanit për ta shtrirë sundimin e vet jashtë Durrësit, e bënte edhe më të rëndë gjendjen e tij brenda në qytet. Popullsia e Durrësit nuk pajtohej me sundimin e Esatit e shumë prej tyre po tregonin simpati e aprovim për kauzën e kryengritësve. Mercenarët e Esatit nuk rezistonin dot më. Pasha s'kishte më fuqi t'i bënte ballë ndikimit dhe forcës së kryengritësve fshatarë. Atij s'i mbetej tjetër veçse t'i drejtohej reaksionit të jashtëm për ndihmë të drejtpërdrejtë.

## 4. Frika e klasave shfrytëzuese përpara vrullit revolucionar të masave popullore

Thellimi i karakterit revolucionar antifeudal dhe agrar të lëvizjes ndikoi rrënjësisht në qëndrimin e klasave sunduese, jo vetëm të çifligarëve, por edhe të borgjezisë. Nën shtytjen e ngjarjeve borgjezia, në radhë të parë borgjezia e pasur, shkonte gjithnjë e

më tepër nga e djathta, drejt afrimit më të ngushtë me reaksionin feudal dhe klerikal, drejt forcimit të aleancës së tyre me ta, për t'i bërë ballë vrullit revolucionar të masave popullore. Por pati edhe disa elementë, kryesisht mikroborgjezë, që panë dhe u bindën për rolin e peshën e masave popullore në luftën kundër reaksionit të brendshëm feudal dhe reaksionit të jashtëm shovinist e imperialist. Ndonjë prej tyre mendoi, foli, shkroi e bile edhe u përpoq, sadoqë pa rezultat, për të gjetur rrugët e afrimit me masat. Flamurtar i këtyre pikëpamjeve u bë grupi i organizatës «Lidhja kombëtare» në Sofie dhe organi i saj «Biblioteka Zëri i Shqipërisë», të drejtuar nga Themistokli Gërmenji.

Themistokli Gërmenji ngriti problemin e shkatërrimit të aleancës politike të borgjezisë me çifligarët, pra të forcimit të bazës shoqërore të lëvizjes kombëtare shqiptare, të vënies së saj në fakt mbi baza më të shëndosha demokratike dhe revolucionare.

«Biblioteka Zëri i Shqipërisë» u përpoq të hidhte poshtë akuzat e rreme e shpifjet e reaksionit feudoborgjez se ishin turmat e paditura e fanatike popullore ato që gjoja «e prishën» Shtetin Shqiptar. Përgjegjësinë për të gjitha sa ndodhën në Shqipëri ajo ia ngarkonte me të drejtë, reaksionit çifligar. Në këtë drejtim u shkruan edhe disa artikuj në gazetat «Koha» dhe «Dielli», që botoheshin në SHBA. Me këtë rast u hodhën edhe mendime për rimëkëmbjen e Shtetit Shqiptar. Kjo rimëkëmbje kërkohej të bëhej mbi baza demokratike, që Shteti i ardhshëm Shqiptar të bazohej tek «opinga» d.m.th. tek masat popullore.

Vënia në jetë e pikëpamjeve të parashtruara më sipër nuk ishte e lehtë. Këta elementë ishin të pakët

dhe të paorganizuar politikisht, pra, në ato kushte, nuk ishin në gjendje të realizonin aleancën me masat popullore dhe t'i udhëhiqnin ata në revolucionin nacional-demokratik. Prapa tyre qëndronte një borgjezi e dobët. Nga ana tjetër këta elementë të pakët nuk mundën t'i impononin borgjezisë pikëpamjet e tyre. Këto pikëpamje të shprehura në shtypin e mërgimit nuk patën në vend jehonën që dëshirohej.

Shtypi shqiptar i kohës, sidomos ai brenda vendit, që ishte më afër ngjarjeve dhe e kuptoi më shpejt thelbin klasor të kryengritjes së masave popullore, u ngrit me forcë kundër «politikës së bame ndër rruga» — siç shkruante gazeta «Besa shqiptare». Edhe ndonjë organ si gazeta «Populli» në ndonjë artikull të sajin u shpreh kundër pjesëmarrjes së masave popullore në jetën politike të vendit sepse, simbas tyre, punëtori dhe fshatari nuk ishin në gjendje të kapnin, të shihnin fijet e holla të politikës.

Qarqet reaksionare, për të bërë presion ndaj elementëve demokratë përdornin faktin që gjendja e Shtetit Shqiptar mbas fillimit të luftës imperialiste dhe sidomos mbas pushtimit të Vlorës nga imperializmi italian qe keqësuar edhe më tepër. Ata vinin përpara tyre alternativën: ose t'i nënshtroheshin pushtimeve të huaja, ose më mirë, si e keqja më e vogël sipas tyre, të pranohej sundimi i Esat pashës, sado i padëshirueshëm që të ishte ai. Që këtej konkludohej se jo vetëm që nuk duhej nxitur kryengritja, por duheshin vënë të gjitha forcat për ta shtypur atë, që të mos i jepej gjoja shkas ndërhyrjes së forcave të huaja ushtarake për ta shtypur kryengritjen. Sado të veshura me fraza patriotike dhe me gjoja shqetësimin për fatet e Shtetit Shqiptar, në fakt pas këtyre kërkesave fshihej shqetësimi për fatet e klasave sun-

duese të vendit dhe gatishmëria për t'i sakrifikuar interesat kombëtare vetëm e vetëm për të ruajtur interesat e tyre klasore. Fitorja e Esat pashës jo vetëm që nuk do ta pengonte ndërhyrjen e jashtme, por, përkundrazi, do t'ia hapte dyert asaj plotësisht.

Me këto pikëpamje u përpoq t'i mashtronte kryengritësit komisioni i pajtimit i organizuar nga reaksioni shkodran (i borgjezisë dhe i bajraktarëve), i cili shkoi në Durrës dhe në Tiranë për të ndërmjetësuar për pajtimin e kryengritësve me Esatin. Komisioni i përbërë nga elementë esadistë qëndroi në Shqipërinë e Mesme afro një muaj, porse pa rezultat. Misionin e tyre ata e kishin mbështetur në mundësinë e marrëveshjes me krerët turkomanë të Këshillit të Përgjithshëm, pa marrë parasysh qëndrimin e masës së kryengritësve. Me gojën e komandantit të tyre të përgjithshëm, Haxhi Qamilit, fshatarët kryengritës deklaruan në mënyrë të prerë se me Esat pashën nuk mund të pajtoheshin kurrsesi dhe do të luftonin deri në fund kundër tij.

Në përgjigje të përpjekjeve të reaksionit për t'i detyruar kryengritësit fshatarë që të ulnin armët e të pajtoheshin me Esat pashën, që në fakt do të thoshte t'i nënshtroheshin atij, kryengritësit qëlluan me artileri pallatin e sundimtarit të Durrësit. Qitjet u drejtuan nga oficeri Ahmet Bejtaga.

Kryengritja fshatare tregoi më së miri se zhvillimi historik i Shqipërisë nuk bënte përjashtim nga procesi historik botëror. Përfaqësuesit e borgjezisë, duke pasur parasysh përvojën e vendeve të tjera, po kalonin gjithnjë e më nga e djathta. Elementë që deri dje nuk e kishin parë me sy të mirë monopolizimin e pushtetit shtetëror në duart e çifligarëve, tani, kur lufta e turmave katundare kishte shkuar shumë

larg, bënin thirrje për të hequr dorë edhe nga «antifeudalizmi» i tyre i mëparshëm. Simbas tyre, tanimë nuk ishte koha për vënien në jetë të idealeve demokratike e republikane. Për të argumentuar domosdoshmërinë e tërheqjes nga pozitat e mëparshme, ata i referoheshin historisë së Italisë në periudhën e formimit të shtetit të saj kombëtar, kur Mazini e Garibaldi iu nënshtruan, sipas tyre, dinastisë së Savojës.

Borgjezia e pasur filloi ta shprehte haptazi frikën e saj. Ajo nuk ishte për vazhdimin e luftës kundër bejlerëve çifligarë. Ajo tani më frikë kishte nga masat fshatare sesa nga çifligarët. Nuk është i rastit fakti që përfaqësues të borgjezisë së pasur, si Pandeli Evangjeli, kërkonin të ruhej e të forcohej aleanca politike me aristokracinë çifligare, të cilën, bile, e konsideronin **si shtyllë të lëvizjes kombëtare**.

Lëkundjet e një pjese të mirë të borgjezisë shqiptare dhe frika nga masat popullore u pasqyruan jo vetëm në faqet e shtypit reaksionar, por edhe në organe të tjera.

Disa prej elementëve antifeudalë të deriatëhershëm tani hoqën dorë nga demaskimi i klasës çifligare për qëndrimin e saj antipopullor e bile për një pjesë të mirë të saj edhe tradhtar, të mbajtur sidomos mbas shpalljes së Pavarësisë. Nuk është i rastit fakti që pikërisht tashti u theksua disa herë se midis bejlerëve kishte edhe elementë patriotë. Si rezultat i zhvillimit sado të ngadalshëm ekonomik të vendit ishte vërejtur procesi i borgjezimit të një pjese të çifligarëve. Ishin këta ata që qenë bashkuar me lëvizjen kombëtare. Porse ky fakt nuk e ndryshonte aspak karakterin antipopullor e tradhtar të klasës çifligare në tërësi. Borgjezia kapej mbas rasteve të

veçanta dhe prirej t'i përgjithësonte ato e shtytur nga kryengritja fshatare. Po për këtë arsye ajo shkonte edhe më tej.

Një bashkëpunëtor i gazetës «Koha» të Mihal Gramenos shprehu në këtë kohë shpresën që krerët çifligarë, midis tyre dhe Esat Toptani, do të tregoheshin më të arsyeshëm e realistë dhe do të ndërronin rrugë, të hiqnin dorë nga qëndrimi i tyre i deritanishëm në fushën e politikës së tyre të jashtme. Kjo ishte dëshira e atyre përfaqësuesve të borgjezisë, të cilët luftonin për ruajtjen e aleancës me bejlerët çifligarë, si mjeti më i mirë për të shtënë përsëri në dorë Lëvizjen Kombëtare e me të edhe Shtetin Shqiptar. Me këtë ata kërkonin nga partnerët e vet gatishmëri reciproke.

Përfaqësuesit e borgjezisë shqiptare të grumbulluar në Shkodër nga të gjitha anët e Shqipërisë, të ndërgjegjshëm tashmë për pasojat shoqërore të sukseseve të kryengritjes, ngriheshin me forcë kundër nxitjes së aspiratave demokratike e veçanërisht social-agrare të masave popullore. Për këtë ata i drejtoheshin sidomos bashkëpunëtorëve të shtypit shqiptar të brendshëm dhe të jashtëm. Në këto kushte ata u këshillonin gazetarëve maturi, u sugjeronin të ndiqnin rrugën e mesme.

Gazeta «Shkodra» e Riza Danit shprehej haptazi që të mos nxiteshin «dëshirat kafshore» të masave popullore, të cilat ajo i quante në fund të fundit të parealizueshme. Në këtë mënyrë shprehej urrejtja më e thellë për aspiratat më elementare dhe legjitime të masave popullore.

Zhvillimi i ngjarjeve në Shqipërinë e Mesme vuri në lëvizje borgjezinë reaksionare për të dalë nga

situata. Frika përpara rritjes së vrullit revolucionar të masave popullore i nxiste përfaqësuesit e saj të merreshin vesh sa më shpejt me krerët çifligarë, me elementët turkomanë e bile edhe me Esat Toptanin.

Kjo ra në sy edhe më tepër në planet e hartuara në pranverë të vitit 1915 për formimin e një Qeverie Provizore Kombëtare në Shkodër. Porse divergjencat ishin të shumta. Ato kishin të bënin me atë se mbi ç'bazë shoqërore do të formohej qeveria, ç'qëndrim do të mbante ajo ndaj konfliktit klasor në Shqipërinë e Mesme e palëve ndërluftuese, çfarë marrëdhëniesh do të mbante me Fuqitë e Mëdha në përgjithësi, ndaj grupeve e shteteve të caktuara në veçanti.

Mbas shumë debatesh rezultoi që kjo qeveri ishte projektuar përsëri mbi bazën e koalicionit të borgjezisë me çifligarët. Në këto plane nuk përjashtohej edhe mundësia e marrëveshjes dhe tërheqjes në to edhe të Esat pashë Toptanit. Një qeveri e tillë do të kishte për qëllim të ruante pushtetin e klasave shfrytëzuese të vendit. Si kusht i domosdoshëm për t'ia arritur kësaj konsiderohej, nga disa prej tyre, rikthimi i V. Vidit në fronin e Shqipërisë. Megjithë shpërthimin e Luftës Botërore imperialiste, iniciatorët e kësaj pune brenda dhe jashtë vendit e kishin të qartë që nuk mund t'ia arrinin qëllimit pa ndihmën e Fuqive të Mëdha, kryesisht të bllokut austrogjerman. Në këtë kuadër ata filluan bashkëpunimin edhe me xhonturqit dhe tërhoqën në këto përgatitje edhe një nga krerët e tyre me origjinë shqiptare, Kara Seit pashën. Në këtë vazhdë ata hynë në lidhje edhe me krerët e Këshillit të Përgjithshëm të Tiranës, duke mos marrë në konsideratë fare qëndrimin e komandantëve të reparteve fshatare.

Bashkëpunimi i këtyre qarqeve borgjeze me çifligarët i kompromentoi mjaft ata në sytë e masës së fshatarëve kryengritës. Ata nuk e kishin ende të qartë goditjen e rëndë dhe rënien e theksuar që kishte pësuar fuqia dhe prestigji politik i çifligarëve në Shqipëri e sidomos në zonën e kryengritjes. Ata mendonin të dërgonin për marrëveshje me kryengritësit bejlerët, pashallarët «patriotë», si p.sh. Aqif pashë Biçakun në zonën e Elbasanit, të cilit kryengritësit i kishin djegur e konfiskuar pronat. Pra, përfytyrimet e këtyre qarqeve të borgjezisë mbi ndikimin e çifligarëve në krahinat ku shtriheshin pronat e tyre, nuk përputheshin me realitetin. Kuptimplotë është, gjithashtu, fakti, që sapo u mor vesh se Refik bej Toptani doli në Shllinxë për të marrë kontakt me kryengritësit, këta i vunë flakën pronave të tij.

Qëndrime të tilla të përfaqësuesve të borgjezisë rridhnin nga nënvleftësimi i forcës politike dhe i ndërgjegjes së masave popullore.

Përpjekjet e bëra në Shkodër dhe gjetkë për formimin e qeverisë provizore ishin të destinuara të dështonin edhe për arsyen se këto përpjekje po bëheshin nën emrin e V. Vidit, të cilin këto qarqe borgjeze vazhdonin ta quanin «simbolin e sovranitetit të Shtetit Shqiptar». Në fakt V. Vidi, nga njera anë, ishte një kartë e djegur në arenën ndërkombëtare edhe për vetë përkrahësit e tij të djeshëm, dhe nga ana tjetër, një figurë e kompromentuar brenda vendit, në radhë të parë në sytë e fshatarëve, për shkak të politikës së tij thellësisht antipopullore.

Të gjitha përpjekjet e këtyre qarqeve të borgjezisë duke përfshirë këtu edhe intelektualët, për formimin e qeverisë provizore dhe sigurimin e unitetit kombëtar, mbanin jo vetëm vulën e dobësisë

ekonomike e politike të kësaj borgjezie, kompromisin me çifligarët, iluzionet në përkrahjen e njerit apo tjetrit bllok imperialist, por edhe vulën e dobësisë së saj organizative. Përfaqësuesit e borgjezisë nuk qenë në gjendje të krijonin organizatën e vet politike, e cila të merrte në dorë dhe udhëheqjen e lëvizjes kombëtare e demokratike shqiptare. Elementë të veçuar filluan të bëheshin të ndërgjegjshëm për këtë gjë.

Gazetari Sali Nivica në artikullin «Shqiptari më i mirë», të botuar në gazetën «Populli», vlerësonte karakterin objektivisht pozitiv të luftës së turmave të paditura kundër reaksionit feudal dhe pushtuesve grekë. Ai theksonte iniciativën, entuziazmin e vrullin revolucionar të tyre duke vënë në dukje gjithashtu edhe disa parulla të tyre të parealizueshme (është fjala me sa duket për kërkesën e fshatarësisë për princ mysliman). Por bazën e këtyre parullave ai e gjente në paaftësinë, në mungesën e organizimit e të iniciativës dhe në frikën e intelektualëve borgjezë, që nuk ishin në gjendje të delnin nga diskutimet e tyre të pafund.

Qëndrimi ndaj masave popullore, në radhë të parë ndaj fshatarësisë, dhe luftës së tyre kundër reaksionit çifligar, ishte guri i provës për antifeudalizmin e shtresave të ndryshme të borgjezisë së mesme si dhe të intelektualëve. Në shtypin e tyre nuk kishin munguar të shfaqeshin, megjithë kufizimet e tyre, pikëpamje antifeudale. Porse sa të qëndrueshme e të thella ishin këto pikëpamje, kjo po provohej në zjarrin e luftës së ndezur nga Kryengritja Fshatare.

Megjithëse kryengritja fshatare po izolohej gjithnjë e më tepër nga intelektualët borgjezë dhe nga

shtresa të caktuara të borgjezisë, reaksioni feudoborgjez e klerikal ishte i pafuqishëm përballë saj. Të gjitha shpresat për ta mposhtur atë ai i kishte mbështetur në intervencionin e huaj.

*KAPITULLI IV*

# SHTYPJA E KRYENGRITJES. RËNDËSIA E LUFTËS ANTIFEUDALE TË FSHATARËSISË NË VITET 1914-1915

## 1. Qëndrimi armiqësor i reaksionit imperialist e shovinist ndaj kryengritjes antiesadiste

Forcat e kryengritësve fshatarë të Shqipërisë së Mesme ishin një forcë e madhe ushtarake që po i kundërshtonin synimet thellësisht antishqiptare të Fuqive imperialiste të Adriatikut dhe të shteteve borgjeze shoviniste fqinje. Që këtej rrjedh armiqësia e hapur dhe e thellë e tyre ndaj lëvizjes.

Fuqitë e Antantës nuk donin të dobësohej fronti antiaustriak dhe përpiqeshin, ndonëse me vështirësi, ta përmbanin borgjezinë shoviniste serbe, që kërkonte të hidhej në sulm për të realizuar synimet e saj në Shqipërinë Veriore e Verilindore. Qeveria serbe donte të siguronte daljen në Adriatik dhe të nxirrte agjentin e saj të Durrësit, Esat pashë Top-

tanin, nga gjendja tepër e vështirë në të cilën ndodhej.

Shovinistët grekë e kishin të qartë qëndrimin e lëvizjes fshatare ndaj pretendimeve të tyre në Shqipërinë e Jugut. Udhëheqësit e lëvizjes herëmbashere kishin deklaruar se po përgatiteshin për t'i dhënë fund të ashtuquajturës çështje të «Vorioepirit». Pra, ata nuk do të bënin asnjë lëshim në kurriz të tërësisë tokësore të Shtetit Shqiptar.

Në këto kushte qeveritarët e Athinës përkrahën materialisht dhe moralisht agjentin e tyre, pashain toptanas. Kur sulmet e kryengritësve kundër Durrësit u shtuan dhe u forcuan, ata dërguan në ujërat e tij edhe një kryqëzor. Autoritetet greke në Shqipërinë Jugore përkrahën agjentët esadistë, bejlerët cakranjotë, për të mbledhur merçenarë në tokat e pushtuara prej tyre.

Përkrahja e hapur e imperializmit italian për Esat pashën dhe pushtimi i Vlorës prej tyre rritën edhe më tepër urrejtjen e popullit shqiptar e veçanërisht të kryengritësve kundër politikës së tij thellësisht antishqiptare.

Qeveria Italiane e ndihmoi dhe e mbështeti E. Toptanin kundër kryengritësve politikisht, materialisht e financiarisht dhe bile e ndihmoi edhe ushtarakisht me anë të flotës së saj të ankoruar para Durrësit.

Autoritetet ushtarake italiane në Vlorë për më tepër shfrytëzuan hinterlandin e saj dhe lirinë e komunikimit me zonën e kryengritjes për të furnizuar Durrësin nga ana e detit me anën e tregtarëve vlonjatë me drithra e në radhë të parë me misër.

Të gjitha këto ngjallën një zemërim dhe reaksion të kryengritësve dhe autoriteteve të zonës së

tyre. Masa e vetme që mund të merrnin dhe të cilën e zbatuan qe ndalimi i tregtisë së misrit me Vlorën. Kjo masë shkaktoi dyfishimin e çmimit të misrit në atë qytet dhe i vuri pushtuesit në pozitë të vështirë. Në përgjigje të qëndrimit këmbëngulës të kryengritësve, italianët ndërprenë të gjitha komunikimet e Vlorës me zonën në veri të Vjosës, duke plotësuar kështu më tej izolimin e kryengritjes nga bota e jashtme. Në anët e tjera ky izolim kryhej nga shtete apo forca të tjera armike siç ishin Greqia, Serbia, Mali i Zi, këshilli i konsujve në Shkodër dhe flota italiane në Adriatik. Kujdesi i tyre i veçantë ishte të ndalonin furnizimin e kryengritësve me armë dhe me municione.

Qëndrimi i imperializmit gjerman ndaj problemit shqiptar në përgjithësi dhe ndaj kryengritjes në veçanti përcaktohej nga përpjekjet e tij për të lidhur mbas vetes ose për t'i mbajtur të paktën neutralë Greqinë e sidomos Italinë. Për t'ia arritur këtij qëllimi diplomacia gjermane ishte gati të bënte mjaft lëshime në kurriz të Shqipërisë. Mjaft kuptimplote është direktiva kategorike që u erdhi nga Potsdami dhe Stambolli qarqeve feudoborgjeze shqiptare të lidhura me Vidin e politikën austro-gjermane apo edhe me komitetin xhonturk, mbas pushtimit të Vlorës nga italianët. Në të kërkohej në mënyrë të prerë që të ndaloheshin protestat e ashpra të shtypit shqiptar kundër pushtimit italian me pretekstin se mos shtoheshin armiqtë e jashtëm të Shqipërisë! Udhëzime të tilla morën gazeta «Sedai milet» («Zëri i Popullit») e borgjezisë turkomane që delte në Shkodër nga kreu xhonturk Telat pasha si dhe grupi i «Lidhjes Kombëtare» në Sofje nga oborri i Princ Vidit.

Po në këtë drejtim ishte e interesuar edhe Pe-

randoria Austro-Hungareze. Agjentura e saj në Shqipëri ishte udhëzuar dhe përpiqej që të mos cënonte interesat e imperializmit italian në këtë vend, për të mos i dhënë asnjë shkas atij që të hidhej përfundimisht në prehrin e Antantës. Në këtë kënd vështrimi Austrisë fundi i fundit nuk i prishte punë qëndrimi i mëtejshëm i agjentit të Italisë, E. Toptanit, në Durrësin e rrethuar.

Kryengritësit shqiptarë në kundërshtim me përpjekjet e agjenturave austriake e turke ruajtën me rigorozitet asnjanësinë e Shqipërisë, duke u shprehur në të njëjtën kohë për marrëdhënie të mira, korrekte e madje miqësore me fqinjët, midis tyre edhe me Serbinë. Por autoritetet e zonës së kryengritjes nuk ngurruan të denonconin ndërhyrjet e Qeverisë Serbe në punët e brendshme të Shqipërisë në favor të Esat pashës.

Këshilli i Përgjithshëm i Tiranës disa herë ua bëri të qartë Fuqive imperialiste, me anë të përfaqësuesve të tyre konsullorë në Vlorë dhe në Shkodër, qëndrimin e vet asnjanës në konfliktin e armatosur evropian dhe qëllimin e luftës së tyre, që ishte shporrja e kreut të reaksionit çifligar vendas. Ata nuk harronin të vinin në dukje edhe qëndrimin armiqësor të Fuqive imperialiste ndaj konfliktit klasor në Shqipërinë e Mesme. Këtë e dëshmon fakti që përfaqësuesit e huaj diplomatikë dhe vetë KNK i kishin injoruar fare autoritetet e dala nga kryengritja dhe të gjitha lidhjet i mbanin me administratën esadiste në Durrës. Në të gjithë territorin e zotëruar nga kryengritësit nuk kishte asnjë përfaqësues të huaj konsullor. Dhe kjo nuk ishte diçka e rastit, por kishte kuptimin e vet. Përfaqësuesit e Fuqive imperialiste preferonin të kishin të bënin me pushtetin e çifliga-

rëve dhe të borgjezisë më reaksionare shqiptare dhe jo me atë të kryengritësve fshatarë.

Forcat kryengritëse e kishin të qartë qëndrimin armiqësor të Fuqive imperialiste. U vu në dyshim deri edhe qëndrimi i «mikeshës» së Shqipërisë dhe «aleates» së Turqisë, domethënë i Perandorisë Habsburge, ndaj konfliktit të armatosur klasor në Shqipërinë e Mesme.

Përkrahësit e Esat Toptanit, Italia, Greqia e Serbia, që kishin pika kontakti me zonën e kryengritjes, nuk i pushonin provokacionet e tyre në kufijtë e saj. Ata synonin t'i detyronin «rebelët» që të mbanin një pjesë të mirë të forcave të tyre ushtarake në breg të Vjosës kundër italianëve, nga ana e Beratit kundër grekëve dhe nga ana e Pogradecit kundër serbëve, për të lehtësuar sado pak gjendjen e agjentit të përbashkët të rrethuar në Durrës.

Reaksioni i huaj e pa më në fund se për të shtypur Kryengritjen e Fshatarësisë Shqiptare ishte e nevojshme ndërhyrja e tij e drejtpërdrejtë ushtarake në Shqipëri. Qeveritarët shovinistë të Beogradit kishin kohë që përgatiteshin për këtë gjë. Me anë të ndërhyrjes ata do të bënin një rrugë dhe dy punë. Duke shtypur kryengritjen do ta nxirrnin nga rrethimi E. Toptanin dhe do t'i krijonin kushte reaksionit shqiptar për të vendosur pushtetin në vend. Nga ana tjetër, do të hapnin rrugën për realizimin e synimeve të tyre shoviniste.

««Rebelizmi» nuk ishte as në interes të Turqisë, as të Gjermanisë, as të Austro-Hungarisë, as të Italisë, as të Serbisë, as të Greqisë, as të bejlerëve dhe as të pashallarëve, — shkruan shoku Enver Hoxha — por në interes të popullit shqiptar, të sovranitetit dhe të pavarësisë kombëtare, dhe pikërisht pse

ishte kështu prandaj të gjitha forcat reaksionare u lidhën kundër «rebelizmit» dhe e shtypën. E shtypën se nuk u leverdiste, jo pse fitorja e «rebelizmit» në Shqipëri do t'i jepte shpirt të vdekurit e të pakallurit të Bosforit, po se prishte të gjitha planet e koalicionit të egër antishqiptar. Kjo është e qartë». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 151).

## 2. Lufta e fshatarëve kryengritës për mbrojtjen e Atdheut nga pushtuesit serbë. Terrori serbo-esadist.

Autoritetet e kryengritjes protestuan disa herë kundër provokacioneve të përsëritura serbe në kufi. Në këto provokacione, përveç forcave serbe të kufirit, merrnin pjesë edhe bandat mercenare esadiste të organizuara me ndihmën direkte të shovinistëve serbë. Me ta bashkoheshin oficerë dhe ushtarë serbë të veshur si shqiptarë. Duke e parë se me këtë rrugë nuk i arrihej qëllimit, Qeveria Serbe filloi përgatitje serioze për të ndërhyrë në Shqipëri ushtarakisht, megjithë kundërshtimet e forta të aleatëve të saj.

Nga mesi i muajit maj 1915 Serbia filloi të grumbullonte forca të rëndësishme në sektorët e Ohrit dhe të Dibrës. Përballë rrezikut që i kërcënohej Atdheut dhe lëvizjes fshatare, udhëheqësit e saj morën masa përgatitore. Udhëheqësit fshatarë, Haxhi Qamili me shokë po e shihnin edhe më qartë tani se parullat e simbolet e tyre fetare, si edhe flamuri turk, nuk kishin vetëm karakter fetar, siç mendonin ata, por edhe karakter politik, prandaj hoqën dorë nga këto parulla e simbole. Kjo masë synonte në ra-

dhë të parë që t'i hiqte Serbisë pretekstin për të ndërhyrë në Shqipëri. Kjo u bë e qartë në dy notat që ata i dërguan më 29 e 30 maj 1915 komandantit të ushtrive serbe në Ohër.

Në to protestohej për provokimet kufitare dhe ripohohej qëndrimi asnjanës ndaj konfliktit botëror. Në këto nota deklarohej, gjithashtu, se në Shqipërinë e Mesme nuk kishte as agjentë austriakë dhe as agjentë të tjerë të huaj, sikurse pretendonte komanda serbe. Ata propozonin që të ruanin marrëdhëniet miqësore me Serbinë dhe zotoheshin se nga ana e shqiptarëve nuk do t'i shkaktohej asaj asnjë shqetësim në kufi. Një notë me përmbajtje të tillë iu drejtua edhe konsujve të shteteve të mëdha që ndodheshin në Shkodër.

Por Qeveria Serbe nuk i mori parasysh këto nota. Ajo nuk mori parasysh as ndërhyrjet e aleatëve të saj, të cilët e këshilluan të hiqte dorë nga kjo aventurë, që, sikurse raportonte ato ditë përfaqësuesi ushtarak rus pranë Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Serbe, Artamanov, ishte «një vepër eskluzive» e Pashiqit, e diktuar nga synime politike dhe jo nga qëllime ushtarake.

Më 2 qershor 1915, forca të shumta ushtarake serbe, të nisura nga Struga dhe nga Dibra, nën komandën e kolonelit Milutin Mishkoviç, filluan të marshonin në drejtim të Shqipërisë së Mesme. Në proklamatën e komandantit serb drejtuar shqiptarëve më 2 qershor deklarohej në mënyrë demagogjike se qëllimi i pushtimit ishte gjoja të shtypeshin «ata të huaj që punonin për llogari të Turqisë e të Austrisë», se ushtritë serbe do të qëndronin përkohësisht e se qeverisjen e vendit do t'ia linin në dorë mikut të tyre E. Toptanit.

Përballë forcave të mëdha armike tek krerët turkomanë të lëvizjes filluan lëkundjet dhe pastaj tërheqjet nga lëvizja. Ata bënë plane për të hyrë në marrëveshje me pushtuesit serbë. Për këtë qëllim iu drejtuan edhe Esat Toptanit me anën e Kadri bej Peqinit e Selim agë Rrogozhinës. Këta elementë deklaruan se do ta prisnin ushtrinë serbe ashtu siç do ta priste edhe Durrësi, me të mirë. Për të siguruar marrëveshjen me ushtrinë serbe dhe pajtimin me Esatin, krerët turkomanë ishin gati të sakrifikonin udhëheqësit fshatarë të kryengritjes duke filluar nga Haxhi Qamili. Për të shtënë në dorë këta filloi hartimi i planeve dhe organizimi i pritave e i kurtheve.

Komandantët fshatarë, Haxhi Qamili, O. Picari e të tjerë morën masa të menjëhershme për të organizuar qëndresën kundër agresionit serb. Me forcat që kishin, dhe të tjera që po grumbullonin në fshatrat e Shqipërisë së Mesme zunë shtigjet nga priteshin të vinin forcat armike. Tashti përballë rrezikut të jashtëm ata prisnin që me ta të bashkoheshin rrethet e gjera borgjeze, sidomos të qyteteve, të cilave u kishin shtrirë dorën që me amnistinë e të burgosurve politikë të shpallur para 3 muajsh. Në këtë kohë me ta u bashkuan vegjëlia e qyteteve dhe shumë pak përfaqësues të borgjezisë providiste e ndonjë oficer. Prandaj e gjithë barra e luftës kundër intervencionistëve e pushtuesve serbë ra mbi shpatullat e fshatarëve kryengritës.

Forcat e komanduara nga Haxhi Qamili u përqëndruan me shpejtësi në Qukës dhe u bënë qëndresë ushtrive serbe. Të pakët në numër dhe pa armatimet e nevojshme përballë forcave të shumta ata u detyruan të tërhiqeshin nën goditjet e dendura të artilerisë së kundërshtarit. Me gjithë superioritetin e madh

të armikut Haxhi Qamili me ndihmën e forcave vendase nuk e la ushtrinë serbe të futej në Çermenikë. Në tërheqje e sipër poshtë luginës së Shkumbinit Haxhi Qamili iu shmang pritës së ngritur nga elementët turkomanë për ta zënë të gjallë dhe për t'ia dorëzuar Esat pashës dhe pushtuesve serbë. Po kështu, në saje të ndërhyrjes së menjëhershme të fshatarëve kryengritës, dështoi edhe kurthi i organizuar në Shijak. Ai u lirua nga Osman Picari.

Disa ditë mbas përpjekjes në Qukës, ushtritë serbe pushtuan Elbasanin. Që këtej ato u ndanë në dy kolona dhe u nisën njëra nga ana e Rrogozhinës në drejtim të Durrësit, tjetra nga ana e Krrabës në drejtim të Tiranës. Në të dy anët kolonat gjatë marshimit të tyre ndeshën në qëndresën e reparteve fshatare.

Veçanërisht e ashpër qe përpjekja në Qafën e Krrabës.

Komanda kryengritëse me anë të manovrimit të trupave u përpoq t'i krijonte armikut përshtypjen sikur kishte shumë forca në dispozicion. Në përpjekjet e para sulmi i ushtrisë serbe u thye dhe ajo pësoi humbje të rënda. Disfata e shqiptarëve u përcaktua nga gabimet e komandës. Nga sinjali i borizanit që kërkonte municion dhe që njihej nga serbët që nga Lufta Ballkanike, këta morën vesh që kryengritësve iu mbaruan municionet.

Nga ana tjetër, esadistët si Qamil Bej Mulleti u dhanë serbëve të dhëna të sakta mbi fuqitë e pakta shqiptare dhe mungesën e armëve e të municioneve. Gjithashtu ata ndihmuan armikun që të zinte pozitat dominuese. Përpara sulmit të forcave disa herë më të mëdha në numër, të armatosura deri në dhëmbë e të mbështetura nga artileria, forcat e pakta e të

armatosura keq të kryengritësve u tërhoqën dhe u shpërndanë mbasi lanë rreth 80 veta të vrarë.

Më 11 qershor 1915 ushtritë serbe hynë në Tiranë. Pas dy ditësh ata arritën në afërsitë e Durrësit duke e nxjerrë E. Toptanin nga rrethimi 200 ditor i kryengritësve. Për shkak të protestave energjike të Italisë, serbët nuk hynë brenda në qytet. Me kaq u ndal intervencioni serb, i cili mbas qëndrimit të mëtejshëm të trupave serbe u kthye në pushtim.

Forcat kryesore kryengritëse u shpërndanë. Qëndresa e fshatarëve vazhdonte në grupe e në çeta të vogla. Esat Toptani me ndihmën e ushtrisë serbe shpërtheu një valë të egër terrori kundër fshatarëve që kishin marrë pjesë në kryengritje. U përdor edhe terrori masiv. Gjatë marshimit të saj drejt Durrësit ushtria serbe rrahu me artileri fshatrat që ndodheshin buzë rrugës. Me dhjetra qenë fshatarët që u asgjësuan në pikat ku ajo ndeshi në qëndresën e kryengritësve. Pa mëshirë u asgjësuan kryengritësit që u zunë në kodrat e Rrashbullit para Durrësit. Një vëmendje të posaçme i kushtuan pushtuesit dhe reaksioni feudal çarmatosjes në masë të turmave fshatare. Terrori feudal me anën e nëpunësve dhe komandantëve të forcave mercenare, me bejlerët vrionas në krye, u shtri edhe në Myzeqe.

Brenda dy muajsh esadistët mundën të shtinin në dorë shumicën e krerëve të kryengritësve, midis të cilëve edhe Haxhi Qamilin. Gjyqi i posaçëm i ngritur nga Esat Toptani në Durrës dhe i kryesuar nga Xhelal Zogu dënoi me vdekje Komandantin e Përgjithshëm të Forcave Kryengritëse të Fshatarësisë Shqiptare, Haxhi Qamilin dhe mbi 40 fshatarë të tjerë, përveç shumë të tjerëve që u vranë pa kaluar në gjyq. Me dhjetëra e qindra të tjerë u burgosën aq sa bur-

gu i Durrësit nuk i merrte të gjithë dhe Esat pasha hapi dhe një burg të ri.

Kështu mori fund kryengritja fshatare. Porse me shtypjen e kryengritjes nuk u eliminuan shkaqet e saj. Fshatarët thanë: «Mbeti litari në shesh», që do të thotë se lufta për ndarjen e tokave të çifligarëve, matja e të cilave bëhej me anën e litarëve, nuk u çua deri në fund.

## 3. Disa përfundime

Deri në shpalljen e pavarësisë çifligarët luftoheshin kryesisht si bashkëpunëtorë të okupatorit. Pra, lufta antifeudale e fshatarësisë qe shkrirë me luftën e saj për çlirim kombëtar. Në këtë kuptim, mund të themi se Kryengritja Fshatare e Shqipërisë së Mesme është beteja e parë klasore e drejtpërdrejtë e masave fshatare të shtypura shqiptare kundër çifligarëve. Që këtej rrjedh rëndësia e saj historike, shoqërore e kombëtare. Pas luftrave ballkanike u bë e domosdoshme që të bashkërendohej zgjidhja e kontradiktave të jashtme me zgjidhjen e kontradiktave të brendshme klasore. Kjo nuk do të thoshte se injorohej zgjidhja përfundimtare e problemeve nacionale, zgjidhje, e cila, me shpërthimin e luftës imperialiste merr përsëri përparësinë mbi problemet shoqërore. Edhe në këto kushte lufta kundër reaksionit esadist e qëndrimit të tij antikombëtar ishte luftë për ruajtjen e forcimin e Shtetit të ri Shqiptar, sovranitetit e tërësisë së tij tokësore.

Kryengritja filloi në një kohë kur regjimi çifligaro-borgjez nuk qe konsoliduar ende. Kjo rrethanë favorizoi shpërthimin dhe përhapjen e kryengritjes.

Nga ana tjetër, kryengritja u zhvillua në kushte tepër të ndërlikuara e të vështira të brendshme e të jashtme. Borgjezia në përgjithësi mendonte t'i zgjidhte problemet që qëndronin përpara Shtetit Shqiptar për sigurimin e konsolidimin e pavarësisë dhe të tërësisë tokësore të tij mbi bazën e aleancës së vjetër me klasën çifligare. Elementët demokratë nga radhët e mikroborgjezisë në kundërshtim me mendimin e përgjithshëm, mendonin se këto detyra nuk mund të realizoheshin pa luftuar reaksionin feudal, që ishte edhe mbështetja kryesore e armiqve të jashtëm imperialistë e shovinistë. Porse këta elementë, në fakt, nuk patën besim në energjitë dhe forcën revolucionare të masave popullore e sidomos të fshatarësisë, të cilat nga ana e tyre nuk e shkëputën luftën për konsolidimin e Shtetit Shqiptar nga lufta për realizimin e aspiratave të tyre klasore. Përsa i përket borgjezisë së pasur e konservatore, ajo kishte frikë nga lufta klasore e fshatarësisë shqiptare.

Nën goditjet e forta të fshatarësisë kryengritëse u tronditën rëndë pozitat e klasës çifligare në Shqipëri. Lufta e fshatarësisë kundër mbeturinave të feudalizmit, kundër sundimit politik dhe ekonomik të çifligarëve, objektivisht i hapte rrugën më tej zhvillimit të kapitalizmit dhe ardhjes së borgjezisë në pushtet. Por borgjezia shqiptare, e dobët ekonomikisht, e paorganizuar politikisht, pas kësaj kryengritjeje dhe më vonë, e frikësuar edhe nga vrulli revolucionar i masave popullore, nuk e shihte veten në gjendje të luftonte çifligarët, prandaj u kënaq në fakt edhe tani me ndarjen e pushtetit politik me bejlerët çifligarë.

Përpara lëvizjes kombëtare e demokratike shqiptare të kohës pas shpalljes së Pavarësisë qëndronin

shumë detyra: lufta kundër reaksionit feudal, kundërshtimi i ndërhyrjes kolonialiste të Fuqive evropiane, lufta kundër përpjekjeve të shovinizmit grek e serb dhe imperializmit austriak e italian për copëtimin e Shqipërisë. Në këto kushte kërkohej që të bëhej bashkërendimi i frontit antifeudal me frontin antiimperialist dhe antishovinist të popullit shqiptar. Elementët demokratë, të cilët nuk kishin ende partinë e vet politike, nuk qenë në gjendje t'i kanalizonin të gjitha këto detyra në një front të vetëm. Duke ushqyer iluzione tek Fuqitë imperialiste, duke e lidhur fatin e Shqipërisë me një kartë të djegur e të komprometuar si në arenën ndërkombëtare ashtu edhe brenda vendit, siç qe figura e Princ Vidit, përçues i drejtpërdrejtë i interesave të imperializmit gjerman në Shqipëri, duke mos pasur besim në forcat e popullit shqiptar apo edhe duke u trembur e tërhequr përpara shpërthimit të energjive të tija revolucionare, borgjezia shqiptare nuk mundi të përcaktonte një vijë politike të qartë, të drejtë dhe të vetme. Elementët intelektualë, qofshin edhe ata me prirje antifeudale, nuk e kuptuan thelbin klasor të lëvizjes fshatare që fshihej pas parullave fetare dhe pas kërkesës për një princ turk, prandaj nuk iu afruan asaj. Duke u lidhur pas Princ Vidit, duke e identifikuar personin e tij me çështjen shqiptare, ata treguan se nuk qenë në gjendje të orientoheshin në situatën ndërkombëtare në të cilën ndodhej problemi shqiptar. Borgjezia e pasur, kur e kuptoi qartë karakterin e vërtetë klasor të lëvizjes, u tremb dhe u largua edhe më tepër prej saj e, bile, u bashkua me reaksionin feudal dhe e luftoi atë me tërbim. Faktikisht fshatarësia kryengritëse nuk gjeti aleatë

as midis elementëve më të përparuar të inteligjencies borgjeze.

Forcat kryesore lëvizëse të kryengritjes fshatare qenë fshatarësia e vogël dhe e mesme, bujqit çifçinj dhe në fazën e parë edhe agallarët e pasur, si dhe vegjëlia e qyteteve e borgjezia e mesme. Përballë tyre qëndronin çifligarët, kleri reaksionar, bajraktarët, borgjezia e pasur, reaksioni imperialist e shovinist. Gjatë zhvillimit të lëvizjes dhe thellimit të karakterit të saj antifeudal e social agrar bëhen diferencime të mëtejshme në të dy kampet ndërluftuese. Në fazën e parë elementët esadistë qenë bashkudhëtarë të përkohshëm të lëvizjes. Nën maskën e parullave fetare dhe të kërkesës për një princ mysliman, ata synonin të realizonin objektivat e tyre politike e klasore. Mbas ikjes së Vidit elementët esadistë kujtuan se ia arritën qëllimit dhe Esati u vu haptazi në krye të reaksionit feudal. Të trembur nga lufta e kryengritësve kundër pronës së madhe, agallarët e pasur, të përfaqësuar nga Mustafa Ndroqi, hoqën dorë nga lufta e tyre politike e deriatëhershme kundër bejlerëve çifligarë dhe u bashkuan me esadistët. Pjesa tjetër e borgjezisë (për shkak të mosmarrëveshjeve në gjirin e klasave sunduese, sidomos me aristokracinë çifligare si dhe për shkak të orientimit të saj jo të njëjtë në politikën e jashtme) nuk u bashkua haptazi me Esat Toptanin; megjithatë, ajo në fakt përkrahu luftën e tij kundër «rebelëve», luftë që sa vinte e koncentrohej gjithnjë e më tepër rreth sundimtarit të Durrësit.

Elementët turkomanë dhe kleri mysliman edhe gjatë kryengritjes antiesadiste, duke spekuluar me kërkesën për një princ turk dhe me veshjen fetare të synimeve shoqërore dhe agrare të fshatarësisë

kryengritëse, u përpoqën ta sabotonin kryengritjen nga brenda. Ndërkaq, forcë lëvizëse kryesore që nga fillimi e deri në fund mbetën fshatarët e varfër e të mesëm dhe bujqit çifçinj. Udhëheqja e lëvizjes mbeti në duart e asaj pjese të borgjezisë, e cila u hodh në luftë kundër V. Vidit dhe E. Toptanit. Dalja e udhëheqësve fshatarë dhe lufta e tyre kundër krerëve turkomanë të lëvizjes ishte një hap i madh përpara në drejtim të ndryshimit të raportit të forcave brenda lëvizjes. Megjithatë, kampi fshatar nuk ishte në gjendje të dilte me platformën e vet politike të zhveshur nga parullat fetare.

Përgjegjësia historike për të gjitha këto bie mbi intelektualët me prirje antifeudale. Arsyen e kësaj dukurie të kohës na e shpjegon shoku Enver Hoxha: «Populli shqiptar me të drejtë në ato kohë kishte nevojë për udhëheqje, pse ishte prapa, pra edhe fshatarët e Shqipërisë së Mesme kishin nevojë për udhëheqje. A pamë ndonjë nga ideologët e shqiptarizmit të pastër të dilte në krye të «rebelëve»? Jo s'pamë. Pse? pyesim. S'ka përgjigje tjetër, veçse ata kanë gabuar, ata ishin larg masave popullore». (Enver Hoxha. Vepra, vëll. 23, f. 162).

Në kushte të vështira fshatarësia shqiptare luftoi me guxim kundër reaksionit çifligar dhe armiqve të jashtëm, aq sa mundi dhe ashtu si dijti. Udhëheqësit e kryengritjes të dalë nga gjiri i kësaj fshatarësie nuk mund të ngriheshin mbi ambientin që i rrethonte, të përbërë nga fshatarë analfabetë e besimtarë. Veshja fetare mbetej në këto kushte e vetmja shprehje ideologjike e aspiratave shoqërore e agrare të fshatarëve të varfër dhe bujqve çifçinj. Kjo rrethanë përbënte pengesë për shfaqjen e qëllimeve dhe objektivave të Kryengritjes Fshatare. Ndodhte

kështu për shkak të qëndrimit të qarqeve borgjeze patriotike të atëhershme në favor të V. Vidit dhe për shkak të qëndrimit të tyre negativ ndaj fshatarësisë dhe luftës së saj.

Përpjekjet e elementëve turkomanë dhe të agjenturës xhonturke për ta shfrytëzuar lëvizjen, duke i dhënë asaj një ngjyrë proturke në sajë të spekulimit mbi parullat fetare të fshatarësisë, heraherës patën sukses, gjë që e dëmtoi rëndë lëvizjen. Në fazën e parë të saj këto parulla dhe lidhja e një pjese të borgjezisë pas Vidit dhe vendimeve të Fuqive të Mëdha pengoi krijimin e një fronti të gjerë antifeudal, antiimperialist dhe antividist.

Pavarësisht nga përpjekjet e elementëve turkomanë kërkesa dominuese e lëvizjes mbetej ajo e vendosjes së një princi turk në fronin e Shqipërisë Me këtë rrugë mendohej, ashtu si dhe më parë nga Ismail Qemali, të sigurohej një aleancë e jashtme, e cila ta nxirrte vendin tonë nga izolimi. Vendosja e një princi turk në fronin shqiptar nuk e mohonte ekzistencën e Shtetit Shqiptar dhe pavarësinë e tij, dhe nuk kishte, pra, asgjë të përbashkët me kërkesën për rivendosjen e sovranitetit turk mbi Shqipërinë.

Pavarësisht nga synimet e Fuqive të huaja dhe përpjekjet e agjenturave të tyre në Shqipëri, lëvizja, në përgjithësi, ndoqi rrugën e saj dhe nuk u bë vegël e tyre. Kryengritësit objektivisht luftuan deri në fund kundër reaksionit feudoborgjez vendas me Esat pashën në krye dhe kundër armiqve të jashtëm, pushtuesve shovinistë grekë e serbë. Ata nuk u pajtuan asnjëherë me ndërhyrjen e imperialistëve italianë dhe austriakë dhe nuk iu nënshtruan diktatit të Vjenës e Stambollit për ta lidhur fatin e Shtetit Shqiptar dhe të tokave të tjera të shkëputura prej

tij me luftën e tyre imperialiste, gjë që kishte një rëndësi jetike për të ardhmen e vendit tonë. Vjena nuk korri frutet e pritura me përkrahjen e parullës për vendosjen e një princi turk në fronin e Shqipërisë, gjatë fazës së dytë të kryengritjes. Prandaj, nuk është i rastit fakti që gjatë Luftës së Parë Botërore austriakët arrestuan shumë pjesëmarrës të lëvizjes në Shqipërinë e Mesme dhe i burgosën në Shkodër.

Duke përcaktuar karakterin e luftës së fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme në këtë kohë, shoku Enver Hoxha shkruan: ««Rebelët» nuk luftuan as për Esat pashën, as për pashallarët e tjerë, por për një pushtet ku të sundonte populli; ata nuk luftuan që t'i ruanin tokat dhe çifligjet për Esatin e për feudalët e tjerë, por u rrëmbyen këtyre shumë toka për t'ua shpërndarë fshatarëve të varfër e të mesëm; ata nuk mblodhën taksa t'ia çonin Esatit dhe Perandorisë Turke, por i fshinë borxhet, tapitë e taksat. Lufta me armë dhe zhdukja e mbeturinave shtypëse të Perandorisë Otomane dhe e bejlerëve, a nuk tregon se «rebelët» kishin objektiva të qartë, pavarësisht se bënë gabime gjatë rrugës? Ata filluan të shkallmonin pushtetin e vjetër dhe mbeturinat e pushtetit otoman, krijuan këshillat e kryengritësve, pavarësisht se në një pjesë të tyre vunë dorë disa krerë turkomanë, dhe ishin të vendosur të mos njihnin asnjë pushtet tjetër që do t'u grabiste fitoret e tyre të fituara me gjak». (Enver Hoxha, Veprat, vëll. 23, f. 145).

Kryengritja dështoi dhe kjo për disa arsye. Megjithë sukseset e rëndësishme që arritën kryengritësit në fushën ushtarake, këta nuk arritën t'i sanksiononin aspiratat e tyre edhe në fushën politike. Udhëheqësit fshatarë që dolën nga gjiri i tyre, nuk ishin

në gjendje ta bënin këtë gjë. Po këtë nuk e bëri as edhe ajo pjesë e borgjezisë që mori pjesë në lëvizje dhe shtiu në dorë udhëheqjen e saj. Kështu, borgjezia shqiptare dha provën e parë se ajo nuk ishte në gjendje të shprehte aspiratat demokratike të masave popullore dhe pas dhjetë vjetësh, më 1924 ajo do të jepte provën tjetër se nuk ishte në gjendje t'i vinte në jetë këto aspirata.

Përvoja e saj do ta bënte fshatarësinë shqiptare të krijonte bindjen e plotë se aspiratat e veta ajo do të mund t'i realizonte vetëm në aleancë me klasën më revolucionare, me klasën punëtore dhe nën udhëheqjen e partisë marksiste-leniniste të kësaj klase. Pra, një nga shkaqet kryesore të dështimit të kryengritjes ishte mungesa e një udhëheqjeje revolucionare konsekuente dhe largpamëse. Për këtë arsye, megjithëse kryengritësit ngritën këshillat e tyre dhe komandat e tyre ushtarake, ata nuk arritën t'i shprehin aspiratat e tyre klasore dhe urrejtjen e tyre kundrejt çifligarëve në mënyrë plotësisht të ndërgjegjshme dhe të organizuar. Me një fjalë, ata nuk mundën të kapërcenin spontaneitetin e veprimeve të tyre.

Megjithatë, reaksioni çifligar me Esat Toptanin në krye nuk qe në gjendje ta shtypte kryengritjen me forcat e veta. Për këtë qëllim ai kërkoi ndërhyrjen e drejtpërdrejtë ushtarake të aleatëve të jashtëm. Vetëm në këtë mënyrë u përcaktua dështimi i kryengritësve në fushën ushtarake.

Goditja e rëndë që pësuan klasat sunduese të vendit e veçanërisht çifligarët nga kryengritja fshatare u ndie jo vetëm gjatë kohës së kryengritjes, por edhe më vonë. Çifligarët nuk e patën të lehtë të grumbullonin detyrimet e prapambetura të viteve

1914-1915 të bujqve çifçinj. Këtë gjë ata e arritën pas dhjetra vjetësh në kushtet e regjimit zogist.

Kryengritja thelloi kontradiktat ekonomike, shoqërore e politike të vendit, i bëri ato edhe më të papajtueshme, e bëri më të qartë e më të përcaktuar grupimin e forcave klasore e politike të vendit. Ajo ndihmoi që të demaskohej qëndrimi tradhtar i klasës çifligare në radhë të parë i esadistëve. Kryengritja nxori në pah më së miri kalbëzimin e kësaj klase dhe shërbeu për forcimin e traditave luftarake klasore. Në këtë luftë fshatarësia filloi të bindej se parullat fetare ishin një kornizë e ngushtë për të shprehur aspiratat e saj shoqërore dhe shohim që qysh nga kjo kohë ajo hoqi dorë prej tyre. Kryengritja Fshatare e Shqipërisë së Mesme ka ndikuar jo pak në zhvillimin e mendimit politik shoqëror revolucionar shqiptar. Ndikimi i kësaj kryengritjeje është më i dukshëm në vitet 1921-1924, kur në rend të ditës u vunë çështjet e demokratizimit të vendit dhe çështja agrare, dhe kur rritja e lëvizjes demokratike çoi në Revolucionin e Qershorit të vitit 1924.

Nga kryengritja klasa çifligare dhe borgjezia shqiptare nxorën mësimet e veta. Sa herë që borgjezia e pasur u ndodh në prag të shpërthimeve të reja të vrullit revolucionar të masave popullore, ajo u bashkua me çifligarët dhe, duke spekuluar mbi kufizimet klasore të fshatarësisë shqiptare, u përpoq me të gjitha forcat për ta denigruar luftën klasore të viteve 1914-1915.

Demokratët mikroborgjezë, të bindur plotësisht që nuk ishin «turma» e katundarëve të paditur dhe të pashkolluar ata që «prishën» Shtetin Shqiptar, nxorën gjithashtu mësime. Ata filluan të shihnin konkretisht forcën revolucionare të masave popullore

dhe filluan të bindeshin se pa pjesëmarrjen e tyre nuk mund të zgjidheshin problemet e mëdha që qëndronin përpara lëvizjes kombëtare e demokratike shqiptare. Që këtej ata filluan të kuptonin dëmin e madh që i solli kësaj lëvizjeje aleanca e borgjezisë me klasën çifligare në luftën kundër pushtuesit osman e sidomos ruajtja e saj pas shpalljes së Pavarësisë.

Elementët demokratë, me Th. Gërmenjin në krye, bënë thirrje që t'i jepej fund aleancës me çifligarët dhe lëvizja kombëtare të vihej mbi baza shoqërore më të shëndosha e revolucionare. Përvoja po i bindte këto qarqe se nuk mund të ndahej lufta kundër armiqve të jashtëm nga lufta kundër reaksionit feudal, që ishte mbështetja shoqërore e ndërhyrjes së huaj. Të gjitha shpresat ata filluan t'i mbështesin me besim tek masat popullore, tek «opinga», siç i quanin ata vetë.

Mbi këto baza këta elementë bënë përpjekje për riorganizimin e lëvizjes kombëtare e demokratike shqiptare, por pa sukses, se nuk gjetën mbështetjen e të gjithë klasës së tyre. Pra, këta elementë filluan të kthenin sytë nga masat popullore, si një forcë e madhe revolucionare, por nuk gjetën rrugët e lidhjes dhe të bashkimit me ta. Në këtë kuptim Kryengritja ishte pasqyrë e faktit se deri ku arrinte revolucionarizmi i demokratëve borgjezë kur lëvizja revolucionare e klasës më revolucionare, e klasës punëtore, nuk kishte lindur ende në Shqipëri.

Zhvillimi i ngjarjeve të Kryengritjes Fshatare të viteve 1914-1915 dhe qëndrimi i klasave shfrytëzuese të vendit e i reaksionit të jashtëm ndaj saj, vërtetojnë katërcipërisht konkluzionet e shokut Enver Hoxha rreth kësaj ngjarjeje: «*«Rebelizmi», i udhëhequr nga Haxhi Qamili, ishte një luftë klase e fshatarësisë së*

*varfër dhe të mesme, kundër klasës së feudalëve, pashallarëve, bejlerëve dhe agallarëve, pronarë tokash e privilegjesh në përgjithësi. Kjo është kryesorja dhe pikërisht kryesorja fshihej në ato kohë.*

. . .

*Pra, nuk ishte as çështje feje, as çështje e mbrojtjes së qëllimeve tradhtare të Esat Toptanit, as çështje e mbrojtjes së një farë Perandorie Turke, por ishte një luftë klase,* lufta e fshatarëve kundër feudalëve dhe bejlerëve, natyrisht për tokën. . .» (Enver Hoxha. Veprat, vëll. 23, f. 171, 174).

Përvoja e kryengritjes së viteve 1914-1915 dhe ajo e Revolucionit Demokratik Borgjez të vitit 1924, e shpunë fshatarësinë tonë në përfundimin se nuk mund të kishte më asnjë besim tek roli i borgjezisë. Prandaj fshatarësia shqiptare, në Luftën e lavdishme Antifashiste Nacionalçlirimtare nuk shkoi pas borgjezisë, por pas klasës punëtore. Në Partinë marksiste leniniste të klasës punëtore të themeluar e të drejtuar me urtësi e largpamësi nga shoku Enver Hoxha ajo gjeti tani urdhëheqjen e sigurtë e të pagabuar që i kishte munguar. Partia jo vetëm realizoi ëndrrat shekullore të fshatarësisë, por i hapi edhe rrugën e zhvillimit socialist.

## PËRMBAJTJA

